# DITURIA ISLAME

NUMËR 235 | VITI 25 | SHKURT 2010 | REBIUL-EVVEL 1431 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



Nexhat Ibrahimi
## Aktualiteti i personalitetit të Muhamedit a.s.

Dr. Abdulhakim Yuce
## Një ditë nga jeta e të Dërguarit a.s.

Bahri Curri
## Dashuria ndaj Pejgamberit a.s.



www.dituriaislame.net




**EL MELIK**

**“Ai është Mbizotërues ndaj robërve të Tij.**
**Ai hollësisht di punët e Tij dhe të robërve të Vet.”**
**EL EN’AME, 18**

PJESA FETARE



PJESA SHKENCORE











Muhamedi a.s. lindi në Mekë, më 20 prill 570, më 12 Rebiul-Evel.
Arabët atë vit e quajnë Viti i Elefantit, sepse në atë vit Ebreheja nga Abisinia ( Etiopia ) e kishte sulmuar Mekën dhe kishte dashur të rrënonte Qabenë. Babai i tij Muhamedit quhej Abdullah, kurse nëna e tij quhej Emine. Nuk kishte vëlla e as motër. Babai i tij kishte vdekur pak muaj para se të lindte Muhamedi a.s., ndërsa në përkujdesje e kishte marrë gjyshi i tij, Abdul-Mutalibi, e pas vdekjes së tij, xhaxhai i tij, Ebu Talibi. Kur pati mbushur 25 vjeç, u martua me pronaren e tij, Hatixhen, e cila ishte 15 vjet më e madhe se ai. Në moshën 40 vjeç, i erdhi Shpallja, e cila zgjati 13 vjet në Mekë dhe 10 në Medinë. Muhamedi a.s. pati 7 fëmijë, 3 djem e 4 vajza. Vdiq në Medinë, ditën e hënë, më 8 qershor 632, në moshën 63 vjeç dhe pas vetes la dy gjëra të çmueshme: Kur'anin dhe Synetin ( Traditën ) e tij. Dashuria ndaj Allahut xh.sh. ka shenja, e më e madhja është pasimi i rrugës së Muhamedit a.s. dhe respekti ndaj tij. Personaliteti i Muhamedit a.s. dhe shëmbëlltyra e tij janë dhe do të mbeten gjithmonë të pashlyera në faqet e historisë njerëzore. Allahu i Madhëruar në Kur'anin e Tij famëlartë thotë : " Thuaj: Nëse E doni Allahun, atëherë ejani pas meje, që Allahu t'ju dojë, t'jua falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë ".
" Nuk ka besuar askush përderisa mos të jem unë më i dashur tek ai sesa fëmiu i tij, prindi i tij dhe tërë njerëzit në përgjithësi ".(Muhamedi a.s)



PJESA KULTURORE



PJESA FAMILJARE



PJESA ...



DITURA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



**"E NE TË DËRGUAM TY (MUHAMED) VETËM SI MËSHIRË PËR TË GJITHA KRIJESAT"**
**EL- ENBIJA, 107**



# MUHAMEDI A.S. PRAKTIKOI STABILITET SHPIRTËROR DHE SOCIAL

*Më 26 shkurt / 12 Rebiul-Evvel (1431) myslimanët manifestojnë ditëlindjen e njeriut, pejgamberit dhe më të dashurit të Allahut, Muhamedit a.s..*

*Myslimanët besojnë në të gjithë profetët dhe të dërguarit e Allahut xh.sh., që erdhën para Muhamedit a.s. Ata besojnë se të gjithë pejgamberët, në thelb patën të njëjtin mesazh. Mesazhi i profetit Muhamed a.s. konsiderohet si një finale, si pjesë e planit dhe programit të Allahut për t'i dhënë njerëzimit këshillën përfundimtare, universale. Kur'ani vetë pohon se kjo është Shpallja e fundit, më e përsosura, e plotë dhe gjithëpërfshirëse, kodin e jetës: "…Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe..".( El-Maide 3). Shtrohet pyetja: Pse Muhamedi a.s. të shfaqej 600 vjet pas Isait a.s.? Atëherë kur njerëzimi kishte devijuar, lajthitur dhe shtrembëruar mesazhin dhe të vërtetën hyjnore, ishte nevojë e pakundërshtueshme që njerëzimin ta nxirrte në rrugën e drejtë, në rrugën e shpëtimit dhe në rrugën ku njeriu jeton si njeri, me dinjitet e krenari. Asnjë profet tjetër nuk ka proklamuar se është i fundit, me përjashtim të Profetit të fundit, Muhamedit a.s.. Kjo është një pikë e rëndësishme. Allahu e zgjodhi atë kohë si më të përshtatshmen për të ardhur Muhamedi a.s. për të nxjerrë njerëzimin nga errësira e asaj epoke, ku ishte katandisur shoqëria njerëzore, drejt stabilitetit shpirtëror dhe social. Nëse ne mundohemi të thellohemi se pse pikërisht në atë kohë qe dërguar Pejgamberi a.s. dhe pse jo më herët, - këto do të ishin vetëm përpjekje tona njerëzore për të kuptuar diçka në gjithësinë e Allahut, që s'ka fillim as mbarim.. Ne nuk mund të jemi gjyqtarë të Urtësisë së Perëndisë. Megjithatë, ka të paktën katër pika themelore që janë shumë të rëndësishme për t'u shtruar në këtë çështje.*

*Në atë kohë mjetet e komunikimit dhe të transportit ishin me shumë kufizime dhe ishte shumë e vështirë të komunikohej gjerësisht. Nuk ishte praktike të kishte një profet i cili të kishte pasues të mjaftueshëm për ta përhapur mesazhin në të gjithë botën dhe për ta sjellë për njerëzit e tjerë. Pejgamberi a.s. ishte një diplomat, i cili, me gjithë kushtet e kufizuara të asaj kohe, arriti të vënte kontakte me njerëzit e të gjitha shtresave, dhe sidomos të atyre të anashkaluar, të cilëve nuk u dëgjohej zëri e që terrorizoheshin, nënçmoheshin e fyheshin në baza njerëzore. Mesazhi i Muhamedit a.s. ishte rreze shprese dhe shenjë gjallëruese për njerëzimin.*

*Çështja e dytë që e dallon këtë Pejgamber prej pejgamberëve të tjerë, është se mësimet dhe udhëzimet (Syneti) profetike janë ruajtur me saktësinë më të madhe që mund të ruhen në historinë e njerëzimit. Profeti ynë ishte një qenie njerëzore. Ai jetoi sikur pejgamberët e tjerë, dhe në fund vdiq. Por mësimet autentike të tij janë ruajtur, me anë të shkrimit dhe hifzit, kështu që nuk do të harrohen dhe as të përzihen. Po të mbajmë parasysh këto vështirësi, atëherë kjo është krejt e mundur, që, edhe pse të gjithë profetët ishin të sinqertë në komunikimin e asaj u ishte dhënë atyre, mesazhet pas vdekjes së tyre, mund të kenë përjetuar një humbje të pjesshme, dhe ndoshta disa ndryshime. Një arsye e tretë e mundshme është se çdo gjë që mbetet nga mësimet e profetëve para Muhamedit a.s., ka bërë që shpesh ato të përzihen me idetë filozofike, me spekulime teologjike, dhe ndonjëherë edhe me disa mitologji që i paraprinë misionit të profetëve të përparshëm. Kjo e ka bërë shumë të vështirë për njerëzit që të analizojnë se çfarë ishin fjalët e sakta të pejgamberëve dhe ajo që ishte vetëm thjesht teorike ose teologjike.*

*Arsyeja e katërt dhe ndoshta më e rëndësishmja, është faza e pjekurisë së njerëzimit. Më parë, një profet dërgohej për një kohë të caktuar dhe më pastaj një tjetër profet do të vinte me një mision pak më ndryshe, edhe pse mesazhi në thelb ishte po ai. Ka fakte të bollshme historike dhe kohore për të faktuar se mesazhi i tij ishte ruajtur i paprekur, dhe nuk është përzier me mësimet e askujt tjetër. Pra, pastërtia e Shpalljes ka qenë e ruajtur, dhe ne gjithashtu shohim se brenda disa vjetve pas vdekjes së tij, mesazhi i Islamit ka arritur gati në gjysmën e botës së njohur në atë kohë, dhe sot ai ka arritur pjesën tjetër të botës. Muhamedi a.s. jep udhëzime të gjera, që ka parime që nuk mund të ndryshohen nga koha dhe vendi. Pasi mesazhi i Muhamedit kishte përfunduar, dhe Shpallja është ruajtur, prandaj nuk ka nevojë për një profet tjetër.*

*Le të përkujtojmë këtë figurë njerëzore dhe pejgamberike, që dha shumë për njerëzimin në përgjithësi dhe për myslimanët në veçanti, që mbolli dashuri dhe paqe e harmoni dhe premtoi se Allahu do t'i gradojë të gjithë ata që veprojnë sipas mësimeve të Kur'anit dhe mësimeve profetike.*

*Mr. Rexhep Suma*



# FETARE

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “Et-Tekvir” 2



وَإِذَا الْعِشَارُ عُطِّلَتْ
وَإِذَا الْوُحُوشُ حُشِرَتْ
وَإِذَا الْبِحَارُ سُجِّرَتْ
وَإِذَا النُّفُوسُ زُوِّجَتْ



**4. Dhe kur devetë e shtrenjta të lihen pa bari në fushë,**

Sipas mendimit të shumicës së dijetarëve, fjala “El-Isharu” këtu nënkupton devenë barrsë në muajin e dhjetë deri në kohën e lindjes së saj, pas plotësimit të një viti të plotë. Është veçuar me këtë emërtim, sepse si emërtim është i dashur dhe i shtrenjtë tek arabët, për shkak të vlerës dhe rëndësisë që ka pasur dhe ka deveja në jetën e

beduinëve.

Fjala "Uttilet" nënkupton moskujdesin dhe lënien pas dore të diçkaje, që nënkupton se, me gjithë dashurinë dhe kujdesin e madh që njerëzit shfaqin ndaj devesë, sidomos në muajt e fundit të barrsërisë së saj, ata nga trishtimi i momenteve të Kiametit, nuk do të kenë kohë të merren as me deve dhe as me diçka tjetër, përveçse me vetveten. Në ato momente, njeriu harron jo vetëm devenë, por edhe pasurinë dhe fëmijët e tij, duke shikuar se si të shpëtojë veten.

Ekziston edhe një mendim tjetër i dijetarëve në lidhje me këtë ajet kuranor, mbase edhe më i përafërti me synimin metaforik të ajetit në fjalë, për shkak të kontekstit të ajeteve paraprake. Sipas tyre, me fjalën "El-Isharu" nuk bëhet fjalë për devetë e shtrenjta barrsa, por në mënyrë alegorike-metaforike synohet për retë e qiellit, të cilat në çastet e Kiametit, më nuk derdhin (rigojnë) shi. Këtë mendim, si alternativë të mundshme, e kanë cekur në tefsiret e tyre edhe shumë prej mufesirëve, ndër të cilët edhe: Fahru Rraziu,[1] Imam Sheevkaniu[2], Sha'raviu[3] dhe Ibn Ashuri.[4] Arabët, retë i ngjasojnë edhe me gratë shtatzëna -"havamil"-"me barrë" për shkak se ato bartin ujë në vete.[5] Në kontekst të këtij kuptimi, vjen edhe betimi i Allahut në suren "Edh-Dharijat" (ajetet 1-2): "Për erërat që ngrenë dheun dhe e shpërndajnë. Për retë që bartin shiun e rëndë."

"Edh-Dharijat" janë erërat që bartin e lëvizin retë, ndërsa "el-hamilati vikra" janë retë që bartin ujin-shiun.

Nëse ndjekim logjikën e ajeteve paraprake, del se ajeti bën fjalë pikërisht për retë, dhe jo për devetë, sepse pas fikjes dhe errësimit të Diellit, më nuk ka mundësi as derdhja e shiut nga retë. Ne e dimë se shiu është një proces zinxhiror, i cili nënkupton që energjia dhe nxehtësia e Diellit ndikojnë në oqeane, dete e lumenj, nga të cilët avullohet uji, dhe i cili në formë avulli kondensohet në retë e qiellit, dhe prej aty pastaj erërat i bartin këto re dhe, me lejen e Allahut, bie shiu. Ndërsa tash, në mungesë të nxehtësisë së Diellit, i cili tashmë është errësuar, nuk ka mundësi as uji i oqeaneve të avullohet e të shndërrohet në shi, të cilin do ta bartnin retë, kështu që çdo gjë në proceset natyrore vjen duke vdekur derisa humb funksioni i saj parësor, të cilin e kanë kryer deri në momentin e çrregullimit të këtyre proceseve, gjithnjë me lejen, vullnetin dhe dëshirën e Allahut Fuqiplotë... (Allahu a'lem-Allahu e di më së miri.)

Në kontekstin e komentimit dhe të kuptuarit bashkëkohor, këtë ajet mund ta kuptojmë edhe në një dimension tjetër metaforik. F.v., njeriu në këtë botë lidhet pas shumë gjërave të vlefshme, si kompaninë e tij tregtare, vetura e shtrenjtë, shtëpia luksoze, pasuria në ar, diamante etj... Ndërkohë, kur të vijnë shenjat e Kiametit të cekura në ajetet paraprake, njeriut më nuk i bie në mend për asgjë tjetër, veçse si ta shpëtojë vetveten nga trishtimi që e ka kapluar, kështu që më nuk i interesojnë as shtëpia, as vetura luksoze dhe as pasuria me të cilën është krenuar më parë...

Mbase ky është një mësim i madh për të gjithë njerëzit, se ata nuk duhen të lidhen pas gjërave të kësaj bote, me një dashuri e lakmi tej masës së lejuar për to, por zemrat e tyre duhet të lidhen vetëm pas dashurisë ndaj Allahut. Kjo edhe është arsyeja që i Dërguari i Allahut ka thënë:

"O Zoti im, ma bëj dashurinë ndaj Teje gjënë më të dashur për mua; më bëj që frika ndaj Teje të jetë gjëja më e frikshme tek unë. Nevojat e kësaj bote m'i shkëput (ndërprit) duke m'i zëvendësuar ato me mallin e takimit me Ty. Nëse njerëzit e kësaj bote i qetëson e i bën të ndihen të kënaqur me të mirat e kësaj bote, atëherë më qetëso e më kënaq mua me adhurimin ndaj Teje".

**5. Dhe kur egërsirat të jenë bashkuar (tubuar).**

Meqenëse konteksti i ajeteve vazhdon ende me tmerret e Ditës së Kataklizmës, edhe ky ajet që flet për tubimin dhe grumbullimin e egërsirave, nënkupton faktin që të gjitha egërsirat, nga tmerri që do të përjetojnë, do të tubohen tok së bashku. Ato, duke parë fikjen dhe errësimin e Diellit, rënien dhe shkatërrimin e yjeve, fluturimin e kodrave dhe pushimin e rënies së shiut, do të frikësohen deri në palcë dhe, instinktivisht, nga ato do të zhduket ndjenja e frikës që kishin pasur më përpara nga njëra-tjetra apo nga njeriu. Nuk do të tremben drenusha prej luanit, as delet prej ujkut, por të gjitha do të bashkohen e të tubohen, në pritje të asaj që do të ndodhë – të shkatërrimit total të gjithësisë dhe vdekjes së çdo qenieje të gjallë.

Disa nga dijetarët e kanë konsideruar të mundshëm edhe faktin se fjala "hush-shiret", nënkupton momentet e ringjalljes së tyre (shtazëve), ashtu siç do të ringjallen edhe njerëzit, në mënyrë që secila prej shtazëve të hakmerret ndaj tjetrës, për dhimbjet që i janë shkaktuar në këtë botë, qoftë nga ngrënia, vrasja apo plagosja.

Në lidhje me këtë, sinjalizon edhe ajeti Kur'anor:

"Nuk ka asnjë gjallesë në tokë dhe as shpendë që fluturojnë me dy krahë, që nuk janë të ndara në grupe (të ndryshme), sikurse edhe ju (Zoti i krijoi, i pajisi si juve). Asgjë nuk kemi lënë pas dore nga evidenca. Më në fund tek Zoti i tyre do të tubohen." - (El-En'am, 38)

Ibn Abasi madje thekson se do të ngjallet deri edhe insekti më i vogël....[6]

Dhe, pasi të marrë secila, me Drejtësinë e Allahut, hakun e vet, atëherë atyre do t'u urdhërohet, - bëhuni baltë-dhé, dhe ato do të zhduken, përveç atyre të cilat dëshiron Allahu t'i përjetësojë në Xhenet, si shpërblim për banorët e tij, si fjala vjen, ndonjë bilbil, kanarinë, pallua, drenushë e të ngjashme, të cilat i bëjnë njerëzit e Xhenetit të ndihen mirë pranë tyre.

Megjithatë, mendimi i parë është më i fuqishëm dhe ka mbështetje nga një shumicë më e madhe e dijetarëve, në mesin e të cilëve është edhe Ibn Xherir et-Taberiu, mendim ky që është i përcjellë nga Ubej bin Ka'bi[7].

**6. Dhe kur detet të vlojnë si zjarr i flakruar,**





Njëri prej fenomeneve të fundit që do të ndodhë në tokë para shkatërrimit total të gjithësisë, do të jetë flakrimi i deteve, të cilët, nga nxehtësia e brendshme, do të vlojnë, duke shkatërruar e mbytur çdo shenjë të gjallërisë në fundet e tyre, qofshin nga bimët, nga peshqit ose krijesat e tjera ujore.

Se si do të ndodhë ky vlim i deteve dhe oqeaneve, nuk na është e njohur, sepse një gjë e tillë është vetëm në Dijen e Allahut, por ne megjithatë mund të imagjinojmë se një gjë e tillë do të ndodhë sipas përcaktimit të Allahut. Se a do të ndodhë kjo nga shpërthimet vullkanike, lëkundjet tektonike të tokës nën oqeane, - nuk është me rëndësi, po e rëndësishme është se detet do të trazohen, do të ndizen flakë si llava e vullkanit.

Shndërrimi i deteve në zjarr që vlon, do të thotë fundi i kësaj bote, në të cilën jetoi lloji njerëzor, duke shfrytëzuar mirësitë dhe dhuntitë e Krijuesit të tij. Uji tash do të thahet-avullohet, kurse fundet e thella të deteve do të mbushen me pluhurin e kodrave të shkapërderdhura dhe do të barazohen me pjesën tjetër të tokës, duke u shndërruar në një tokë të rrafshët e të sheshtë.

Sahabiu i ndershëm Ubejj bin Ka'bi, duke komentuar gjashtë ajetet e para të kësaj kaptine, ndër të tjera, thotë: "Gjashtë shenja (fenomene) do të ndodhin para Ditës së Kiametit, përderisa njerëzit do të jenë nëpër tregje duke kryer punët e tyre të përditshme, kur papritmas do të shohin tek para syve të tyre fiket drita e Diellit. Pas errësimit të Diellit, ata do të shohin tek shfaqen yjet në qiell, sikur kandila ndriçues, por shumë shpejt do të befasohen kur do t'i shohin edhe ata tek errësohen njëri pas tjetrit duke u shkatërruar e shkapërderdhur. Duke qenë të shtangur nga këto dy fenomene që do të ndodhin, do të vërejnë se tashmë rreth tyre kodrat kanë filluar të lëvizin mbi kokat e tyre, duke u përplasur me njëra- tjetrën e duke shkatërruar çdo gjë para vetes. Kjo do t'i frikësojë e lemerisë njerëzit dhe exhinët, të cilët do të nxitojnë tek njëri-tjetri. Do të tubohen në një vend nga kjo llahtari edhe gjallesat e tjera, shtazët, egërsirat, zvarranikët, insektet dhe shpezët. Në këtë zallahi e gjendje të nderë, exhinët do t'u thonë njerëzve: Ne do t'u vijmë me ndonjë lajm, dhe me vrap nxitojnë tek detet-oqeanet, por ata befasohen keq, kur do t'i shohin detet duke vluar nga zjarri i flakruar. Duke vështruar këtë gjendje të papërshkrueshme, shtresat e tokës do të dridhen duke shkaktuar dridhje të tmerrshme, që do të arrijnë deri në hapësirat e qiejve të lartë, e në ato momente do të fryjë një erë e cila do t'i vdesë përnjëherë të gjitha krijesat e gjalla në Tokë."[8]

Këto ishin gjashtë fenomenet e mëdha që do të ndodhin në Tokë, para shkatërrimit total të ekzistencës, ndërsa tash, në tetë ajetet në vazhdim, do të shohim pamje të Ditës së Kiametit, pas ringjalljes dhe para hyrjes së njerëzve në Xhenet ose Xhehenem...

**7. Dhe kur shpirtrat të jenë bashkuar.**

Tash jemi në momentet e para të Ditës së Ringjalljes, kur secili shpirt do të bashkohet me trupin e vdekur më parë, dhe të gjithë do të ringjallen siç kanë qenë më parë, trup e shpirt së bashku.

Në lidhje me kuptimin e këtij ajeti, dijetarët kanë përzgjedhur katër mendime:

Mendimi i parë i pranuar nga shumica dërrmuese e mufesirëve, është ai që përcjell Ikrime, nxënësi i Ibn Abasit, i cili thotë se kuptimi i këtij ajeti është se shpirtrat do të ribashkohen me trupat e tyre të mëparshëm, të shndërruar në pluhur e dhe. Këtë mendim e përkrahin edhe Dahhaku dhe Sha'biu.[9]

Në përkrahje të këtij mendimi shohim edhe dijetarin më të madh të shekullit XX, Sharaviun, i cili, ndër të tjera, thotë: "Rreth fjalës "nefs", filozofët, që nga lashtësia nuk kanë arritur të bëjnë një përkufizim të kënaqshëm, në të cilin të flejë zemra, sepse thëniet e tyre se "nefsi" nënkupton vetëm shpirtin, janë joreale dhe pa vend.

Vetëm Kur'ani famëlartë ka arritur ta përkufizojë saktësisht kuptimin esencial të fjalës "nefs", i cili nënkupton qartë përzierjen e elementit të shpirtit - "Rruhit" me materien (trupin). Nga kjo kuptojmë se, para se të shkrihen (përzihen) këto dy elemente në mes tyre, nuk ka "nefs" në të, sepse as vetëm shpirti nuk shndërrohet në "nefs", ashtu siç as vetëm materia nuk nënkupton e vetme "nefsin". Për këtë arsye, kur Allahu xh.sh. ua merr jetën njerëzve, Ai në lidhje me këtë, në Kur'an thotë: "Allahu i merr shpirtrat kur është momenti i vdekjes së tyre (i vdekjes së trupave të tyre)" – (Ez-Zumer, 42). Por a thua ç'kuptim ka fjala "jeteveffa"? Kjo nënkupton ndarjen e shpirtit nga materia (trupi).

Prandaj edhe kuptimi i ajetit: “Dhe kur shpirtrat të jenë bashkuar”, shpjegon qartë se në Ditën e Ringjalljes, pas vdekjes në këtë botë dhe ndarjes së shpirtit nga trupi, këta dy komponentë bashkohen sërish, për t’i dhënë “nefsit” kuptimin e mirëfilltë të tij, që në një mënyrë simbolizon gjallërinë shpirtërore dhe atë materiale.[10]

Mendimi i dytë, i cili po ashtu pranohet nga shumica e mufesirëve dhe madje konsiderohet si ndër më të saktët, është mendimi i Omerit r.a., i cili ka thënë: “Shpirtrat (njerëzit) do të bashkohen me të ngjashmit e tyre; i miri me të mirin në Xhenet, i ligu (poshtri) me të ligun në zjarrin e Xhehenemit”. Këtë mendim e kanë përkrahur Hasani dhe Katadeja, pas të cilit qëndrojnë edhe mufesirët Ibn Xherir et Taberiu dhe Ibn Kethiri.[11]

Në mbështetje të këtij mendimi, mufesirët kanë sjellë ajete të sures “El-Vakiatu” në të cilat Allahu xh.sh. ka përmendur tri kategori njerëzish, të cilët do të jenë të ndarë në grupe.:

“Dhe ju të ndaheni në tri grupe. E ata të djathtët, kush janë ata të djathtët se? Po të majtët, kush janë ata të majtët? Ndërsa të përparmit janë të dalluar (janë në ballë). Ata pra, janë më të afruarit (tek Zoti).” (El-Vakiatu, 7-11).

Të djathtët dhe të përparmit janë në Xhenet, kurse të majtët janë banorët e zjarrit.

Pa dyshim që të përparmit e dalluar e të afërt, janë kategoria më e lartë dhe më e privilegjuar e xhenetlinjve, ndërkohë që të djathtët janë po ashtu në Xhenet, por me grada me vlerë të ndryshme. Kurse të majtët janë pabesimtarët, të cilët do të jenë tok me djajtë dhe të ngjashmit e tyre në kufër.[12]

Mendimi i tretë, i cili po ashtu gjen një mbështetje të gjerë në mesin e dijetarëve, është edhe ai se në Ditën e Ringjalljes, njeriu do të bashkohet me veprat e veta. Dihet se me vdekjen njeriu ndahet nga veprat (amelet), mirëpo me ringjalljen, veprat e tij sërish, qofshin ato të mira apo të liga, do ta bashkëshoqërojnë dhe ato do të jenë shkaktare të hyrjes së tij në Xhenet ose në Xhehenem.

Ky mendim përputhet plotësisht edhe me disa ajete Kur’anore, që në një mënyrë flasin rreth këtij konteksti, si:

“Atëbotë njeriu do të dijë se çka ka ofruar (të mirë ose të keqe).” – (Et-Tekvir, 14)

dhe: “Ditën kur çdo njeri e gjen pranë vetes atë që veproi mirë ose keq, e për atë të keqe që bëri, do të dëshirojë që në mes tij dhe në mes të asaj të jetë një distancë shumë e madhe (e të mos e shohë).” – (Ali Imran, 30)

Mbase ky mendim i bashkimit të veprave me njeriun ndërlidhet edhe me njërin nga ajetet vijuese të kësaj sureje, i cili flet për kohën e shpërndarjes së fletushkave në të cilat janë të shënuara veprat e njerëzve.

Kurse mendimi i katërt i dijetarëve, të cilin e përfaqësojnë Atau dhe Mukatili, është se shpirtrat e myslimanëve nesër në Ahiret do të bashkohen me hyrijat e Xhenetit, kurse shpirtrat e pabesimtarëve dhe idhujtarëve do të bashkohen me shejtanët.[13]

Nga këto mendime, të cilat në asnjë mënyrë nuk mund të quhen kontradiktore në mes tyre, por vetëm



sa plotësojnë njëri-tjetrin, ndonëse vetëm Allahu i Madhërishëm e di të vërtetën e synuar, mund të përfundojmë se në Botën tjetër nuk do të bashkohen vetëm shpirtrat me trupa, por do të bashkohen edhe njerëzit me ata që janë të njëllojtë me ta në vepra. P.sh., të mirët me të mirët, dëshmorët me dëshmorët, pabesimtarët me shejtanët e tyre etj...

Në lidhje me këtë, Allahu xh.sh. thotë:

“Tuboni ata që ishin zullumqarë, shoqërinë e tyre dhe ata që i adhuruan” - (Es-Saffat, 22)

I Dërguari i Allahut ka thënë: “Në Ditën e Gjykimit do të tubohen të gjithë njerëzit dhe do t’u thuhet: Ai që e ka besuar dikë, le ta pasojë atë (le t’i shkojë pas); ai që e ka besuar Diellin (për zot), do ta pasojë atë; ai që e ka besuar Hënën, do ta pasojë atë; ai që u ka besuar tiranëve (dhe shejtanëve), do t’i pasojë ata”. ( Buhariu (7437) dhe Muslimi (182) - vijon -

(1) Fahru Rraziu “Mefatihul gajbi” vëll.31, f 68. (2) “Fet’hul Kadiir” vëll.5, f. 385. (3) Sharaviu pas cekjes së mendimit të parë rreth deveve mbarse në muajin e dhjetë, si mendim të dytë të pranueshëm e cek edhe këtë, se fjala është për retë që nuk lëshojnë shi në prag të Kiametit. Shih më gjerësisht: “Tefsirul Kur’anil Adhim”, f. 126 nga Sharaviu.(4) Ibn Ashuri “Et-Tahriru ve-t-tenviru” vëll. 30 q. 142. (5) Shih Shevki Dajf, “Suretu-rr-Rrahman ve suver kisar” f. 248-249. Kajro, 1995. (6) Shih tefsirin e shkurtuar të Ibn Kethirit të quajtur “Tejsirul Alijjil Kebir” , redaktuar dhe përmbledhur nga Muhamed Nesib Er-Rrufai, vëll. 4, f. 484, Rijad, 1989. (7) Shih tefsirin e Taberiut, vëll 24, f. 128; (redaktuar nga dr. Abdullah bin Abdulmuhsin et-Turki) Kajro, 2001. (8) Transmetojnë Ibn Xherir et Taberiu (24/182) dhe Ibn ebi Hatimi; Shih: Ibn Kethiri, “Tefsirul Kur’anil adhim” vëll. 4, f. 611, Kuvajt 1998. (9) Tefsiri i Meragiut, vëll.30, f.55. (10) Më gjerësisht shih: “Tefsirul Kur’anil Adhim”, nga Sha’raviu f. 129-130. (11) Ebul Ferexh Muhamed el Xhevzij el Bagdadi “Zadul mesir fi ilm et-tefsir”, vëll.9 f. 39, Bejrut 1984. (12) Ebu Abdlallah Mustafa el Adevij, “Tefsiru-r-rrebbanijin li umumil mu’minin-Tefsir xhuz’ Amme”, f. 60, Tanta-Egjipt, 1999.(13) “Zadul mesir fi ilmi-t-tefsir” 9/39.

Dr. Sulejman Osmani

# Dënimi në varr



عَنْ ابْنِ عَبَّاسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا قَالَ مَرَّ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ عَلَى قَبْرَيْنِ فَقَالَ إِنَّهُمَا لَيُعَذَّبَانِ وَمَا يُعَذَّبَانِ فِي كَبِيرٍ أَمَّا هَذَا فَكَانَ لَا يَسْتَتِرُ مِنْ بَوْلِهِ وَأَمَّا هَذَا فَكَانَ يَمْشِي بِالنَّمِيمَةِ ثُمَّ دَعَا بِعَسِيبٍ رَطْبٍ فَشَقَّهُ بِاثْنَيْنِ فَغَرَسَ عَلَى هَذَا وَاحِدًا وَعَلَى هَذَا وَاحِدًا ثُمَّ قَالَ لَعَلَّهُ يُخَفَّفُ عَنْهُمَا مَا لَمْ يَيْبَسَا



Abasi tregon se Pejgamberi a.s. kishte kaluar pranë dy varreve dhe pati thënë: "Këta të dy janë duke u dënuar. Jo për ndonjë mëkat të madh (në vlerësimin tuaj). Ky nuk ruhej gjatë urinimit, ndërsa ky ka bartur fjalë (me qëllim keqbërjeje). Pastaj urdhëroi t'i sillej një degë hurme, të cilën e ndau përgjysmë. Nguli njërën mbi njërin varr dhe tjetrën mbi tjetrin, e tha: "Ndoshta do t'ua lehtësojnë (dënimin) gjersa të jenë të njoma."[1] Ngjarja e paraqitur në hadith implikon edhe veprime të tjera, që lidhen me mënyrën e urinimit, duke pasur parasysh situata të ndryshme dhe pozita kur njeriu me rastin e kryerjes së urinimit bëhet objekt publik.

## TË TURPËRUARIT, MORALI ISLAM

Tekstet e ndryshme të hadithit janë të qarta, se duhet të ruhemi gjatë urinimit dhe t'i kushtojmë një kujdes të veçantë, e kjo nuk nënkupton vetëm ruajtjen dhe kujdesin nga stërpikja e mundshme gjatë urinimit, por gjithsesi ka edhe porosi të karakterit moral. Ngase besimtari nuk duhet të ketë vëmendjen vetëm tek vetvetja, po patjetër duhet të ruajë moralin dhe të krijojë një ambient moral kudo që të jetë. Pejgamberi a.s. thotë: "Çdo fe ka moralin e vet, e morali i Islamit është të turpëruarit" dhe, rrjedhimisht, ai që nuk ka moral, nuk ka fe.

## VEPRIME TË PATURPSHME

Është e vërtetë publike se shumë njerëz e kryejnë nevojën kudo dhe pa u turpëruar fare. Të tillë mund të të bien në sy edhe në vende publike, dhe shumë të frekuentuara, ku, pa pikë turpi, kryejnë nevojën pa pasur dert se po bëjnë një veprim shumë të shëmtuar, me se thyejnë rregulla fetare, që gjithsesi janë të dënueshme. Veprime të tilla duhet të jenë të dënueshme edhe me ligjet në fuqi.

Unë nuk di nëse në Kosovë ka në fuqi ndonjë normë që sanksionon veprime të tilla, por ky veprim është i dënueshëm patjetër në të gjitha vendet ku shoqëria ligjore funksionon në të gjitha segmentet e jetës. E keqja duhet të sanksionohet me norma ligjore, e jo çështjet të lihen në ndërgjegjen e individëve që nuk çajnë kokën në asnjë rast dhe veprimet e tyre të ndyra i shprehin me paturpësi. Nuk kanë respekt për kalimtarët, shtresat, dhe gjininë e tyre. Ndoshta shumë herë kalimtarët e rastit mund të shkelin edhe në rrjedhën e urinimit, ngase, veprimi është kryer në rrugë, e kjo mund të ketë pasoja të ndryshme, që shumë herë mund të ndikojnë në psikologjinë e individëve dhe të tillët bien viktimë e dyshimeve dhe vesveseve, qofshin ato të bazuara a të pabazuara.

Gjatë një udhëtimi që bëra para disa kohësh, me të hyrë në kufi të një shteti fqinj, më ra në sy një rregullore, e cila sqaronte mënyrën e sjelljes, dhe paraqiste dënimet e përcaktuara për sjelljet dhe veprimet e mundshme. Ndër të tjera, ishte përcaktuar edhe dënimi për pështyrje, që thjesht është një lëng goje. Mendoj se kultura dhe vetëdija e një shoqërie matet me të gjitha veprimet dhe sjelljet e saj, në të gjitha fushat, e po ashtu mund të dëmtohet nga veprimet më të ulëta, qofshin ato edhe të natyrës fiziologjike individuale.

Nuk ka dyshim se këto veprime ngrenë një çështje tjetër që ka të bëjë me mungesën e wc-ve publike dhe në raste të tilla individi detyrohet të bëjë një zgjidhje tjetër, Është me interes të theksojmë se në periudhën e Osmanlinjve qytetet kishin hamame dhe wc publike, të cilat edhe sot paraqesin dëshmi kohe dhe kujdesin e duhur që u kushtohej shërbimeve të qytetarëve, dhe kështu ruhej kodi moral, i cili gjithsesi rrezikohet nga veprime të tilla. Megjithatë, as mosekzistimi i objekteve të tilla nuk justifikon kryerjen e nevojës kudo dhe pa u turpëruar fare.

## PA FIJE TURPI

Në këtë aspekt gjejmë edhe një veprim tjetër shumë të shëmtuar që është bërë pothuaj dukuri e zakonshme, me të cilën ballafaqohemi shumë herë. Nuk janë të rralla rastet kur dikush, në rrugë publike ndalon makinën dhe, pa u larguar asnjë hap nga cepi i rrugës,

në këmbë dhe haptazi kryen nevojën pa u turpëruar aspak nga kalimtarët e shumtë, dhe familjarët që në ato momente mund të kalojnë rrugës, qofshin me makina ose autobusë. Vërtet është i çuditshëm një veprim i tillë, shumë i pamoralshëm dhe pa fije edukate. Defekt i karakterit elementar njerëzor. Së paku, në hapësira të tilla ka mundësi zgjidhjeje, që të ruhet dinjiteti i njeriut edhe i kalimtarëve të rastit. Mund të largohet, së paku, për disa metra nga rruga dhe të jetë në një pozicion ku nuk shihet nga të tjerët.

Si besimtarë, jemi të obliguar që gjatë kryerjes së nevojës të kujdesemi dhe të ruhemi që të mos zbulojmë organet gjenitale, madje edhe kur këtë veprim e kryejmë në ambiente të mbyllura, ndërsa, në raste të tjera, në ambiente të hapura, duhet të ndërmarrim gjithsesi masa të veçanta duke krijuar kushte për fshehtësi maksimale. Paraqitje të tilla publike janë tregues të defekteve morale dhe vetëdijes së ulët.

## DY PIKËPAMJE SHUMË TË RËNDËSISHME

Në aspektin që ne po trajtojmë, hadithi, gjegjësisht pjesa ku flitet për kujdesin nga urinimi, kap dy segmente shumë të rëndësishme. Në të parin kemi të bëjmë me kujdesin që duhet të kemi gjatë urinimit, kur duhet të ruhemi që të mos stërpikemi, ngase kështu do të dëmtonim namazin, apo, në rastin më të padëshiruar, ndyrësira të bëhej shkak që ai të mos pranohej dhe, si rrjedhojë, për këtë veprim, do të niste dënimi që në varr. Këtu gjithsesi duhet të jemi shumë të kujdesshëm dhe kjo në mënyrë ekskluzive u sugjerohet atyre që falin namazin ose që kryejnë adhurime të tjera. Në aspektin tjetër, kemi të bëjmë me dukuri negative të shëmtuara, kur dikush nuk kujdeset aspak se ku po e kryen nevojën dhe nuk ruhet gjatë këtij veprimi. Pa dyshim që dënimi i cekur në hadith, përfshin të gjitha kategoritë që nuk përfillin përmbajtjen e hadithit. Për kategoritë e tilla do të nisë dënimi shumë shpejt, që në varr, nga nata apo dita e parë, ashtu siç kishte ndodhur me dy të vdekurit dhe ashtu siç është cekur në hadith. Ky tregim duhet të jetë fakt i mjaftueshëm që besimtari të përmirësojë sjelljet e veta dhe të pendohet për veprimet e bëra, nëse tashmë ka bërë një mëkat të tillë.

## DEGA E NJOMË FALËNDERON ALLAHUN

I gjetur para një situate të tillë, Pejgamberi a.s. ka reaguar për të ndihmuar ata duke marrë një degë hurme, të cilën e ndau përgjysmë dhe nguli nga një në të dy varret, te koka e të vdekurve. Veprimi kishte nxitur kureshtjen e atyre që ishin të pranishëm, prandaj kishin pyetur se pse bëri një gjë të tillë. Pejgamberi a.s. ishte përgjigjur se e bëri me shpresën se, me medhërimin që I bëjnë Allahut, do t'ua lehtësojnë dënimin, derisa janë të njoma. Si të tilla, E falënderojnë Allahun, prandaj Allahu do të lehtësojë dënimin e atyre të vdekurve për shkak të madhërimit të Tij. Në shumë ajete të Kur'anit është cekur qartazi se Allahun E falënderon çdo gjë që është në qiej dhe në Tokë, qofshin ato materie të lëngëta a të ngurta, edhe pse ne nuk e kuptojmë këtë.

## TREGIMI I HADITHIT DHE REALITETI YNË

Ky është një hadith shumë domethënës, i lehtë për ta kuptuar dhe përshtatet shumë me realitetin tonë, e tregimin e tij mund ta identifikojmë në raste të shumta. Po ashtu pjesa tjetër e hadithit, ku flitet për përgojimin, pasqyron qartazi gjendjen reale të shumëkujt prej nesh, ngase jemi bërë viktima të dukurive të tilla dhe shumë herë po vuajmë pasojat e veprimeve të tilla negative.

## DEGË TË THATË APO TË NJOMË?

Duke kuptuar gjendjen e tillë të të vdekurve, dhe për t'u dalë në ndihmë, Pejgamberi a.s. nguli dy degë të njoma, e ne sot këtë e kemi devijuar, dhe në raste varrimi mbi varr ngulim dy kunja të thatë, që në këtë rast nuk përshtaten me Synetin e Pejgamberit a.s.. Është reale që ne të humbim sa herë që nuk jemi në relacion të drejtë me mësimet e tij. Referimi tek tradita (ajo që kemi trashëguar) nuk është justifikim i mjaftueshëm,



sidomos, kur bie ndesh me Synetin e Pejgamberit a.s., i cili për ne është plot gjallëri dhe shpreh interesin e kësaj bote dhe të Ahiretit. Përshtatja me traditën, si në këtë rast, na privon nga përfitimi i kërkimfaljes që mbi varrin e të vdekurit do të bënte dega e njomë. Besoj se, po të bëheshin gjërat më të qarta, edhe njerëzit do të na kuptonin më lehtë dhe, natyrisht, kjo do të rezultonte me interes që është shumë i domosdoshëm për çdo të vdekur. Në anën tjetër, nuk di çfarë kuptimi ka ngulja e dy kunjave të thatë, mbi varr, te koka e të vdekurit, përveçse është një devijim i dukshëm nga veprimi në përputhje me Synetin e Pejgamberit a.s., prandaj do të ishte mirë që një gjë e tillë të kthehet nga e mbara. Me rastin e varrimit të pasojmë veprimin e Pejgamberit a.s. dhe mbi varr të ngulim një dru ose degë të njomë.

## KËSHILLA E HADITHIT NË NJË HYTBE XHUMAJE

Tematika e hadithit na ballafaqon me realitetin që ndeshim dhe me raste para të cilave provokohemi. Kemi të bëjmë me shkeljen e dinjitetit fetar, moral e njerëzor. Derisa dikujt i vjen turp të përmendë fjalën urinim dhe për këtë përdor shprehje alternative, të tjerët nuk turpërohen që këtë ta bëjnë në vende publike. Gjendje të tilla të obligojnë që, në dritën e argumenteve besimtarëve, t'ua bësh të qartë dënimin që i pret duke filluar që nga varri.Në një ditë xhumaje, për temën e hytbes së radhës, unë kisha zgjedhur pikërisht temën e këtij hadithi dhe e tëra do të paraqiste një tregim real për masën e dënimit ndaj gjithë atyre që bëjnë veprime të tilla. Zakonisht, imamët përqendrohen në tematika që përmbajnë nxitje për veprime e vepra të mira, duke joshur bamirësit, e në anën tjetër tërheqin vëmendjen ndaj veprimeve të këqija, duke e kërcënuar atë që bën keq dhe duke sqaruar dënimin që i pret keqbërësit. Tregimi i hadithit është shumë i qartë dhe i kapshëm për xhematin. Nuk përmban ndonjë doktrinë filozofike, e cila edhe pas sqarimit, do të mbetej shumë hipotetike. Qartësia e asaj që thotë, dhe fuqia shprehëse, janë nga dhuntitë që i janë dhënë Pejgamberit a.s.. Ai me pak fjalë thoshte shumë dhe zakonisht përdorte metoda konkretizuese shpjegimi. Në këtë kontekst hadithi i temës është shumë i qartë.

## GJYKIMI ME HAMENDJE

Pas disa ditësh, dikush nga xhemati që kishin qenë të pranishëm në namazin e xhumasë, më tha:" Hoxho! Në lidhje me komentin e hadithit ke thënë diçka që ka nxitur reagimin e disave prej nesh, edhe në momentin kur ti ende ishe në hutbe". Fillimisht mendova se është fjala për ndonjë gabim/lapsus apo shprehje, e cila mund të më kishte dalë nga goja, apo, ndoshta kisha bërë ndonjë formulim jo të drejtë, dhe normalisht, në këso rastesh duhet të pranojmë vërejtjen dhe të përmirësojmë gabimin. Vjen xhumaja tjetër dhe, nga e njëjta pozitë, autori përmirëson atë që është shtrembëruar më parë. Por vërejtja nuk qëndronte aty ku më shkoi mendja menjëherë. Ajo kishte të bënte me diçka shumë më esenciale, që lidhej me ligjshmërinë e vendosjes së kunjave mbi varr. Vërejtja përqendrohej në thënien time "ne vendosim kunja të thatë apo t'i vendosnim të njomë"!? Kur thashë se ç'të keqe ka në këtë, më thanë se një veprim i tillë është bidat, e, duke sharruar edhe më tepër, e vlerësuan si një lloj shirku, prandaj unë, sipas tyre, kisha bërë një shkelje që gjithsesi duhej korrigjuar.

Megjithatë, ky reagim më bëri kureshtar të hulumtoja këtë çështje deri në zbardhjen e plotë, duke kërkuar argumente dhe studimet që dijetarët kanë bërë. Natyrisht, hadithi i temës është argumenti bazë ose, siç po thuhet, "pista kryesore e studimit".

I tërë studimi trajton disa çështje:

1. A është e ligjshme vendosja e kunjave mbi varr?
2. A mos ka qenë veprim specifik, vetëm për Pejgamberin a.s.?
3. Si duhet të veprojmë ne sot ?
4. Cili është mendimi i shkollave juridike islame në lidhje me këtë çështje?

Në lidhje me pyetjet e shtruara do të japim përgjigje në numrin e ardhshëm.

(1) Bahariu, nr 5592, kitabul edem, babul gibeti

Dr. Fahrush Rexhepi

# Mënyra si është zgjedhur Ebu Bekri r.a. halif

Se Ebu Bekri r.a. kishte shumë besim në Pejgamberin a.s., se ishte i pari që e kishte besuar Muhamedin a.s. për profet dhe se ishte përkrahësi më i afërt i Pejgamberit a.s., këtë e dëshmojnë shumë ngjarje historike, shumë hadithe të Pejgamberit a.s. dhe shumë argumente të tjera, të cilat ne i kemi shtruar në punimin paraprak rreth Ebu Bekrit r.a.. Po ashtu, ka edhe shumë ngjarje, argumente dhe thënie pejgamberike që dëshmojnë për dashurinë, respektin dhe afërsinë që kishte Pejgamberi a.s. ndaj Ebu Bekrit r.a. duke u bazuar në kontributin dhe në ndikimin që Ebu Bekri ka dhënë për Islamin në përgjithësi.

Për dashurinë dhe respektin që kishte Pejgamberi a.s. ndaj Ebu Bekrit, tregon edhe kjo ngjarje: "Doli Pejgamberi a.s. një ditë para ashabëve në xhami dhe pyeti se ku ishte Ebu Bekri. Ai u ngrit, e Pejgamberi a.s., kur e pa, i tha eja pranë meje. Pastaj pyeti se ku është Omeri. Edhe ai u ngrit, e Pejgamberi a.s. i tha edhe atij të shkonte pranë tij. Pastaj i mori të dy për dore, i ngriti lart dhe tha: "Kështu do të ringjallemi në Ditën e Kiametit"[1] Në një rast tjetër, kur ishte pyetur Pejgamberi a.s. se kush ishte njeriu më i dashur për të, ai ishte përgjigjur: "Aishja". I thanë: "E kush prej burrave?" Tha: "Baba i saj". Pejgamberi a.s. një ditë tjetër pati thënë: "O Ebu Bekër, ti je shoku im në shpellë dhe në varrezë".[2] Pejgamberi a.s. nuk kishte insistuar që ta emëronte prijësin e myslimanëve, i cili do të vinte pas tij, për shkak të urtësisë që del nga vetë natyra e fesë islame, e mbështetur në metodën e trasuar nga Kur'ani: "Dhe të cilët bëjnë marrëveshje për punët e tyre".[3] Sipas këtij ajeti, myslimanët çështjet e veta duhet t'i zgjidhin vetë. Edhe Muhamedi a.s. çështjen e hilafetit (udhëheqjes) e kishte lënë ta zgjidhnin vetë myslimanët midis tyre përmes sistemit "shura" (marrëveshje koncesuale). Kjo nuk do të thotë se Pejgamberi a.s. nuk i kishte këshilluar ashabët e tjerë, sepse duhet të mbajmë parasysh se ai ishte Pejgamber i tyre që bënte thirrje gjithherë në rrugë të drejtë. Animin nga Ebu Bekri, Pejgamberi a.s. e shfaqte përmes ishareteve të tij profetike, të cilat në momente të caktuara i kuptonin vetëm disa ashabë, e më pastaj edhe të tjerët.

PËRPARËSIA E EBU BEKRIT NDAJ ASHABËVE TË TJERË

1. Kur Pejgamberi a.s. mbushi gjashtëdhjetë e tri vjet, tek ai filluan të shfaqeshin shenjat e lodhjes e të sëmundjes. Erdhi një grua ta pyeste Pejgamberin a.s. dhe kërkoi nga ai diçka, e Pejgamberi a.s. i sugjeroi të vinte në vitin tjetër. Kjo grua i tha Pejgamberit a.s: "Nëse vij vitin tjetër e nuk të gjej ?", duke aluduar për vdekjen e tij, ngase tek ai kishte parë shenjat e lodhjes e të sëmundjes. Ai i tha: "Nëse nuk më gjen, atëherë shko te Ebu Bekri". Kjo ishte një shenjë e Pejgamberit a.s. se Ebu Bekri duhej të ishte halif i myslimanëve pas vdekjes së Pejgamberi a.s.. Pas këtij rasti, Pejgamberi a.s. udhëtoi për Haxhin e fundit lamtumirës, kur i zbriti ajeti i tretë i sures El-Maide. Për zbritjen e këtij ajeti u gëzuan të gjithë ashabët, përveç Ebu Bekrit, i cili qau, ngase ky ajet përmbante edhe lajmin për ndarjen e Pejgamberit a.s. nga kjo jetë.

2.Pas keqësimit edhe më shumë të shëndetit të Pejgamberit a.s., siç transmetohet nga Tirmidhiu, Pejgamberi a.s. e kishte porositur Aishen me këto fjalë: "Urdhërojini Ebu Bekrit t`u prijë njerëzve në namaz". Atë herë Aishja tha: "Nëse Ebu Bekri të zëvendëson në namaz, ai ka zë të dobët dhe ndikohet nga Kur'ani dhe njerëzit nuk do të dëgjojnë asgjë nga vaji i tij, prandaj urdhëroje Omerin t`u prijë njerëzve". Njësoj mendonte edhe Hafseja. Pejgamberi a.s. tha: "Me të vërtetë ju jeni njësoj si gratë në rastin e Jusufit a.s. dhe duke thënë prapë: I urdhëroni Ebu Bekrit që t`u prijë njerëzve"… (Tirmidhiu, hadithi është Hasenun Sahih)[4]. Pas këtij rasti Ebu Bekri u priu myslimanëve në namaz, ndërsa Pejgamberi a.s. i shikonte derisa faleshin në rreshta pas Ebu Bekrit, dhe buzëqeshte nga kënaqësia. Dijetarët islamë janë të mendimit se me këtë veprim (pra, me insistimin e Pejgamberit a.s. që Ebu Bekri të dilte imam i myslimanëve), Pejgamberi a.s. dëshironte të arrinte diçka. Transmetohet se Ebu Bekri në kohën sa ishte në jetë Pejgamberi a.s., tri herë u kishte prirë njerëzve në namaz.[5]

3. Përparësia tjetër e Ebu Bekrit tek Pejgamberi a.s. vërehet edhe në rastin e mbylljes së derës së mesxhidit, nëpër të cilën hyhet nga shtëpitë në xhami. Pejgamberi a.s. urdhëronte që të mbylleshin dyert nëpër të cilat hyhet në xhami, përveç asaj të shtëpisë së Ebu Bekrit, ngase Pejgamberi a.s. konsideronte se asnjë njeri nuk i kishte ofruar atij miqësi më të mirë sesa Ebu Bekri r.a.. Në një rast tjetër Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Nëse do të zgjidhja nga robërit e All-llahut ndonjë shok-ndihmës (i cili do të kishte pozitë të veçantë në fe), do ta pranoja Ebu Bekrin…"[6]





QËNDRIMI I VENDOSUR I EBU BEKRIT ME RASTIN E VDEKJES SË PEJGAMBERIT A.S.

Pas kalimit të Pejgamberit a.s. në Ahiret, bashkëshortja e tij, Aishja, nuk dinte ç' të bënte. Më vonë u ngrit dhe hyri në xhaminë e Pejgamberit a.s. dhe bërtiti me sa zë pati: "Vdiq Pejgamberi i Allahut"! Me këtë rast tërë xhamia u mbulua në vaj. Aliu r.a. nuk mundi të qëndronte në këmbë, Othman bin Afani u bë si fëmijë, e merrnin nga e majta në të djathtë dhe anasjelltas. Fatimja, bija e Pejgamberit a.s. thoshte: "O babai im, Iu përgjigje Zotit që të thirri! O babai im, në Xhenetin Firdeus e ke vendin…"!

Omeri r.a., kur kishte dëgjuar lajmin për vdekjen e Pejgamberit a.s., mori shpatën dhe u bërtiti njerëzve në xhami duke u thënë: "Kush thotë që Muhamedi a.s. ka vdekur, do t`ia pres kokën. Ai ka shkuar te Zoti i tij, siç shkoi më parë Musai a.s.,biri i Imranit, për tu takuar me Zotin e tij, kur pas dyzet ditësh u kthye pra Pejgamber tek populli i vet…"[7] Ndërsa shoku më i qëndrueshëm me rastin e vdekjes së Pejgamberit a.s. ishte ai që e deshi më së shumti Ebu Bekri. Ai hyri në dhomën e Pejgamberit a.s., e shploi dhe e vërtetoi se kishte ndërruar jetë Pejgamberi a.s., e mori në gjoksin e tij, e puthi në mes dy syve dhe tha: "Sa i bukur ishe i gjallë e sa i bukur je i vdekur, o i Dërguari i All-llahut!" Dhe thoshte: "O i Dërguar, o i Zgjedhur, o Shok, o i Dërguar i All-llahut!…

Pastaj Ebu Bekri u largua nga Pejgamberi a.s. dhe hyri në xhami, ku gjeti Omerin duke folur, dhe tha: "Hesht, o Omer!" Omeri nuk pushoi së foluri, ndërsa Ebu Bekri, me sa zë që pati, tha: "O ju njerëz, kush prej jush ka adhuruar Muhamedin a.s., le ta dijë se ai ka vdekur, e kush ka adhuruar All-llahun, le ta dijë se All-llahu është gjallë e nuk vdes". Pastaj lexoi ajetin Kur'anor: "Muhamedi nuk është tjetër veçse i dërguar. Edhe para tij pati të dërguar (që vdiqën ose u vranë).E nëse ai vdes ose mbytet, a do të ktheheshit ju prapa (nga feja ose lufta)? E kushdo që kthehet prapa, nuk i bën dëm All-llahut aspak, kurse All-llahu do t'i shpërblejë mirëbërsit".[8]

EBU BEKRI HALIF

Menjëherë pas vdekjes së Pejgamberit a.s. ashabët dhe myslimanët e tjerë filluan të mendonin për zgjedhjen e udhëheqësit të shtetit islam, që do ta zëvendësonte Pejgamberin a.s.. Ata për këtë filluan të mendojnë ende pa e përgatitur kufomën dhe pa e varrosur trupin e Pejgamberit a.s., në mënyrë që të mos lihej ndonjë vakum i qeverisjes së shtetit islam dhe mbrojtjes së shtetit islam. Ky veprim është një tregues i qartë për rëndësinë që kishte dhe ka sistemi i qeverisjes dhe i politikës në Islam.Tani do të prezentojmë historinë e zgjedhjes së Ebu Bekrit halif të parë të myslimanëve, të transmetuar nga Umer Ibn Hatabi. Transmetohet nga Ibn Abbasi, se Umeri r.a. ka thënë: "Kur vdiq i Dërguari i Allahut, ne u ndamë në disa grupe. Aliu dhe Zubejri në shtëpinë e Fatimes, ensarët u mblodhën në shtëpinë e familjes Sai'de, ndërsa ne emigrantët nga Meka u tubuam tek Ebu Bekri. Unë i thashë Ebu Bekrit: "Le të shkojmë te vëllezërit tanë ensarë dhe ta zgjidhim këtë problem". U nisëm, por rrugës takuam dy burra të mirë, të cilët na pyetën: "Për ku jeni nisur, o muhaxhirë?" Unë thashë: "Po shkojmë te vëllezërit tanë ensarë". Ata thanë: "Mos shkoni atje, po kthehuni nga keni ardhur".Unë thashë: "Betohem për Allahun se do të shkojmë", dhe ashtu bëmë. Kur arritëm atje, i gjetëm të mbledhur nën çatinë e familjes Sa'ide. Në qendër të tyre qëndronte një njeri i mbështjellë me rroba. "Kush është ky dhe çfarë ka?"-pyeta unë. "Ai është Sa'ad ibn Ubade dhe është i sëmurë"- thanë. Pasi u ulëm, u ngrit një njeri orator prej tyre dhe, pasi falënderoi e lavdëroi Allahun, tha: "Ne jemi ndihmësit e Allahut dhe ushtria e Islamit, kurse ju muhaxhirë nga ne, përse një grup prej jush kërkon të na largojë nga ajo që na përket".[9]

MUHAXHIRËT DHE ENSARËT DHANË BESËN(MUBAJEA) EBU BEKRIT

Kur ai mbaroi, unë dëshirova të thosha një fjalë të bukur përpara Ebu Bekrit, të cilën e kisha përgatitur që përpara, por Ebu Bekri më ndaloi. Unë nuk dëshirova ta zemëroja, prandaj heshta…Ai filloi të fliste: "Çdo gjë që thatë ju, e meritoni, por arabët nuk i kanë parë këto cilësi që i përmendët veçse tek këta pjesëtarë të kurejshëve (dhe bëri me dorë nga

muhaxhirët). Këta janë njerëzit më të mesëm, si në origjinë ashtu edhe në shtëpi, dhe unë po zgjedh për ju dy prej tyre, kurse ju merrni kë të dëshironi". Pastaj më ngriti mua dhe Ebu Ubejde ibn Xherrahun. Kjo ishte gjëja e vetme që nuk më pëlqeu nga fjalimin e tij. Betohem për Allahun se, në qoftë se mua do të më kërcënonin me vdekje, nuk do të pranoja kurrë të udhëhiqja një popull në mesin e të cilëve do të ishte Ebu Bekri…Njëri nga ensarët u ngrit e tha: "Unë jam ai që ju nevojitet. Unë e kam zgjidhjen e duhur për problemin tuaj. Unë them se ne duhet të zgjedhim një prijës nga ne dhe një prijës nga ju". Atëherë dhoma filloi të gumëzhinte nga zërat e lartë që shpërthyen pas asaj fjale. Unë u tremba se mos përçaheshim dhe i thashë Ebu Bekrit të zgjaste dorën, në mënyrë që t'i jepja besën. Pas meje dhanë besën muhaxhirët dhe pas muhaxhirëve ensarët". (Transmeton Ahmedi).[10] Zgjedhja e Ebu Bekrit u bë në ditën e hënë, më 12 të muajit rebiul evel të vitit 11 h. (6 qershor 632). Personat që nuk ishin të pranishëm në këtë betim, ishin: Abasi, Aliu, dhe Zubejr ibn Avvami, të cilët ishin të zënë me përgatitjen e xhenazes së të nderuarit-Pejgamberit a.s.. Por në ditën tjetër, më datë 13, u bashkuan që të gjithë njerëzit në Xhaminë e Pejgamberit a.s. dhe dhanë betimin për Ebu Bekrin.[11] Enes ibn Maliku transmeton detajet e betimit të dytë, që u bë një ditë më pas në Xhaminë e Pejgamberit a.s.. Ai citon: "Në ditën e martë, Umer ibn Hatabi hipi në minberin e Pejgamberit a.s., ndërsa Ebu Bekri qëndroi anash këtij minberi i heshtur. Pasi u mblodhën të gjithë njerëzit në xhami, Umeri u ngrit para tyre dhe u foli: "Sa e kam dëshiruar që të jetonte Pejgamberi a.s., të ishte i fundit që do të vdiste nga ne…Por, me vdekjen e tij, Allahu nuk e la Ymetin e tij të shuhet. Ai u la dritën, e cila është Syneti i Pejgamberit a.s.. Ebu Bekri ishte shoku më i ngushtë i Pejgamberit a.s., ishte i vetmi që e shoqëroi Pejgamberin a.s. në emigrimin e tij, duke qëndruar me të në shpellën "Thever"…Ju shumë mirë e dini se nuk ka më të mirë se ai ndër të gjithë myslimanët. Pra, ejani dhe jepini besën Ebu Bekrit si halif i besimtarëve. Pastaj Umeri i thotë Ebu Bekrit: "ngjitu në minber!". Ebu Bekri u ngjit dhe që aty filloi betimi i popullit ndaj Ebu Bekrit. Betimi vinte edhe nga muhaxhirët edhe nga ensarët.[12] Pas betimit, Ebu Bekri mbajti fjalimin e tij historik, ku, përveç falënderimit të Allahut xh.sh. dhe përshëndetjes së Pejgamberit a.s. , ndër të tjera, tha: "O njerëz , unë u zgjodha nga ju, por nuk jam më i mirë se ju. Nëse punoj mirë, atëherë më ndihmoni! Nëse punoj keq, atëherëë më drejtoni. Sinqeriteti është premtimi im që e bëj para Zotit për ju…Nëse një popull do të neglizhojë në luftën për hir të Zotit, Allahu do t'i poshtërojë ata. Nëse në një popull përhapet degjenerimi, Allahu do t'u hedhë atyre sëmundje dhe fatkeqësi".[13]

## EBU BEKRI I DHA FUND KRIZËS SË LARGIMIT NGA FEJA

Në betim fillimisht nuk morën pjesë Ali ibn Ebi Talibi dhe Zubejr ibn Avvami. Ebu Bekri menjëherëë dërgoi njerëz që t'i thërrisnin ata, të cilëve, sapo arritën, Ebu Bekri u tha: "A dëshironi të thyeni besën e myslimanëve"? Që të dy u përgjigjën: "Jo, mos ki merak, o halif i Pejgamberit a.s.". Pastaj u afruan dhe dhanë betimin e tyre. Në përfundim duhet të themi se, kushdo që trajton këtë temë pak sa më thellë, do të arrijë në konstatimin se Ebu Bekri r.a. ishte zgjedhur halif i myslimanëve me miratimin e të gjithë ashabëve, duke mos rënë ndesh me paralajmërimin e mëparshëm të Pejgamberit a.s. kur kishte thënë: "Allahu dhe besimtarët nuk lejojnë veçse Ebu Bekrin". Në bazë të kësaj thënieje profetike, nuk fshihet respekti dhe dëshira e Pejgamberit a.s. për Ebu Bekrin r.a., po kjo nuk do të thotë se Pejgamberi a.s. kishte ndërhyrë apo e kishte caktuar vetë Ebu Bekrin për halif të myslimanëve, sepse vetë në këtë thënie Pejgamberi a.s. kishte përmendur Allahun xh.sh. dhe besimtarët, të cilët do të gjykojnë dhe do të vendosin për halifin mysliman pas Muhamedit a.s.. Pra, Pejgamberi a.s. nuk e kishte caktuar as Ebu Bekrin, siç pretendojnë një pjesë e Ehli-Synetit, as Aliun siç pretendojnë shiitët. Është shumë e sigurt dhe e argumentuar se i Dërguari i Allahut nuk kishte zgjedhur njeri për të qenë zëvendës i tij në udhëheqjen e myslimanëve. Edhe Aliu r.a., në lidhje me zgjedhjen e Ebu Bekrit, në një rast para njerëzve kishte thënë: "O njerëz ! I dërguari i Allahut nuk ka thënë asgjë për çështjen e drejtimit të myslimanëve, por ne e pamë të arsyeshme se kjo gjë i përkiste Ebu Bekrit më përpara se kujtdo tjetër…".[14] Zgjedhja e Ebu Bekrit për halif të myslimanëve, ishte caktimi i Allahut xh.sh., dëshirë e Pejgamberit a.s. dhe vendim i mbështetur nga të gjithë ashabët e Muhamedit a.s. dhe nga të gjithë myslimanët, qofshin muhaxhirë a ensarë. Emërtimi i tij për halif, i gëzoi të gjithë, burra e gra, pleq, të rinj e fëmijë. E donin që të gjithë, meqë e njihnin si njeri të butë dhe shumë të sinqertë.

Kur Ebu Bekri mori halifatin, shumica e kabileve arabe ishin larguar nga Islami. Hapi i parë që ndërmori ai, ishte luftë për rikthimin e të gjithëve nën flamurin e Islamit dhe dhënia fund e krizës së largimit nga feja. Pastaj ushtria myslimane në kohën e tij çliroi Persinë, mposhti bizantinët dhe hapi tjetër ishte iniciativa për përmbledhjen e Kur'anit në një libër.

(1) Eshuara,38. ( 2)Amër Halid,Katërhalifët,f.31(3)Po aty.f.32. (4)Shakir,Mahmud,Tarihul Islami 3,1991m. 1411h. f. 45.(5)S`adi, Ibn, Tebekat, 3/180.(6)Hisham, Ibn, Sire 4/219; Buhariu,7/17;El-Musned,1/412.(7)Shakir, Mahmud, Tarikul Islami, f.46.( 8)Ali Imran, 144.(9)Ejub, Hasan , Katër halifët e drejtë, f. 29.(10)Po aty, f.30.(11)Thartori, Eduard, Islami në kohë trazirash, Prishtinë,2008.f.27.(12)El-bidaje, 5/248, Transmetuar nga Buhariu.(13)Po aty (transmetuar nga Buhariu).14. Ejub, Hasan, Katër halifët e drejtë, f.32.



Nexhat Ibrahimi

# Aktualiteti i personalitetit të Muhamedit a.s.

Të gjithë njerëzit në jetën dhe veprën e tyre ndjekin ndonjë shembull. I pari ndjek traditën familjare, i dyti ndjek traditën e mjedisit, kurse i treti orientohet tek politikanë a dijetarë të caktuar. Tek personat e rinj sidomos janë me rëndësi personalitetet e rëndësishme historike në fushën e politikës, kulturës, shkencës. Të rinjve këto personalitete u shërbejnë si modele që duhen pasuar, sepse personaliteti i tyre u jep motiv, elan dhe arsye që të qëndrojnë të papërkulshëm para furtunave të kohës; ata për të rinjtë shërbejnë si kriter për të bërë përzgjedhje të drejtpeshuar, të matur dhe largpamëse. Është vështirë të përcaktohet kriteri kyç i pranuar për të gjithë, për vlerësimin e kontributit të ndonjë personalitetit botëror. Shumë prej tyre kanë dhënë kontribute të shumta dhe njerëzinë e kanë futur në borxh. Në tërë këtë numër njerëzish meritorë: kryetarësh, ushtarakësh, shkencëtarësh e të tjerë, shkencëtarët myslimanë, po edhe ata jomyslimanë objektivë, pohuan se Muhamedi a.s. është personaliteti ideal, personaliteti numër një i tërë historisë njerëzore. Ai me veten dhe misionin e tij, me përmbajtjen dhe kompleksitetin e mesazhit të tij, më shumë se kushdo tjetër ndikoi në rrjedhat fetare, politike, historike, kulturore etj. në histori. Edhe J. W. von Goethe, edhe G. B. Shaw, edhe Michael M. Hart shprehin konsideratat më të larta për Muhamedin a.s..

**ALLAHU I MADHËRISHËM THOTË: “JU E KISHIT SHEMBULLIN MË TË LARTË NË TË DËRGUARIN E ALLAHUT...”**
**EL-AHZAB, 21**

## MUHAMMEDI A.S. SHEMBULL IDEAL – PËRSE?

Edhe pse studimet multidisiplinare historike, psikologjike dhe sociologjike të evroperëndimorëve tentojnë t’i zbulojnë fijet lidhëse të njerëzve të suksesshëm përgjatë historisë, sikurse janë potenciali intelektual, prejardhja, arsimimi, mjedisi e të ngjashme, bëhet e qartë se, pavarësisht nga roli që mund të kenë, këta faktorë nuk janë pikat më të rëndësishme për të cilat ata synojnë e hulumtojnë. Pas analizave të thella dhe të përimta, studimet e tyre përfunduan se të gjitha per-

sonalitetet karakteristikë të përbashkët kishin shembullin, prototipin, yrnekun. Prandaj, shembulli ndikon drejtpërdrejt në shumë orientime në të ardhshmen të individëve, grupeve dhe bashkësive. Para vetes kemi një bollëk besimesh, kulturash, traditash me vlera morale dhe historike të llojllojshme. Kur kemi përpara tërë këtë pasuri, gjithë këtë shkëlqim rrobash e veglash që na rrethojnë, gjithë këtë luks banimi e mjetesh udhëtimi, - përse të vendosim për Muhamedin a.s., që ta kemi mësues për jetën tonë? Përse njerëzit në këtë kohë, që e quajnë moderne dhe bashkëkohore, duhet ta marrin si shembull jetën e Muhamedit a.s., siç e thonë disa me përbuzje, shembullin e një njeriu nga shkretëtira nga shekujt VI-VII, kur në anën tjetër kemi aq njerëz të mëdhenj, aq njerëz me vlera moderne dhe aq vlera tekniko-teknologjike të shekujve XIX, XX e XXI? Ka shumë arsye që i kanë shtyrë njerëzit për se do të pasonin fjalët, jetën dhe veprën e Muhamedit a.s., por të gjithë pajtohen se vlerat njerëzore, po edhe pejgamberike të Muhamedit a.s., janë të padiskutueshme, të pamohueshme dhe universale. Me gjithëse është e pamundur të numërohen arsyet, me këtë rast do të theksojmë vetëm disa prej segmenteve:

- Traditën e përbuzjes së fëmijëve femra, deri në vrasje, Muhamedi a.s. e zëvendësoi me respektin maksimal të femrës. Femrën, nga groposja/varrosja për së gjalli, e bëri njeriun më të vlefshëm në shoqëri.
- Punëtorin, nga statusi i skllavit, e ngriti në një njeri kreativ, të lirë dhe human. Rasti i Bilallit, Selmanit e të tjerëve na flet mjaft.
- Dijen dhe dijetarin i ngriti në piedestalin më të lartë. Dija nuk ishte privilegj i mekasit, as i medinasit, po i të gjithëve. Edhe meshkujt edhe femrat duhet të mësojnë për të mësuar fenë e Zotit.
- Virtytet me të cilat u dhurua Muhammedi a.s. nga Krijuesi i tij, iu përcollën njerëzisë. Ato nuk mbetën në personalitetin e tij, as në familjen e tij, siç ndodh kur një virtyt i familjes mbretërore mbetet dhe ruhet me xhelozinë më të madhe brenda familjes mbretërore, veçse - me mënyrat më të mençura - ato u mbëltuan në popullin e tij pa dallim fisi, gjuhe ose hapësire gjeografike. Ato virtyte, si udhëzuese për jetën individuale dhe kolektive, i mori tërë bashkësia, i bëri detyrim fetar dhe program jetësor.

## Ç'KISHTE NDIKUAR NË FORMIMIN E PERSONALITETIT TË MUHAMEDIT A.S.

Në formimin dhe zhvillimin e personalitetit të Muhamedit a.s. vërejmë se kishin ndikuar një varg faktorësh: Ai pati një fëmijëri të rëndë dhe me çaste të vështira. U lind pa baba dhe shumë shpejt mbeti edhe pa nënë. Zakonisht për fëmijët e tillë themi se kanë mangësi, sepse në sfera të personalitetit të tyre mungon elementi kyç, ai i prindit: përkëdhelja, ngrohtësia, kujdesi, udhëzimi.



Gjithashtu, transferimi i fëmijës nga shtëpia (e gjyshit Abdulmuttalib) në shtëpi (tek axha Ebu Talib), pastaj puna e rëndë për ta mbajtur veten dhe për të ndihmuar axhën e tij, do të linin vragë në shpirtin e njomë të fëmijës. Por, kjo sërish, jo vetëm që nuk ndikoi negativisht, po përkundrazi. Situatat e vështira të jetës Muhamedin e vogël, ende të njomë, e kalitën në Muhamedin a.s. të madh, të denjë për misionin më serioz që do të ketë ndodhur në tërë historinë njerëzore. Mungesa e ndjenjës prindërore ndaj tij, nuk bëri që ai të mbillte vrazhdësi dhe rebelim në karakterin e tij, veçse, sipas dëshmisë së më të afërmve të tij, tregohet se ai posedonte ndjenja atërore të papërshkrueshme: butësia, dhembshuria, kujdesi qenë udhëzime për të gjithë dhe jo vetëm për familjen e tij. Ai ngrihej në këmbë edhe për fëmijët e tij, edhe për Zejdin, për të cilin kujdesej, edhe për shumë të tjerë. Së pari vepronte e pastaj edhe fliste. Kjo sjellje e tij bëri që të gjithë ta pasonin dhe të silleshin sipas udhëzimeve të tij.

## SI I TEJKALOI SFIDAT JETËSORE MUHAMMEDI A.S.?

Jeta e tij në marrëdhënie të ngushta, por edhe më gjerë, ndikoi që Muhamedi a.s. të bëhej ndikues edhe tek jomyslimanët, në çdo kohë dhe në çdo hapësirë. Jeta e tij, që nga fëmijëria e hershme e deri në vdekje,

është shembull se si duhet jetuar jeta edhe në kushte të lehta edhe në të vështira, edhe para hallalleve e harameve, pa harruar kuptimin e jetës. Pikërisht, mënyra e kapërcimit të problemeve, mënyra e zgjidhjes së problemeve në ecje e sipër nga ana e Pejgamberit Muhamed a.s. , njerëzve u bëri përshtypje më shumë se vetë problemet dhe shabllonet e deriatëhershme për dalje nga vështirësitë. Në marrëdhëniet e tij si bashkëshort, ishte i jashtëzakonshëm, në ngrohtësinë prindërore ishte i pakrahasueshëm, edhe pse këto virtyte nuk pati rast t'i shihte tek prindërit e tij. Pikërisht mungesa e këtyre virtyteve, në mileniumin e tretë na bën të vrazhdë, egoistë dhe pa ndjenja altruiste. Madje edhe ndaj më të afërmve tregohemi egoistë e koprracë. Vuajtjet e tij në Mekën e ndershme, në qytetin e ndritur të Medinës, ai i shndërroi në butësi e mëshirë, falje e solidaritet. Në Medinë ai u bë kryetar, komandant dhe mësues suprem, kishte çdo mundësi, por ai e tregoi madhështinë që i kishte mbëltuar Allahu në zemrën e tij, - moralin e pashembullt, maturinë apogjetike, urtësinë kulmore. Ndaj së ligës reagonte me durim, ndaj së mirës me mirënjohje e falënderim ndaj Krijuesit. Ky është Muhamedi a.s. Pejgamber, kryetar, bashkëshort, prind, fqinj, mik. Me të gjithë human në gjërat njerëzore dhe rigorozisht parimor në gjërat pejgamberike.

## MUHAMMEDI A.S. SHEMBULL I PËRKUSHTIMIT DHE NËNSHTRIMIT NDAJ ALLAHUT XH. SH.

Për arsye se jeta gërshetohet ndërmjet teorikes dhe praktikes, personaliteti i Muhamedit a.s. do të bëhet vravashkë për tërë njerëzinë dhe secili njeri tek ai do të gjejë atë që kërkon. Shembulli i tij nuk linte hamendje për të ndjekur ose jo rrugën që predikonte ai. Në raport me Krijuesin, shembulli i Pejgamberit a.s. dëshmon përkushtimin dhe nënshtrimin ndaj Allahut të Madhërishëm. Ibadeti netve të vona, ishte koha / mënyra më e mirë për komunikim me Krijuesin dhe koha për shfaqjen e mirënjohjes për gjithë të mirat që posedojmë, për begatitë që kemi në vete dhe rreth nesh. Mirëpo sjellja e Muhamedit a.s. ishte mbresëlënëse edhe për ata që nuk mendonin si ai. Herë-herë ai përfitonte zemrat e tyre, sepse në vend të ndëshkimit ndaj armikut, ai i falte ata; në vend të dëbimit, ai i afronte; në vend të skllavërimit, ai i lironte; në vend të izolimit, ai i mësonte të shoqëroheshin; në vend të varfërimit, ai i pasuronte; në vend të hakmarrjes, ai i falte dhe i mësonte të falnin...; edhe atëherë kur ai ndodhej në çastet më të rënda, edhe atëherë kur rrezikuan jetën e tij, - ai lutej për ta: "O Allahu im, udhëzoje popullin tim, sepse ata nuk dinë." Kjo është e vërteta për të, kjo është brendia e tij, ky është thesari nga i cili rrezaton bardhësi, mëshirë, dhembshuri, butësi, po dhe këmbëngulësi në rrugën e së vërtetës. Analiza objektive dhe gjithëpërfshirëse e personalitetit të Muhamedit a.s. çon në përfundimin se jeta e Muhamedit a.s. është pikërisht shembulli ideal për të gjithë njerëzit, në të gjitha kohët, për të gjitha hapësirat. Ky stil jete, të menduari dhe të vepruari e bën atë njeriun dinjitoz, krenar, të fuqishëm dhe të pathyeshëm.



Dr. Abdulhakim Yuce

# Një ditë nga jeta e të Dërguarit a.s.

Të përshkruash vetëm 24 orë, d.m.th. një ditë nga jeta e ndonjë individi, nuk do të mjaftonte plotësisht që vetëm nëpërmjet kësaj ta njohim atë individ, kjo sepse pothuaj asnjë ditë nuk përjetohet e njëjtë sikur dita tjetër. Kjo detyrë, pra përshkrimi i një dite të vetme, peshon edhe më shumë kur kemi të bëjmë me një individ të veçantë, siç është në të vërtetë i Dërguari ynë, Muhamedi a.s. Pavarësisht nga vështirësia e kësaj detyre, jam përpjekur të përshkruaj një ditë të tijën, duke e ndarë atë në periudha të caktuara, duke vënë theksin kryesor mbi faktin se çfarë ishte kryer gjatë atyre periudhave, madje edhe nëse ndodhia nuk ka ndodhur në të njëjtën ditë, gjithnjë duke u bazuar në burimet autentike.Duke u nisur nga ajo se në kohën e të Dërguarit ditët më së shumti përqendroheshin rreth xhamisë dhe namazeve, atë, pra ditën e kam ndarë sipas periudhës së pesë namazeve ditore. Meqë orët e vona të natës kishin një domethënie të veçantë për të Dërguarin a.s.. dhe ata që e pasonin atë, edhe këto orë i kam vënë si periudha të veçanta të ditës.

MËNGJESI

Dita në këtë planet, si zakonisht, fillon në mëngjes, para agimit. Nga shfaqja e muzgut e deri sa të gdhijë, të gjitha qeniet rrinë të mbledhura në një hallkë, derisa të lind dielli, duke bërë dhikër me gjuhët e tyre unike ndaj Krijuesit të gjithçkaje. Njeriu, gjithashtu, me plot vetëdije merr pjesë në këtë dhikër dhe e fillon ditën e tij me format e ndryshme të dhikrit dhe aktiviteteve, e nga gjithë kjo veçohet namazi. Muhamedi a.s. gjithashtu ditën e tij e fillonte me namaz. Por, pasi Abdullah ibn Ummi Mektumi, njëri nga ashabët, e thërriste ezanin e sabahut, i Dërguari ynë a.s. e falte synetin e namazit të sabahut në dhomën e tij, dhe pastaj dilte në xhami, që t'i printe xhematit në faljen e farzit të sabahut. Me përjashtim të atyre ditëve që vërtet kishin arsye për të mos dalë, të gjithë myslimanët në Medinë përpiqeshin të falin çdo farz bashkë me Muhamedin s.a.v.s.. Për çdo mëngjes, pas namazit, i Dërguari a.s.. së pari lexonte tesbihe dhe pjesë nga Kur'ani, derisa dielli nuk kalonte nga pozita e caktuar, dhe fill pas kësaj kthehej nga ashabët dhe bisedonte me ta. Nëse nuk kishte punë të shkonte diku pas namazit, atëherë i Dërguari a.s. kthehej në shtëpi dhe pyeste se a kishte ushqim. Nëse kishte - hante, e nëse jo, atëherë thoshte: "Atëherë do të agjëroj!" dhe agjëronte atë ditë. Kur kishte ushqim, rëndom kishte qumësht, hurma, bukë elbi etj.. Hante çfarëdo që të ndodhej në shtëpi, dhe nuk e zgjidhte ushqimin. Në dallim nga koha e sotme, ushqimi i të Dërguarit a.s.. nuk ishte në qendër të vëmendjes së tij jetësore, orari i ushqimit nuk organizohej sipas kohës së drekës apo darkës, me një fjalë nuk harxhohej shumë kohë për ushqimin, dhe fare nuk e kishte problem edhe nëse nuk kishte ushqim, dhe as që organizoheshin darka të veçanta. Ky pushim i shkurtër i paradrekes njihet në literaturën islame dhe me fjalë të tjera, mund ta quajmë, gjumi i paradrekes apo gjumi i drekës.

DREKA

Dreka është koha kur dita arrin plotninë e saj dhe avash-avash fillon të ikë... koha kur obligimet ditore janë plotësuar deri në një masë të caktuar dhe shfaqet nevoja për ta ndërprerë aktivitetin dhe për të pushuar pak, madje edhe shpirtit i nevojitet pushim nga mundimi dhe lodhja që shkakton kalueshmëria e kësaj bote dhe puna e mundimshme. Ngrënia e vetëm dy vakteve ushqim në kohën e sotme, është synet i cili jo vetëm duhet të rekomandohet, por edhe të praktikohet, ngase një veprim i tillë kursen kohën dhe paratë, por besa edhe vetë shëndetin. Nga kjo kuptohet që bëjnë përjashtim të sëmurët me diabet dhe me probleme të tjera. Ndonjëherë Muhamedi a.s. i vizitonte as-habët, i kryente obligimet ditore, u përkushtohej problemeve të shoqërisë si prijës që ishte, u diktonte shkruesve të tij ajetet e shpallura, i lajmëronte njerëzit për urdhrat urgjente dhe priste mysafirë. P.sh., në vitin 8 pas Hixhretit i vinin në vizita mjaft ambasadorë. Një pjesë të ditës e kalonte në takimet me ta, u përgjigjej pyetjeve e kërkesave të tyre dhe i përcillte mysafirët.

PASDITA

Pasdita është koha kur orari ditor i afrohet fundit dhe kur tashmë mblidhen frytet e shëndetit, paqes dhe mirësisë, që janë kryer gjatë tërë ditës. Sipas mësimeve të Kur'anit fisnik, i Dërguari a.s.. i kushtonte një vëmendje të veçantë faljes së këtij namazi (iqindisë) dhe ishte Bilalli r.a. ai që, me zërin e tij të ëmbël, thërriste bashkësinë myslimane për faljen e këtij namazi. Meqë ikindija është koha e namazit kur ndërrohen engjëjt roja të ditës me ata të natës, të cilët i mbrojnë besimtarët, prandaj dhikri pas këtij namazi është më i gjatë. Kjo transmetohet edhe në një hadith: "Një grup engjëjsh janë me ne gjatë ditës, kurse grupi tjetër gjatë natës. Ata mblidhen në kohën e



sabahut dhe të iqindisë që të ndërrojnë rojat. Edhe pse Krijuesi ynë më së miri e di gjendjen e robërve të Tij, Ai i pyet engjëjt: "Si i latë robërit e Mi?"; Ata i përgjigjen: "I lamë duke u lutur dhe ishim pranë tyre gjersa ishin në lutje". Muhamedi a.s.. kishte një shprehi së cilës i përmbahej gjithnjë: Pas iqindisë i vizitonte gratë e tij për t'i pyetur se si janë dhe a u nevojitej diçka, kurse ato e gostitnin me ç'u qëllonte pranë.

## MBRËMJA

Mbrëmja na e kujton se njësoj sikurse shumë krijesa vdesin në fund të verës, ashtu edhe njeriu do të vdes një ditë dhe se bota do të shkatërrohet në fillim të Ditës së Gjykimit. Në ato momente shpirti i njeriut dëshiron të qëndrojë në prani të Atij Që i realizon tërë këto, dhe të thotë: "Allahu është më i Madhi!", duke lënë gjithçka tjetër që është kalimtare mënjanë, dhe, për të madhëruar edhe një herë Madhërinë e Tij. Pas vdekjes së të Dërguarit a.s., këto aktivitete i vazhduan gratë e tij, duke e hapur atë për një masë të gjerë njerëzish. Natyrisht, nuk bisedohej vetëm për dijen, por njëkohësisht kultivohej edhe lidhja në mes anëtarëve të familjes që vinin nga mjedise, kultura dhe karaktere të ndryshme, veçse që të gjithë aspironin që të Dërguarit a.s. t'ia lehtësonin barrën e ëmbël profetike, prandaj dhe kohë pas kohe bënin edhe shaka... Thënë shkurt, kështu, në këtë mënyrë, krijohej një atmosferë e duhur për një familje të lumtur.

## NATA

Në kohën e namazit të jacisë, gjithçka është e mbuluar nga errësira, ajo çka shihej gjatë ditës, thuajse më nuk ekzistonte... Ngjashëm sikur njeriu që vdes, shpërngulet për në Ahiret dhe harrohet tërë ajo që ka poseduar, po kështu na shfaqet fundi i plotë i jetës së kësaj bote e cila nuk është asgjë tjetër përveçse një sprovë, edhe para gjumit, fal namaz, me qëllim që ta përfundojë këtë ditë me të mirë. Kuptohet që mund të gjejmë edhe të tjera rekomandime dhe praktika në lidhje me këtë temë, siç është ajo p.sh. që e transmeton Imam Aliu r.a.: "I Dërguari a.s.. më rekomandoi mua dhe Fatimesë: "Kur të bini në shtrat, lexojeni nga 33 herë Allahu Ekber; Subhanallah dhe Elhamdulilah"! Kur Imam Aliu r.a. tha se kurrë në jetë nuk kishte pushuar së vepruari këtë që e porositi i Dërguari a.s.., dikush e pyeti: "Madje as edhe në natën e Siffinit?"; Imam Aliu r.a. iu përgjigj: "Po, atë natë madje..."Jeta e përditshme e të Dërguarit tonë, Muhamedit a.s.., mund të analizohet nga këndvështrime të ndryshme, mirëpo, ngado që t'i qasemi, kemi për të gjetur vepra, tradita dhe fjalë të cilat e udhëzojnë tërë njerëzimin.

*Nga boshnjakishtja: Ahmed R. Ramadani. Burimi, www.nahla.ba*

Bejtullah Gashi

# Personaliteti i Muhamedit a.s.

Muhamedi a.s. lindi në Mekë, më 20 prill 570, më 12 Rebiul-Evel.

Arabët atë vit e quajnë Viti i Elefantit, sepse në atë vit Ebreheja nga Abisinia ( Etiopia ) e kishte sulmuar Mekën dhe kishte dashur të rrënonte Qabenë. Babai i tij Muhamedit quhej Abdullah, kurse nëna e tij quhej Emine. Nuk kishte vëlla e as motër. Babai i tij kishte vdekur pak muaj para se të lindte Muhamedi a.s., ndërsa në përkujdesje e kishte marrë gjyshi i tij, Abdul-Mutalibi, e pas vdekjes së tij, xhaxhai i tij, Ebu Talibi. Kur pati mbushur 25 vjeç, u martua me pronaren e tij, Hatixhen, e cila ishte 15 vjet më e madhe se ai. Në moshën 40 vjeç, i erdhi Shpallja, e cila zgjati 13 vjet në Mekë dhe 10 në Medinë. Muhamedi a.s. pati 7 fëmijë, 3 djem e 4 vajza. Vdiq në Medinë, ditën e hënë, më 8 qershor 632, në moshën 63 vjeç dhe pas vetes la dy gjëra të çmueshme: Kur'anin dhe Synetin ( Traditën ) e tij. Dashuria ndaj Allahut xh.sh. ka shenja, e më e madhja është pasimi i rrugës së Muhamedit a.s. dhe respekti ndaj tij. Personaliteti i Muhamedit a.s. dhe shëmbëlltyra e tij janë dhe do të mbeten gjithmonë të pashlyera në faqet e historisë njerëzore. Allahu i Madhëruar në Kur'anin e Tij famëlartë thotë : " Thuaj: Nëse E doni Allahun, atëherë ejani pas meje, që Allahu t'ju dojë, t'jua falë mëkatet tuaja, se Allahu është që fal shumë, mëshiron shumë ".[1]

" Nuk ka besuar askush përderisa mos të jem unë më i dashur tek ai sesa fëmiu i tij, prindi i tij dhe tërë njerëzit në përgjithësi ".(Muhamedi a.s)

Ndër shenjat e dashurisë ndaj Allahut xh.sh. është edhe mëshira në mes besimtarëve, por edhe që të duam atë që do Zoti, dhe të urrejmë atë që urren Zoti.

Zoti xh.sh. i do veprat e mira, e i urren të këqijat, prandaj ne duhet të jemi ashtu.

Pas dashurisë ndaj Allahut xh.sh.,duhet ta duam Muhamedin a.s. më shumë se vetveten, pasurinë dhe fëmijët tanë. Muhamedi a.s. në një hadith të tij thotë:

" Nuk ka besuar askush përderisa të mos jem unë më i dashur për të sesa fëmija i tij, prindi i tij dhe tërë njerëzit në përgjithësi ". Nga ky hadith kuptojmë se ne besimtarët myslimanë, Ymeti i Muhamedit a.s. duhet ta duam të Dërguarin tonë, ta respektojmë atë, sepse edhe shokët e tij kishin vepruar ashtu. Umeri r.a. ka thënë: " Ti je më i dashur tek unë se kushdo tjetër, o i Dërguar, sa kohë që je më i dashur edhe sesa vetvetja ime ".

Me dashurinë ndaj të Dërguarit a.s. kuptojmë të pasuarit e Synetit të tij, qoftë me fjalë ose vepër, dhe t'i jepet përparësi para çdo fjale, pa marrë parasysh se prej kujt është. Muhamedi a.s. edhe sot e kësaj dite radhitet ndër njerëzit më me famë në faqen e dheut. Allahu i Madhëruar na ka bërë me dije që atë që na ka urdhëruar i Dërguari, ta marrim, të veprojmë me të. Allahu i Madhëruar në Kur'an thotë :

" …Çka t'ju japë Pejgamberi, atë të merrni, e çka t'ju ndalojë, përmbajuni asaj dhe kini frikë Allahun, se Allahu është ndëshkues i ashpër ".[2] Ndërsa në një ajet tjetër thotë:

" Kush i bindet Pejgamberit, ai i është bindur Allahut, e kush e refuzon, Ne nuk të dërguam rojë kundër tyre ".[3] Pejgamberi a.s. i porosiste gjithmonë shokët e tij, por dhe Ymetin e tij, që ta pasojnë rrugën e tij. Ai thoshte: "Kujdes, pasoni Synetin tim dhe të shokëve të mi pas meje, kapuni për të me dhëmballë ".

Me shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s. dhe me personalitetin e tij, Allahu i Madhëruar ka plotësuar këtë fe deri në kataklizmin e botës dhe është e pandryshuar.

Thotë i Madhi Zot xh.sh. në Kur'an : " …Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fe… ".[4]

Përkujtimi i ditëlindjes së Muhamedit a.s. luan një rol mjaft të madh, sepse në këto çaste tregohet për biografinë e qenies më të mirë të dashur tek Zoti xh.sh., veçse Muhamedi a.s. nuk duhet të përmendet vetëm në këtë datë por gjatë tërë jetës, p.sh. me rastin e ezanit dhe ikametit, me rastin e hutbes, pas abdesit, nëpër namaze, në rrugë, në shtëpi, në vendin e punës, pra myslimani është i lidhur për të ditën e natën.

Pejgamberi a.s. në një rast ka thënë: "A e dini kush është koprrac"? Të pranishmit thanë: " Zoti dhe i Dërguari i Tij e dinë më së miri". I Dërguari tha : " Ai person që, kur përmendet emri im në praninë e tij, nuk më dërgon përshëndetje mua".

Sot kemi mjaft literaturë edhe në gjuhën shqipe, prandaj në datën e lindjes së Muhamedit a.s. duhet të përpiqemi të lexojmë sa më shumë për jetën e tij.

Meqë pjesa më e madhe e të rinjve tanë, po edhe e popullatës, e kalojnë kohën duke ndjekur seriale të ndryshme, të cilat janë të dëmshme për familjet tona dhe pothuajse në tërësi ua dinë emrat e aktorëve, sportistëve, dhe biografitë e tyre, është e habitshme të mos lexojnë e të mos mësojnë për jetën e më të dashurit të Allahut xh.sh., Muhamedit a.s., për të cilin Allahu i Madhëruar thotë :

"Vërtet, ti ( o Muhamed ) je në një shkallë të lartë të moralit ".[5]

Po ashtu Zoti xh.sh. thotë : "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat ".[6]

Muhamedi a.s. ishte i mrekullueshëm, kishte cilësi, veti dhe mrekulli të veçanta, të cilat nuk i kishte pasur ndonjë njeri më përpara. Ndër mrekullitë më me vlerë të të Dërguarit a.s., po sjellim në vazhdim vetëm disa:

1. Kur'ani – Si libër i Shenjtë, Shpallje hyjnore, ishte, është dhe do të mbetet si mrekullia më e madhe për mbarë njerëzimin deri në shkatërrimin e kësaj bote.

Prandaj Muhamedi a.s. ishte i graduar me këtë mrekulli.

2. Muhamedi a.s. ishte vula e të gjithë pejgamberëve, prandaj Allahu xh.sh. bëri që në mes dy shpatullave të kishte një vulë.

3. Muhamedi a.s. ishte plotësues i moralit, sepse edhe vetë e ka thënë këtë : "Jam dërguar për përsosjen e virtyteve të moralit ".

4. Një re ecte mbi trupin e tij, për ta freskuar në raste të vapës së madhe.

6. Nga gishtat e tij buronte ujë, prej të cilit pinin shokët e tij.

7. Me rastin e hapjes së Hendekut, shumë njerëz hëngrën ushqim prej një ene të vogël dhe ajo nuk u zbraz, përkundrazi, ai ushqim teproi, sepse atë e kishte shpërndarë Muhamedi a.s..

8. Menjëherë, si mbolli fidanin e hurmës, ajo prodhoi frutat.

9. Ndarja e Hënës në dysh, d.m.th. gjysma e Hënës në njërën anë dhe gjysma tjetër në anën tjetër.

10. Israja dhe Mi'raxhi.

"VËRTET, TI (O MUHAMED) JE NË NJË SHKALLË TË LARTË TË MORALIT"
KALEM: 4

Disa nga vetitë e Muhamedit a.s.:

1. Ishte me trup mesatar.

2. Fytyrën e kishe të bardhë, sytë ngjyrë gështenje, flokët të zez, mbante mjekër.

3. Ishte i pastër dhe gjithnjë me abdes, dhe thoshte : "Pastërtia është pjesë e besimit ".

4. Ishte i matur, i sjellshëm me njerëzit.

5. Ishte i vendosur dhe i drejtë, mendimet i kishte të qarta.

6. U përgjigjej shpejt pyetjeve të rëndomta fetare, ndërsa për ato të ndërlikuarat priste shpalljen.

7. Ishte organizator i fortë, pajtoi familjet në Medinë, bashkoi fiset arabe etj..

8. Ishte njeri i urtë dhe i dashur. Thotë Allahu xh.sh. në Kur'an : "Juve ju erdhi i Dërguari nga mesi juaj, atij i vjen rëndë për vuajtjet tuaja, sepse është lakmues i rrugës së drejtë për ju, është i ndjeshëm dhe i mëshirshëm për besimtarët ".[7]

(1) Ali Imran : 31 (2) Hashr : 7 . (3) Nisa : 80 .( 4)Maide : 3. ( 5)Kalem : 4 (6)Enbija : 107 ) .(7)Et- Teube : 128 ) .

Bahri Curri

# Dashuria ndaj Pejgamberit a.s.

Tema ka të bëjë me njërin prej dy themeleve të besimit islam, gjegjësisht me njërin themel të dëshmisë islame – shehadetit: besimin në të Dërguarin e Allahut dhe dashurinë ndaj tij. Shumë njerëz deklarojnë se e besojnë dhe e duan këtë të Dërguar, por shpesh ndodh që praktika e tyre e përditshme të mos përputhet me atë që deklarojnë. Këtë na e dëshmon edhe rasti i njeriut me Ibrahim Ed'hemin, kur një nga banorët e Basrës takoi Ibrahim Ed'hemin dhe i tha duke iu ankuar: Allahu xh.sh. në Kur'an thotë: "Më thirrni Mua (kërkoni prej Meje), Unë ju përgjigjem." (Gafir, 60).

E ç'ndodh me ne, i lutemi Allahut, por duaja s'na pranohet; kërkojmë nga Allahu xhel-le shanuhu, kurse përgjigje s'marrim dot. Vallë pse kështu?!- Për shkak se zemrat tuaja janë të vdekura, - u përgjigj Ibrahimi.- E kush i ka vdekur ato? – pyeti ai.- Dhjetë cilësi – u përgjigj Ibrahim Ed'hemi.- Cilat janë ato? – pyeti përsëri ai. Ibrahim Ed'hemi iu përgjigj duke i thënë se ato dhjetë cilësi janë:

1. E dini se Allahu xhel-le shanuhu është Një dhe Atë E njihni, por obligimet ndaj Tij nuk jeni duke i kryer dhe nuk jeni duke E adhuruar;
2. E lexoni Kur'anin , por s'jeni duke vepruar sipas tij, dhe as që doni të kuptoni nga ai (Kur'ani);
3. Thoni se e doni të Dërguarin e Allahut, por në bazë të Syneteve të tij s'jeni duke vepruar;
4. Thoni se shejtani është armiku juaj i madh dhe se e mallkoni atë, kurse ju përsëri jeni duke e mbajtur dhe e dëgjoni me plot bindje;
5. Thoni se i frikësoheni vdekjes dhe se ajo është e vërtetë e pamohueshme, por për këtë s'keni përgatitur asgjë;
6. Thoni se i frikësoheni zjarrit të Xhehenemit, ndërsa trupin tuaj e keni lodhur me punë që çojnë në zjarr;
7. Thoni se e doni Xhenetin, kurse për këtë s'jeni të përgatitur, sepse dëfrimet i keni shijuar në këtë botë dhe nuk keni bërë vepra që ju dërgojnë në atë (Xhenet);
8. Kur zgjoheni nga gjumi, të metat tuaja i hidhni pas kurrizit (e harroni veten tuaj), kurse të metat dhe veprat e turpshme të njerëzimit i zbuloni dhe i përgojoni. Nuk i shikoni punët tuaja, por i shikoni punët e të tjerëve;
9. I shfrytëzoni begatitë (nimetet) e Allahut dhe nuk E falënderoni Atë;
10. Shpesh i përcillni të vdekurit për në varreza, por nuk po mësoni prej kësaj. Andaj, s'do t'ju përgjigjet duaja! Allahu i Madhërishëm i dha njerëzimit dy libra të mëdhenj. Në njërin tregon fuqinë dhe madhështinë e Tij, kurse në tjetrin tregon dëshirën dhe vullnetin e Tij. Libri i parë është Tërë Gjithësia, në të cilën na tregon për fuqinë e Tij, se Ai është Krijuesi, Mirëmbajtësi dhe Sunduesi i tërë kësaj kreature, gjë që edhe vetë natyra me ligjet e saj dhe me dukuritë që mbretërojnë në të, na e dëshmon. Këtë libër e shpjegojnë shkencëtarët e profileve të ndryshme, si fizikanët, matematikanët, kimistët etj.. Madje edhe zbulimet e ndryshme shkencore vetëmsa vërtetojnë dhe fuqizojnë këtë fakt. Ndërsa libri i dytë është Shpallja Hyjnore, gjegjësisht Kur'ani, në të cilin Ai tregon dëshirën dhe vullnetin e Tij.."

## ARDHJA E TIJ ISHTE EDHE SI PËRGJIGJE E DUASË SË IBRAHIMIT A.S.

Madje edhe ashabët që pasonin rrugën e tij, quheshin Kur'anë të gjallë për shkallën e lartë të përputhjes së jetës së tyre me këtë Kur'an dhe me jetën e Pejgamberit a.s.. Kjo është një prej arsyeve të fuqishme dhe motivimeve të larta, se ne duhet ta duam domosdoshmërish shumë këtë Pejgamber. Po ashtu edhe për faktin se Allahu thotë në Kur'an: "Kush i bindet Pejgamberit, ai I është bindur Allahut." (Nisaë, 80).Ardhja e Muhamedit a.s. si pejgamber ishte përmbushje e tri paralajmërimeve të mëhershme. Ardhja e tij ishte edhe si përgjigje e duasë së Ibrahimit a.s., atëherëë kur gjatë rindërtimit të Qabesë, ai, siç e përshkruan Kur'ani famëlartë, tha: "Zoti ynë, dërgo tek ata, nga gjiri i tyre, të Dërguar i cili t'u lexojë atyre ajetet e Tua, t'u mësojë atyre librin dhe urtësinë, e t'i pastrojë (prej ndytësisë së idhujtarisë) ata. S'ka dyshim se Ti je ngadhënjyesi, i dijshmi.." (Bekare, 129).Ardhja e tij ishte edhe si vërtetim i paralajmërimit të Isait a.s., i cili dha myzhde se do vinte një Pejgamber pas tij, me emrin Ahmed, gjegjësisht Muhamed. Kur'ani na rrëfen:"Dhe, kur Isai, biri i Merjemes, tha: "O Beni-Israilë, unë jam i dërguar i Allahut tek ju, jam vërtetues i Tevratit që ishte para meje, dhe jam përgëzues për një të dërguar që do të vijë pas meje, emri i të cilit është Ahmed!" E kur ai u erdhi atyre me argumente të qarta, ata thanë: "Kjo është magji e hapur"." (Saff, 6). Në fakt Pejgamberi a.s. e shndriti jo vetëm Shamin, por tërë botën me udhëzimin e tij shpëtues. Pejgamberi a.s. është dhuntia më e madhe që Allahu u ka dhënë besimtarëve. Allahu thotë në Kur'an: "Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur tek ata, nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kur'anin dhe Sheriatin, edhe pse, më përpara ata ishin krejtësisht të humbur." (Ali Imran, 164).



DASHURIA E TIJ, MENJËHERË PAS DASHURISË SË ALLAHUT

Dashuria e madhe ndaj tij, duhet radhitur menjëherë pas dashurisë së Allahut të Madhërishëm. Të mos jetë askush para tyre në dashuri e respekt. Për këtë na dëfton hadithi që transmeton Enesi: "Kush disponon tri gjëra (apo tri cilësi), me to ka shijuar ëmbëlsinë e imanit: Të jenë Allahu dhe i Dërguari i Tij më të dashurit se gjithçka tjetër tek ai, të dojë një person vetëm për hir të Allahut dhe të urrejë të kthehet në mosbesim pasi Allahu e shpëtoi nga ai (mosbesim) sikurse urren të hidhet në zjarr." (Buhariu dhe Muslimi). Po ashtu thotë: "Nuk ka besuar ndonjëri prej jush (me besim të plotë) përderisa të mos jem unë më i dashur tek ai sesa prindi i tij, fëmija i tij dhe të gjithë njerëzit." ( Buhariu dhe Muslimi). Me një rast tregohet se Umeri r.a. kishte shkuar te Pejgamberi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem dhe i kishte thënë: "Ja Resulallah, unë me të vërtetë të dua shumë, por më shumë e dua veten". Pejgamberi alejhi selam iu përgjigj: "O Umer, nuk ka besuar ndonjëri prej jush derisa të mos jem unë më i dashur tek ai sesa vetja e tij". Atëherë Umeri r.a. i tha: "Ja Resulullah, prej këtij çasti unë të dua ty më shumë se veten time".

PËRSHËNDETJA, LUTJA DHE SALAVATI PËR TË

Nga dashuria e madhe që kemi ndaj këtij të Dërguari, ne dërgojmë përshëndetje e salavate për të. Një gjë të tillë e bën Vetë Allahu dhe melekët e tij, e po ashtu edhe besimtarët myslimanë, madje ata janë të urdhëruar për këtë. Allahu xh.sh.thotë: "Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij me madhërim e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavat) dhe përshëndeteni me selam." (Ahzabë, 56). Ndërsa Pejgamberi a.s. thotë: "Kush bie një herë salavat për mua (lutet për mua), Allahu për këtë salavat lutet dhjetë herë për të." (Ahmedi). Në të përmendurit e Pejgamberit a.s. ka shumë bereqet e begati, nëse njeriu bën vazhdimisht një gjë të tillë. Ibn el-Kajjim përmend më shumë se katërdhjetë dobi në salavatin për Pejgamberin alejhi selam.

MBROJTJA E SYNETIT TË TIJ

Çdo besimtar që e do Pejgamberin a.s., e ka për obligim të ruajë dhe të mbrojë personalitetin e këtij Pejgamberi si dhe Synetin e tij. Ta mbrojë atë nga sulmuesit dhe etiketuesit e ndryshëm. Forma më e mirë e mbrojtjes është vetë praktikimi dhe zbatimi i këtij Syneti në jetën e përditshme. Kohët e fundit jemi dëshmitarë të sulmeve dhe ofendimeve të ndryshme që i bëhen Pejgamberit tonë të dashur me karikatura e vizatime të ndryshme. Madje në kohën e fundit është bërë dhe një film dashakeq dhe ofendues për Pejgamberin e nderuar, i titulluar "FITNE". Të gjitha reagimet e besimtarëve janë për t'u përshëndetur, por në formën e drejtë e të civilizuar, e jo të bien pre e provokimeve dhe intrigave të pabesimtarëve dhe armiqve të Pejgamberit a.s.. Po e përsëris edhe një herë se forma më e mirë e mbrojtjes së Pejgamberit dhe Synetit të tij, është ngjallja dhe zbatimi i këtij Syneti.



NËNSHTRIMI NDAJ TIJ DHE MOSKUNDËRSHTIMI I TIJ

Besimtari, nga dashuria që ka ndaj Pejgamberit, duhet t'i nënshtrohet atij e t'i bindet në të gjitha çështjet. Kurrsesi nuk lejohet të bjerë në kundërshtim me të. Pejgamberi ynë i dashur thotë: "Gjithë Ymeti im do të hyjë në Xhenet, përveç atij që refuzon. I thanë atij: E kush është ai që refuzon, o i Dërguari i Allahut?! Ai u përgjigj: Ai që më nënshtrohet, hyn në Xhenet, e kush bën mëkat ndaj meje (nuk më nënshtrohet), ai refuzon të hyjë në Xhenet." ( Buhariu). Allahu thotë: "Thuaj: Bindjuni Allahut dhe të Dërguarit, e nëse ata refuzojnë, atëherë Allahu nuk i do pabesimtarët!" (Ali Imran, 32).Në Sahih, në hadithin që transmeton Enesi r.a., shënohet: "Një njeri erdhi tek i Dërguari i Allahut dhe i tha: O i Dërguari i Allahut, kur është Kiameti? Pejgamberi i tha: Çfarë ke përgatitur për atë ditë? Ai iu përgjigj: Nuk kam përgatitur shumë agjërim as shumë sadaka, përveçqë unë jam një njeri që E dua Allahun dhe të Dërguarin e Tij. Atëherë Pejgamberi a.s. i tha: Ti do të jesh me atë që e do!" Allahu i Lartësuar po ashtu thotë: "O besimtarë, mos bëni asgjë para (se të orientoheni në udhëzimet e) Zotit dhe të Dërguarit të Tij." (Huxhurat, 1).Që do të thotë: O ju njerëz, as mos folni e as mos veproni diçka në kundërshtim me Kur'anin dhe Synetin. Allahu xh.sh. thotë: "Kur Allahu ka vendosur për një çështje, ose i Dërguari i Tij, nuk i takon (nuk i lejohet) asnjë besimtari dhe asnjë besimtareje që në atë çështje të tyre personale të bëjnë ndonjë zgjidhje tjetërfare.




TË KËSHILLUARIT PËR TË

Besimtarët çdoherë këshillojnë vetveten, por edhe të tjerët për këtë Pejgamber dhe Synetin e tij. Këshillohen në mes tyre për ta besuar atë si të vërtetë, si dhe për format e zbatimit të tij në jetë, madje edhe përkrahen në mes tyre në këtë rrugë. Imam Neveviu në shpjegimin e tij të Sahihut të Muslimit, lidhur me këtë, thotë: "Të këshilluarit për të Dërguarin e Allahut a.s. është të besuarit në mesazhin e tij, të bindurit në gjithë atë që ai ka sjellë, nënshtrimi ndaj tij në urdhra e në ndalesa, përkrahja e tij, i gjallë e i vdekur, luftimi i kundërshtarëve të tij, përkrahja e ndihmëtarëve të tij, respektimi i vlerës së tij, ndihma e tij, ngjallja e rrugës dhe Synetit të tij, përhapja e thirrjes së tij, zgjerimi i Sheriatit të tij, ftesa dhe të edukuarit me rastin e leximit të tij, të ndaluarit nga fjalët dhe të mos flasësh pa njohuri rreth tij, respektimi i familjes dhe shokëve të tij, të pajisurit me virtytet morale të tij dhe me edukatën e shëndoshë, të duash ithtarët e këtij Syneti dhe t'i përkasësh kësaj përkatësie, si dhe të distancohesh nga çdonjëri që shpik në Synetin e tij apo që zgjat gjuhën kundër ndonjërit prej shokëve të tij, e të ngjashme".[1] Ibn Tejmije thotë: "Allahu ka sqaruar në Librin e Tij obligimet ndaj të Dërguarit: Nënshtrimi ndaj tij, dashuria e tij, përkrahja, respektimi dhe ndihma e tij, të gjykuarit me të, të pajtuarit me gjykimin e tij, moskundërshtimi i tij, pasimi i tij, lutja për të dhe salavati për të, t'i japim përparësi atij para vetes, para familjes dhe para pasurisë; për çdo gjë që kemi mospajtime e paqartësi të kthehemi tek ai (dhe Syneti i tij), e të tjera".[2] Një njeri erdhi tek i Dërguari a.s. dhe i tha: "Ja Resulallah, si është puna e një personi që do një person, por që nuk mund ta arrijë gradën e tij"? Atëherë Pejgamberi a.s. i tha: "Njeriu do të ringjallet, e do të jetë me atë që e do"! Enesi, sa herë që transmetonte këtë hadith, thoshte në fund: "O Allahu im, vetëm Ty Të dua dhe të Dërguarin Tënd"! Prandaj dhe ne po e përfundojmë këtë shkrim duke falënderuar Allahun e duke dërguar salavat për Pejgamberin tonë të dashur dhe duke thënë:"O Allahu im, vetëm Ty Të dua dhe të dërguarin Tënd"!

(1)Sherh Muslim", Pjesa 2, Vëllimi 1, f. 38.(2) Ibn Tejmije ("El-Fetava", 1/68.





Mr. Adnan Simnica

# Të Dashurit e Allahut - të Devotshmit

Ta keni të ditur se të dashurit e Allahut (evliatë) nuk do të kenë frikë (në botën tjetër) dhe as kurrfarë brengosjeje. (Të tillët janë) ata që besojnë dhe që I frikësohen Allahut. Atyre u jepet myzhde (lajm i mirë) në këtë jetë dhe në jetën tjetër (për Xhenet). Premtimet e Allahut nuk mund të pësojnë ndryshim. Kjo është fitorja madhështore. (Junus, 62-64)

Shprehja e theksuar në origjinal "ta keni të ditur" është që u tërheq vëmendjen atyre që u drejtohet, që të jenë të vëmendshëm dhe të përqendruar në fjalët vijuese, me se tregohet rëndësia e kësaj çështje që sqaron ajeti. D.m.th. është filluar kjo fjali me shprehjen që tërheq vëmendjen dhe vërteton çështjen në fjalë, për të konfirmuar fuqishëm përmbajtjen dhe domethënien e këtij ajeti.[1]

## ALLAHU XH.SH. KA GARANTUAR ARDHMËRI TË SIGURT PËR TË DASHURIT E TIJ

Ky ajet ka ardhur pasi Allahu xh.sh., në mënyrë të përgjithësuar, ka theksuar zotimin dhe premtimin e Tij për shpërblimin e atyre që pasojnë ligjin e Tij, dhe ndëshkim për ata që kundërshtojnë, duke vijuar me sqarimin rreth besimtarëve të devotshëm, të cilët janë të dashur të Allahut. Kështu, në këtë ajet shprehet qartazi premtimi dhe myzhdeja e Allahut të Madhërishëm për të dashurit e Tij, për përkushtimin dhe devotshmërinë e tyre, pasi dëshmoi më herët se Allahu xh.sh. është mbikëqyrës dhe mbrojtës i Pejgamberit a.s. dhe besimtarëve në çdo çështje. Ai dëshmoi për Vetveten, se është Absolut në dijen e Tij ndaj çdo gjëje, duke kërcënuar, në anën tjetër, përgënjështruesit për ndëshkimin në Ditën e Kiametit.

"TA KENI TË DITUR SE TË DASHURIT E ALLAHUT (EVLIATË) NUK DO TË KENË FRIKË (NË BOTËN TJETËR) DHE AS KURRFARË BRENGOSJEJE"
JUNUS, 62

## TË DASHURIT E ALLAHUT NUK KANË FRIKË DHE AS BRENGOSJE

Ata gjithashtu nuk do të kenë absolutisht kurrfarë brengosjeje, ngase nuk do t'i godasë asnjëherë ndonjë e ligë, dhe as do të kenë brengosje për ndërprerjen e shpërblimit, dhe as që do ta kenë në mendje një gjë të tillë, sepse e tëra është garantuar në bazë të premtimit të Allahut Fuqiplotë, i Cili zbatohet nga ana e Tij absolutisht. Të dashurit e Allahut nuk kanë frikë e as brengosje, as në këtë botë, sikurse kanë frikë pabesimtarët ose mëkatarët me besim të dobët, nga ajo që mund t'i godasë, prandaj lidhur me këtë, Krijuesi thotë: "Ju mos iu frikësoni atyre, por frikësohuni prej Meje, nëse jeni besimtarë".[2]

Pra, frika vjen nga ndonjë ngjarje parashikuese për të ardhmen, ndërsa

brengosja dhe dëshpërimi ndodhin për ndonjë gjë që ka kaluar, dhe në këtë rast dëshpërimi për të kaluarën është i kotë, ngase koha nuk kthehet. Prandaj të dashurit e Allahut – të devotshmit nuk kanë frikë asnjëherë, sepse ata kuptojnë gjithnjë urtësitë dhe caktimin e Krijuesit.

Përderisa ky ajet ka ardhur pas ajetit që konfirmon se Dija e Fuqiplotit përfshin çdo gjë, e edhe të fshehtën (gajbin), atëherë sikur Allahu xh.sh. dëshiron të na bëjë me dije se Ai dikujt nga krijesat e Tij i jep dituri më të dalluar, prandaj tërë merita I takon Krijuesit. Ai që bën një zbulim, nuk lejohet t'ia atribuojë atë vetes së tij, ngase e tëra është dhuratë nga Ai që di të fshehtën në gjithësi dhe s'mund t'i ikë asgjë. Mbështetur në këto, nuk thuhet: Kur zbuloi filani diçka, e diti të fshehtën, ngase është i dashur i Allahut (evlia), por duhet të themi: "Filanit i është dhënë - dhuruar ai zbulim (dija)", kështu, sepse ka të fshehta që vetëm njerëzit nuk i dinë, por dikush tjetër i di, dhe kjo nënkupton se këto të fshehta nuk janë absolute, si: p.sh., njeriu të cilit i është vjedhur diçka, ai nuk e di ku gjenden gjësendet që i janë vjedhur, mirëpo vjedhësi dhe ata që e kanë ndihmuar, e dinë mirë vendin; këtë e dinë edhe krijesat e tjera nga xhindet, dhe prej kësaj kuptojmë se kjo fshehtësi nuk mund të quhet absolute. Në këtë mënyrë kuptojmë se e fshehta (gajbi) mund të jetë e llojit kur Allahu xh.sh. ua zbulon njerëzve: - ose me angazhim hulumtues nga ata, ose nga rastësia, dhe kjo në bazë të ajetit Kur'anor: "Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron".(El Bekare, 255)

"Ai është që e di të fshehtën, por fshehtësinë e Vet nuk ia zbulon askujt..".( El Xhinn, 26-27)

Kurse lloji i dytë i së fshehtës (gajbit) është e fshehta që nuk e di askush përveç Allahut xh.sh., dhe ajo nuk i zbulohet askujt përveç Pejgamberit a.s. (ndonjërit prej tyre): "Ai është që e di të fshehtën, por fshehtësinë e Vet nuk ia zbulon askujt. Me përjashtim të ndonjë të dërguari që Ai do".[3]

Përderisa Pejgamberi a.s. është shëmbëlltyrë jona e konfirmuar edhe në Kur'an, kuptojmë se atij që pason me përkushtim dhe sinqeritet mësimet e Tij, Allahu xh.sh. i jep dhuratë urtësinë dhe diturinë, por kjo nuk nënkupton fare se ai di të fshehtën. Shiko ajetin, ku Allahu xh.sh. thotë: "Çelësat e fshehtësisë janë vetëm tek Ai, atë (fshehtësinë) nuk e di kush përveç Tij". (El En'am, 59)

Kjo sepse Krijuesi Fuqiplotë është afër me të gjitha krijesat e Tij, dhe në këtë çështje nuk ndikon asnjë faktor i jashtëm, Ai është absolutisht mbrojtës i vërtetë. Ai thotë: "Mbrojtja (ndihma) vjen vetëm nga Allahu, i Vërteti". (El Kehf, 44) Prandaj, kush ka nevojë për ndihmë dhe mbrojtje, le të drejtohet tek Mbrojtësi i vërtetë – Allahu xh.sh.[4]

Imam Bejdaviu thotë: Të dashurit e Allahut – të devotshmit janë ata që pasojnë programin e Tij me nënshtrim dhe përkushtim të plotë, prandaj Krijuesi u dhuron atyre urtësi dhe dituri të shumta. Dashuria e besimtarit për Allahun xh.sh. manifestohet me përkushtim të plotë ndaj Ligjit Tij, dhe dashuria e Allahut xh.sh. ndaj besimtarit, manifestohet me shpërblim të mirë ndaj tij".[5]

## (TË TILLËT JANË) ATA QË BESOJNË DHE QË I FRIKËSOHEN ALLAHUT

Të dashurit e Allahut xh.sh. janë ata që E besojnë në mënyrë të sinqertë Atë e gjithë ç'ka kërkuar Ai, dhe duke qenë të devotshëm e të sinqertë maksimalisht e duke përshtatur jetën dhe tërë veprimtarinë me Ligjin hyjnor të Krijuesit – me të lejuarën dhe të ndaluarën. Këtë e konfirmon më së miri ky ajet, ku Allahu xh.sh. ka bashkuar shumësin e të dy fjalëve: "ata që besuan (besojnë) dhe që I frikësohen Allahut" në mes kohës së shkuar dhe së tashmes (së ardhmes).[6]

Kjo është devotshmëria - frika ndaj Allahut xh.sh., e urdhëruar në shumë ajete, si: "O besimtarë! Kini frikë Allahun me një sinqeritet të vërtetë".(Ali Imran, 102)

Cilësitë e të devotshmëve sqarohen edhe në këtë thënie të Muhamedit a.s.: Transmetohet nga Ebu Hure-



jra se Pejgamberi a.s. kishte thënë: "Janë disa robër të Allahut (të cilët nuk janë as pejgamberë, as dëshmorë), që për pozitën e tyre që u ka dhuruar Allahu, ua kanë lakmi edhe pejgamberët edhe dëshmorët! Shokët i thanë: Na trego kush janë ata? Çfarë veprash kanë bërë? Pejgamberi a.s. u përgjigj: Ata janë njerëzit të cilët janë dashur në mes tyre për hir të Allahut, pa pasur afërsi farefisnore dhe pa favorizuar njëri-tjetrin nga pasuria; fytyrat e tyre janë dritë dhe në vende të ndërtuara nga drita (nuri); ata nuk frikësohen kur njerëzit e tjerë frikësohen dhe as brengosen kur njerëzit e tjerë brengosen. Pastaj lexoi ajetin: "Ta keni të ditur se të dashurit e Allahut (evliatë) nuk do të kenë frikë (në botën tjetër) dhe as kurrfarë brengosjeje".[7]

Shembull të tillë (që përmendet edhe në Kur'an) e kemi njeriun e mirë (Hidrin), të cilit Krijuesi Fuqiplotë i dhuroi mëshirë, urtësi dhe dituri, kështu që ai e mësoi edhe Musain a.s.. Kur Musai a.s. pa se Hidri hapi një vrimë në anijen me të cilën udhëtonin, mendoi se ai bëri një punë të keqe dhe kishte synim t'i mbyste udhëtarët e saj, por nuk e diti arsyen për këtë, derisa i shpjegoi Hidri se ekzistonte një sundimtar i padrejtë, i cili grabiste të gjitha anijet e mira, kurse të dëmtuarat jo, meqë konsideroheshin të të varfërve. Ose rasti kur ky njeri i mirë mbyti një djalosh, një veprim i cili nga Musai a.s. u konsiderua krim, mirëpo ky i fundit nuk e dinte atë që dinte njeriu i urtë e i ditur (Hidri), sepse ai djalosh do të ishte i dëmshëm për familjen e tij, dhe Allahu xh.sh. e urdhëroi ta mbyste para moshës së tij të pjekurisë, e të ishte i merituar për Xhenet. Prindërit e tij ishin besimtarë të mirë dhe dashuria ndaj tij do t'i çonte në të keqe e mosbesim, prandaj Zoti xh.sh. deshi që në vend të tij t'u jepte një djalosh të mirë. Ose rasti kur Musai a.s., bashkë me të, kishin kaluar pranë një fshati, banorët e të cilit refuzuan t'u jepnin ushqim për të ngrënë, e me këtë rast hasën një mur që ishte duke u shembur dhe ai njeriu, të cilit Allahu xh.sh. i kishte dhuruar dituri e urtësi, e drejtoi atë, ngase ai ishte pronë e dy djelmoshave jetimë, prindi i të cilëve kishte qenë besimtar i mirë dhe nën të u kishte lënë (fshehur) një thesar. Ai e drejtoi murin që të qëndronte derisa të rriteshin djelmoshat dhe ta merrnin thesarin vetë, ngase, po të mos drejtohej muri, do të rrëzohej dhe banorët e fshatit do ta gjenin thesarin. [8]



## FITORJA MADHËSHTORE PËR TË DASHURIT E ALLAHUT

"Atyre u jepet myzhde (lajm i mirë) në këtë jetë dhe në jetën tjetër (për Xhenet). Premtimet e Allahut nuk mund të pësojnë ndryshim. Kjo është fitorja madhështore".

Me këtë ajet vërtetohet konfirmimi hyjnor i Allahut xh.sh. në ajetin e mësipërm, se të dashurit e Allahut – të devotshmit, nuk do të kenë as frikë, as brengosje a dëshpërim, duke u premtuar se në të dy botët do të kenë shpëtim dhe shpërblim. [9]

Kur është pyetur Muhamedi a.s. për "myzhden – lajmin e mirë", është përgjigjur me fjalët: "Ajo është një nga dyzet e gjashtë pjesët e shpalljes hyjnore".[10]

Në këtë mënyrë edhe duhet kuptuar shprehja e shumëpërfolur tek myslimanët "evlia – të dashurit tek Allahu (të devotshmit)", dhe jo siç keqkuptohet në shumë raste, ose siç pretendon dikush nga njerëzit me të padrejtë dhe në mënyrë të rrejshme, një epitet tillë[11], vetëm për trillime dhe përfitime materiale. Premtimet e Allahut janë të vërteta e të realizueshme në mënyrë absolute dhe askush nuk mund të ndryshojë vendimet e Tij, e prej tyre as myzhdenë (lajmin e mirë) e Tij për besimtarët e devotshëm për shpërblim me Xhenetin, dhe kjo pa dyshim meriton të quhet fitore shumë e madhe, dhe fitore më të madhe sesa kjo nuk ka.

[1] Imam Alusi, Ruhul Meani fi Tefsir El-Kur'an El-Adhim ve Es-Seb'ul Methani, 11, f. 146, boton: Ihja et-Turath el-Arabijj, Bejrut. [2] Ahmed Mustafa El-Meragi, Tefsir El Meragi, f. 130, botimi i parë, 1946, Kajro. Ajeti nga kaptina Ali Imran 175 [3] Tefsiri i Sharaviut, 10, f. 6024-6025. Ajeti nga surja El Xhinn, 26-27 [4] Tefsiri i Sharaviut, f. 6027-6028 [5] Muhamed Mahmud Hixhazi, Et-Tefsir El-Vadih, 2, f. 75, viti i botimit 1992 Kajro [6] Imam Alusi, Ruhul Meani, f. 147 [7] Tefsiri i Ibni Kethirit, Tefsir El-Kur'an El-Adhim, 2, f.. 432, si dhe Tefsiri i Sharaviut, f..6035. Hadithin e gjejmë edhe në përmbledhjen e Ebu Davudit të transmetuar nga Omeri r.a. [8] Këto ngjarje të Musait a.s. dhe të njeriut të mençur dhe të urtë Hidrit, sqarohen në suren El Kehf, ajetet 65-82 [9] Imam Alusi, Ruhul Meani, f. 150 [10] Buhariu dhe Muslimi. Tefsiri i Sharaviut, f..6038

Sedat Islami

# Madhështia e Ezanit

*Rezymeja e hutbes: 1.Domethënia e Ezanit; Vështrime akaidologjike të Ezanit: a) Aspekti i kredos, b) Pasimi i Muhamedit, alejhi's selam, c) Aspekti i adhurimit; 2. Vështrime moralo-edukative; 3. Vështrime shoqërore.*

BESIMTARË TË NDERUAR!

E drejta fetare është e drejtë e garantuar, dhe kjo jo vetëm e bindjes, po edhe e demonstrimit – zbatimit të saj në praktikë. Bazuar në Kartën e të Drejtave të Njeriut, njeriu gëzon lirinë e shprehjes së besimit të tij, një liri për të cilën nuk lejohet askush ta injorojë, po dhe më pak ta persekutojë ose privojë nga rrjedhat e jetës normale.

Nuk di a është faji tek përpiluesit e këtyre kartave dhe atyre deklaratave, të cilët kanë lënë "kode" të veçanta komentimesh, që syri normal nuk mund t'i dallojë dhe të cilat i përjashtojnë myslimanët nga këto të drejta, apo ato nuk janë asgjë më tepër sesa letra të vjetra, që nuk e kanë vendin në qendra vendimmarrëse po në muze e librari të harruara?! Ndalimi i mbajtjes së Mbulesës (Hixhabit), karikaturat fyese për profetin Muhamed, a.s., referendumi për ndalimin e minareve në Zvicër, - janë vetëm disa fakte që i provojnë (dëshmojnë) si false këto Karta dhe Deklarata, sa kohë që edhe myslimanët janë njerëz dhe, rrjedhimisht, edhe të drejtat e tyre do të duheshin njohur e pranuar.

VËLLEZËR BESIMTARË!

Hutbeja jonë sot do të trajtojë ndalimin e minareve, jo nga këndvështrimi politik, dhe as nga ai teknik, ngase xhamia funksionon edhe pa minare, por nga roli dhe rëndësia që paraqet minarja. Minarja nuk luftohet për stilin e saj oriental, dhe as për hapësirën që zë, por për misionin që kryen. Kështu ka qenë taktika e luftimit të myslimanëve gjithmonë, kur format e tjera të luftës nuk kishin dalë të efektshme. E ripërsëris, nëse votat dhe duart e tyre janë drejtuar kundër minareve, qëllimet dhe synimet i kanë tek Ezani, kurse "përse?"-në e kësaj do ta mësojmë në vijim- inshaAllah! Rëndësia e një gjëje vlerësohet nga botëkuptimet dhe domethënia që rrezaton ajo. Kështu, kur jemi tek Ezani, ne, realisht, veten e gjejmë para një bote të tërë urtësish, përmbledhjen e të cilave do të doja ta nisja me një sqarim përkitazi me Ezanin. Ezani, gjuhësisht, nënkupton shpalljen, lajmërimin, thirrjen-ngritjen e zërit, kurse fetarisht nënkupton "fjalë të caktuara, që janë ligjësuar për lajmërimin e njerëzve për hyrjen e kohës së namazit të obliguar."

1. VËSHTRIME AKAIDOLOGJIKE TË EZANIT

T'i kthehemi Ezanit dhe sekreteve të tij. Përse Ezani gëzon kaq shumë nam në Islam? Cilat janë urtësitë e tij? Ç'ndërlidhje ka me besimin ai?

A) Aspekti i kredos

1. Ezani sjell Rububijjetin dhe Uluhijjetin paralel

Ezani, nga ky këndvështrim, sjell teorinë islame, e cila refuzon besimin parcial përkitazi me Allahun. Të besosh ekzistencën e Tij e të mos E adhurosh vetëm Atë, - është marrëzi. Allahu na e kujton në Kur'an se Rububijjetin e Tij (të qenët e Tij krijues, furnizues,...) e kanë besuar edhe idhujtarët, porse lajthitja nga Uluhijjeti (Njëshmëria e Tij në adhurim) i ka shpënë ata në humnerë. Kur Muhamedi, alejhi's selam, i ftonte në La ilahe il-la Allah (adhurimin për Allahun pa i shoqëruar askënd), ata i përgjigjeshin:

A mendon ai t'i bëjë zotat Një Zot? Vërtet, kjo është gjë shumë e çuditshme!". (Sad, 5)

2. Ezani dhe dy dëshmitë

Ashtu siç nuk vlen Rububijjeti pa Uluhijjetin, po kështu nuk vlejnë as njëra dëshmi pa tjetrën. Më qartë, të pretendosh besim në Allahun dhe ta mohosh Muhamedin, alejhi's selam, - kjo është e papranuar. Kontekstet ajetore që sjellin paralelisht njërën me tjetrën, i kanë shtyrë dijetarët që të mohojnë kategorikisht ndarjen midis tyre. Allahu thotë:

Thuaj: "Bindjuni Allahut dhe të dërguarit, e nëse ata refuzojnë, atëherë Allahu nuk i do pabesimtarët!". (Ali Imran, 32)

Ezani, nëpërmjet Esh'hedu en la ilahe il-la Allahe dhe Esh'hedu enne Muhammeden Resulullah, e vërteton këtë.

3. Besimi në botën e pastajme

Besimi në Allahun paraqet detyrimisht edhe besimin në kushtet e tjera të Imanit, një prej të cilave është edhe besimi në Botën e pastajme-Ahiretin. Për shkak të rëndësisë së madhe që kanë, në Kur'an shpeshherë janë përmendur vetëm këto dy elemente: besimi në

**THUAJ: "BINDJUNI ALLAHUT DHE TË DËRGUARIT, E NËSE ATA REFUZOJNË, ATËHERË ALLAHU NUK I DO PABESIMTARËT!"**
**(ALI IMRAN, 32)**



Allahun, si bazë për çdo gjë, dhe besimi në Ahiretin (llogari, Xhennet, Xhehennem), si frenim ndaj veprimeve të pakontrolluara.

"I besojnë Allahut dhe ditës së gjykimit ..." (Ali Imran, 114)

Ezani e shpreh këtë nëpërmjet Hajje alel Felah – 'Eja në shpëtim', që zakonisht në fjalorin fetar nënkupton shpëtimin nga zjarri i Xhehennemit:

"…e kush i shmanget zjarrit e futet në xhennet, ai ka arritur shpëtim, e jeta e kësaj bote nuk është tjetër përveçse një përjetim mashtrues". (Ali Imran, 185)

BESIMTARË TË NDERUAR!

4. Përse djalli nuk i reziston dot dëgjimit të Ezanit?

Thotë Pejgamberi, a.s.: "Kur të thërrasë Ezani për namaz, djalli ikën – largohet, kurse, nga vështirësia e përballimit, lëshon një erë (të keqe), që të mos e dëgjojë Ezanin..." .

Arsyet për se u largua, siç përmendin Sujutiu dhe dijetarë të tjerë, Allahu i mëshiroftë dhe i ruajttë, qëndrojnë në pikat në vijim:

- Djalli ikën, sepse, po e dëgjoi, detyrohet që nesër në Ditën e Kiametit të dëshmojë për të, siç e pamë në hadithet pak më lartë;
- Për shkak se Ezani përmban rregulla të fuqishme të Teuhidit – Njëjësisë së Allahut dhe shpalllajmëron moton islame;
- Djalli ikën për shkak të urrejtjes që ka ndaj triumfit të Islamit dhe të vërtetës mbi të kotën; etj. .

B) Pasimi i Muhamedit a.s.

Ezani, krahas dëshmisë për misionin dhe pejgamberinë e Muhamedit, a.s., sjell para nesh edhe detaje të tjera shumë interesante:Njerëzinë e Muhammedit, a.s, i cili, me gjithë prestigjin e madh që gëzonte, asnjëherë nuk lejoi të trajtohej si i shenjtë, hyjnor ose një diçka e ngjashme. Zhduk dhe shpall të pavlefshme e të pabazuara akuzat e jomyslimanëve ndaj tij. Ai është profet, njeri i zgjedhur i Zotit, prandaj nuk ka mundësi të jetë ashtu siç e gjykojnë. Shpreh dashurinë tonë për Muhamedin, a.s., dhe lidhjen tonë të fortë me të. Ligjësimi i duasë pas Ezanit e dëshmon këtë .

C) Ezani dhe adhurimi

Se sa është i rëndësishëm Ezani, vlerësohet edhe nga riti për të cilin bën thirrje. Ezani thërret për namaz dhe, pa shihni se si është përshkruar lënia e namazit në këtë hadith: "Në mes njeriut dhe shirkut e kufrit është braktisja e namazit"(6).

Rëndësia bëhet edhe më e madhe kur të mësojmë për rolin që ka namazi, rol ky i përshkruar në këtë ajet:

"... fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të imituarat...". (el-Ankebut, 45)

2. VËSHTRIME MORALO-EDUKATIVE

Ezani nuk është këngë dhe as poezi. Ezani është pjesë e fesë, e cila i paraprin namazit, dhe në këtë aspekt, paraqet edhe një buqetë këshillash e porosish për moral dhe edukatë. Duke e njohur dhe pranuar në të njëjtën kohë natyrën e njeriut, e cila ndërron në varësi nga gjendja dhe rrethanat, Ezani me paraqitjen e tij pesë herë gjatë ditës, njeriut ia "imponon" moralin e dhënies përparësi gjërave më të rëndësishme. Me thënien "Allahu Ekber!" njeriut ia kujton se Allahu është mbi çdo arsye që mund ta thuash, është më i madh se çdo gjë, është më i nevojshëm se çdo gjë, është më shpërblyes se çdokush. Këtu qëndron sekreti i fillimit të Ezanit me këtë fjalë, dhe jo me Subhanallah ose Elhamdulil-lah! Ezani, nëpërmjet prezantimit të Madhërisë së Allahut, myslimanëve ua bën me dije se burimi i forcës së tyre është këtu, në fe, në zbatimin e saj. Nëse kërkoni çelësin e fitores, atëherë e keni këtu.

3. VËSHTRIME SHOQËRORE

Ezani, sikurse edhe minarja, është ikonë e kulturës islame. Thirrja e tij dëshmon për përkatësinë fetare të atij vendi. Ka qenë traditë e Pejgamberit, a.s., siç shënon Buhariu në Sahihun e tij, që, kur ndërmerrte ndonjë ekspeditë, së pari priste nëse thirrej apo jo ezani në atë vend, e më pastaj sulmonte, nëse nuk ishin myslimanë, kurse nëse thirrej ezani, i linte të lirë ata. Ezani kontribuon shumë për shoqërinë, edhe nëpërmjet thirrjes që bën për bashkim. Ardhja në xhami nuk bëhet vetëm për faljen e namazit, por për faljen në kolektiv, për rregullimin e punëve në kolektiv, për jetesë në kolektiv...

Sepse, nëse nuk thirret Ezani, atëherë djalli ngadhënjen mbi atë shoqëri. Thotë Pejgamberi, a.s.: "Nuk ndodh të jenë tre veta (e më shumë) në ndonjë vendbanim, urban apo rural, e pastaj në mesin e tyre të mos thirret ezani dhe të mos falet namazi kolektivisht, e të mos ketë mbizotëruar djalli mbi ta. Bashkoju shumicës – kolektivit, ngase ujku e ha delen e vetmuar ".6

Nga kjo na bëhet edhe më e qartë pse djalli ikën nga ezani...

VËLLEZËR TË DASHUR MYSLIMANË!

Le të kënaqë Ezani shpirtrat tanë para veshëve! Le të jetë moto e vetëdijesimit tonë për vlerat e fesë sonë! Le të jetë slogan i bashkimit dhe lidhjes sonë, lidhje kjo që do të na rikthejë krenarinë e humbur!

(1)Neni 18-të i Deklaratës Universale të të Drejtave të Njeriut. (2) El-Ankebut, 61.(3) Buhariu dhe Muslimi.(4) http://www.imam.ws/ref/1689.(5) O Zoti im, Zoti i kësaj thirrjeje të plotë dhe këtij namazi që po falet, dhuroja Muhammedit, alejhi's selam Vesilen (pozitë e lartë) dhe Fadilen (gradë mbi të gjitha krijesat) dhe ringjalle - jepja pozitën e lëvduar, të cilën ia premtove". Buhariu dhe Muslimi (6) Muslimi.(7) Transmeton Ebu Davudi ndërsa Albani në Sahihu ve daifu suneni Ebi Davud, 547, e ka cilësuar hasen.





# SHKENCORE



Dr. Islam Hasani

# Buxheti i shtetit sipas sistemit ekonomik islam

## një pasqyrë nga koha e Muhamedit a.s.

Buxheti në sistemin modern shtetëror në përgjithësi ndahet në dy lloje: buxheti rrjedhës dhe buxheti kapital. Buxheti rrjedhës përgatitet për financimin e shpenzimeve në administratën civile e në mbrojtje, shpenzimet buxhetore dhe shpenzimet e kësaj natyre. Ndërsa buxheti kapital përgatitet për financimin e projekteve kapitale: ndërtimi i infrastrukturës, institucionet edukative, telekomunikacioni, infrastruktura rrugore, hekurudhat etj.. Buxheti i shtetit në një sistem islam është pak më ndryshe nga ai që u përmend. Të gjitha të ardhurat nga pagesa e Zekatit dhe sadakaja transferohen në bayt al-mal (thesari shtetëror) për financimin e projekteve të mirëqenies sociale për kategoritë e varfra dhe të nevojshme. Kurse të ardhurat

e tjera nga taksat e ndryshme, dedikohen për financimin e projekteve të administratës civile, mbrojtjes, projekteve për zhvillimin ekonomik, pagesa e borxheve të shtetit nëse ekzistojnë, etj.. Kjo shpjegon se buxheti i shtetit islam ndahet në dy lloje: buxheti për mirëqenie sociale dhe buxheti i përgjithshëm.[1]

## DITËT E PARA TË ISLAMIT

Kur'ani dhe Syneti kanë themeluar instruksione të qarta në lidhje me politikën shtetërore rreth formimit të buxhetit dhe shpenzimit të tij. Në kohën paraislame të ardhurat e shtetit konsideroheshin të ardhura personale për udhëheqësin e shtetit, mirëpo, kur erdhi Muhamedi a.s., e konsideroi të ndaluar zakatin për veten dhe për familjen e tij. Ashtu si është e ditur, kur Islami filloi të predikohej, nuk ishte fe shtetërore, por në të kundërtën duhej të luftonte kundër shumë fenomeneve negative për të mbijetuar. Numri i simpatizuesve pa dyshim ishte rritur në mënyrë graduale, por ky numër i vogël i myslimanëve nuk kishte kushte as për të jetuar të lirë e lëre më për të organizuar diçka në nivel më të lartë. Mësimet islame të bazuara në nivelin më të lartë të moralit, është normale që Pejgamberi a.s. t'i ketë udhëzuar shokët e vet që të jepnin lëmoshë (sadaka), këtë e argumenton edhe Kur'ani. Në kaptinat që kanë zbritur në Mekë, përmenden edhe termat zekat (pastrim, rritje; që do të thotë të dhënët e rritjes për ta pastruar atë); sadaka (lëmoshë, vërtetësi: që do të thotë lëmosha është shenjë e besimtarit të vërtetë); hakk, (e drejta, do të thotë nëse lëmosha është e drejta e të varfrit, atëherë kjo është detyrë e të pasurit për ta dhënë); nafakah (shpenzim në rrugën e Allahut). Të gjitha këto kontribute janë dhënë në mënyrë private e jo në mënyrë të organizuar nga autoritetet qendrore.

## ORGANIZIMI PAS HIXHRETIT

Me kalimin nga Meka në Medinë, gjendja e myslimanëve pati ndërruar krejtësisht. Atje themeluan shtetin, kishin lirinë e të jetuarit ashtu si dëshironin, pa pasur frikë dhe persekutime. Shteti që u themelua në Medinë, nuk ishte vazhdim i diçkaje që kishte ekzistuar apo një ndërrim dinastie, por ishte një evolucion - prej fiseve në një rregull/sistem superior të shoqërisë, një qytet-shtet në fillim, kurse një shtet i gjerë më vonë. Natyrisht, çdo gjë u desh të themelohej që prej fillimit, sepse personat në udhëheqje, Muhamedi a.s. dhe pasuesit e tij, nuk patën trashëguar ndonjë traditë qeverisjeje ose institucione administrative. Në aspektin e financimit të administratës, ishte bërë një zhvillim gradual, duke filluar me rekomandime për të përfunduar në obligime të përkrahura me tërë forcën që mund të ketë një shoqëri. Një nga prioritetet, menjëherë pas shpërnguljes, ishte rehabilitimi i të



shpërngulurve dhe vëllazërimi në mes tyre.[2] Në fazën e dytë, vërehet një sistem i organizuar për distribuimin e lëmoshës., Pejgamberi a.s. i mblodhi ato vetë e pastaj i shpërndante tek njerëzit e nevojshëm. Në fazën e tretë, lëmosha bëhet obligim shtetëror, një taksë e vërtetë dhe ibadet (adhurim ndaj Zotit). Ndërsa në fazën e katërt, organizimi i mbledhjes dhe i shpërndarjes bëhet nga ana e zyrtarëve të shtetit, dhe kjo sipas disa dokumenteve kishte ndodhur në vitin 8 hixhrij.

## NATYRA E ZEKATIT DHE SADAKASË

Edhe pas shpërnguljes nga Meka në Medinë termat e përmendura më herët (zekat, hakk, sadaka) nuk ishin ndërruar apo zëvendësuar me terma të tjerë, por kishte ndryshuar domethënia e tyre. Në Mekë këta terma nënkuptonin lëmoshën, kurse në Medinë këta përdoreshin si një detyrim i caktuar, sikurse namazi dhe agjërimi. Ndërsa termi nafakah a infak përdorej në kuptimin origjinal, sikurse në Mekë ashtu edhe në Medinë, me kuptimin e lëmoshës në mënyrë vullnetare, sipas mundësisë dhe vullnetit të personave. Të gjithë këta terma - zekat, hakk dhe sadaka, për qëllime praktike, mund të merren si terma sinonime, që kanë kuptimin edhe si taksa të shtetit, për moszbatimin e të cilave pasonin sanksionime të ndryshme. Të gjithë këta terma që u përmendën deri më tani, janë burim vetëm nga myslimanët, të ardhurat prej jomyslimanëve shpreheshin me termat haraxh, ganimeh, etj.. Zekati dhe Sadakaja e kohës së Pejgamberit a.s. përfshinin jo vetëm taksat me para të gatshme, po gjithashtu edhe taksa për prodhimet e tokës dhe për shtazët

shtëpiake (dele, dhi, lopë dhe deve); aty përfshiheshin edhe taksat për bletari, minerale (posaçërisht ari dhe argjendi) dhe të tjera. Me fjalë përmbledhëse, zekati dhe sadakaja përbënin gjithë të ardhurat e shtetit në kohën e Muhamedit a.s., derisa pagues ishin vetëm myslimanët.

## TARIFAT E TAKSAVE

Kur'ani nuk e ka caktuar çmimin e tarifës për t'u taksuar artikuj të ndryshëm që u takonin myslimanëve. Kjo heshtje është një indikator i elasticitetit ose fleksibilitetit të rregullave islame në këtë temë. Para 14 shekujsh vendet arabe nuk prodhonin shumë edhe për shkak të kushteve klimatike. Toka e përdorur për kultivimin e agrikulturës që jepte prodhime, i nënshtrohej rregullit të tokës që paguante zekatin për të dhjetën, nëse arrinte të prodhonte një sasi të caktuar. Zekati i këtyre prodhimeve paguhej me mall në kohën e korrjeve. Zekati i monedhave paguhej 2.5 %, me vërejtjen se ky zekat a kjo taksë paguhej për kursimet dhe jo për të ardhurat. Përveç këtyre, kishte edhe të ardhura të tjera për shtetin, taksa mbi importin, e cila u ngarkohej të huajve. Tregtia ndërkombëtare ishte e njohur në Medinë asokohe; tregtarët e huaj dërgonin artikuj të ndryshëm për të cilët paguanin një lloj takse mbi importin. Përveç kësaj, ekzistonte edhe një lloj takse për ata që nuk e kishin bërë shërbimin në ushtri, ata paguanin një takse për t'u siguruar.[3]

## SHPENZIMI I TË ARDHURAVE TË SHTETIT (PARASË PUBLIKE) SIPAS KUR'ANIT

Në kaptinën 9, verseti 61, Kur'ani e sqaron në mënyrë shumë të saktë se ku duhet të shpenzohen të ardhurat e shtetit. "Sadakaja (d.m.th. taksat që vijnë nga myslimanët) janë të destinuara vetëm për: të varfrit (fukarenjtë) nga myslimanët, të varfrit nga të huajt që jetojnë aty (mesakin), për punonjësit që i mbledhin taksat, për t'i përfituar zemrat e tyre, për lirimin e robërve dhe të burgosurit e luftës, për t'u ndihmuar njerëzve të mbytur në borxhe, në rrugë të Allahut, dhe atij që ka mbetur në rrugë; ky është një obligim nga Zoti dhe Zoti është i Gjithëdijshëm, i Urtë. Një shpjegim i shkurtër i këtij verseti Kur'anor do të ishte i nevojshëm. Për fukarenjtë a të varfrit nga myslimanët nuk ka nevojë për sqarim; mesakin, ky term ka të bëjë me jomyslimanët që jetojnë në shtetin mysliman. Këtë e vërteton edhe shpjegimi dhe praktika e Omerit r.a.. Punonjësit që merren me mbledhjen e taksave, pagat e të cilëve merren nga ky fond, - kjo nuk nënkupton vetëm ata që punojnë në mbledhjen e taksave, po edhe ata që punojnë si kontabilistë, auditorë dhe bëjnë shpërndarjen e tyre. 'Për t'i përfituar zemrat e tyre' , - kjo pjesë mund të ketë një interesim të veçantë, ata ndahen në katër grupe: E para, janë ata zemrat e të cilëve janë për t'u përfituar, për t'i bërë ata që t'u vijnë në ndihmë myslimanëve. E dyta për t'i përfituar zemrat sa për t'i ndaluar nga ndonjë dëm që mund të bëjnë kundër myslimanëve. E treta, për t'i përfituar zemrat e atyre, në mënyrë që të hyjnë në Islam. E katërta, që me përfitimin e zemrave të tyre, të bindin popullin e tyre ose fiset e tyre për të hyrë në Islam. Kështu që lejohej që, kushdo që u takon këtyre grupeve, duhet të jetë përfitues i kësaj kategorie të zekatit, pa marrë parasysh nëse është mysliman apo jomysliman. 'Për lirimin e robërve dhe të burgosurit e luftës', - buxheti shtetëror duhej të ndante një shumë për lirimin e robërve të luftës, të ziheshin në fillim si të burgosur të luftës. 'Për t'u ndihmuar njerëzve të mbytur në borxhe', - kjo kategori është mjaft e gjerë, përveç ndarjes nga buxheti shtetëror, kësaj kategorie i duheshin dhënë edhe borxhe pa kamatë nën përkujdesjen e qeverisë, gjë që do të kontribuonte për eliminimin e kamatës nga vendi. 'Në rrugë të Allahut', - është gjithashtu një term shumëpërfshirës, që nga dhënia për ushtrinë e vendit e deri tek dhënia e granteve mjeteve për ndihmë studentëve, të gjitha përfshihen aty. Dhe grupi i fundit 'Atij që ka mbetur në rrugë', - ai mund të ndihmohet duke i paguar udhëtimin, sigurinë e rrugës dhe sigurinë e qëndrimit. Nëse studiohet gjendja e Arabisë në kohën e Muhamedit a.s., mund të kuptohet shumë qartë se kategoritë e përmendura më lart, përmbushnin në mënyrë praktike të gjitha nevojat e organeve shtetërore dhe të banorëve të shtetit të atëhershëm. Në të vërtetë, Pejgamberi a.s. themeloi një sistem që ishte më i zhvilluar se sistemet në vendet fqinje të asaj kohe - Bizantit dhe Iranit. Shteti që themeloi dhe udhëhoqi Pejgamberi a.s., ishte një shtet në rritje dhe zgjerim të vazhdueshëm. Filloi në një qytet të vetëm dhe për 10 vjet, deri në fund të jetës së tij, u zgjerua në shumë shtete, të cilat sot shtrihen në dy kontinente – në Afrikë dhe Azi. Kjo tregon se ligji islam mbi financat ka një elasticitet të madh për zgjerim, për t'iu përgjigjur nevojave të çdo kohe, vendi dhe qytetërimi.[4] I tërë sistemi ekonomik duhet te funksionojë bazuar në rregullat Kur'anore, gjithashtu edhe buxheti i shtetit, grumbullimi dhe shpenzimi i parasë publike, - duhet të jenë në atë formë që i tërë populli të jetë përfitues dhe të gjithë të ndihen të sigurt. Nëse arrihet të fitohet besimi i popullit për drejtësi në këtë lëmë, atëherë kjo do të kontribuonte si një stimulim për punë dhe për pagesë të taksave, që është një shtytës i madh për rritje dhe zhvillim ekonomik.

(1) Muhammad Sharif Chaudry, Fundamentals of Islamic Economic System, (Lahore: Burhan Education and Ëelfare Trust, 1999), f. 195.(2) (2)Muhammad Hamidullah, "Budgeting and Taxation in the Time of the Prophet Muhammad ", The Islamic Revieë 1956. F 20.(3)Ibid, 21.(4) )M.A. Sabzëari, "Economic and Fiscal system during the Life of the Holy Prophet Mohammed ", Journal of Islamic Banking and Finance, Vol: 1, No. 4, 1984. f..9-10.

Besart Shala

# Ebu'l Kasim el Zahravi

Ebu'l Kasim Khalaf ibn el-Abbas el-Zahravi, u lind më 936 në qytetin mbretëror El Zahra[1], nëntë kilometra në veriperëndim të Kordovës, në Endelus (Andaluzi). Ai ishte shkencëtar arab mysliman, fiziolog, kirurg, kimist dhe kosmetolog. Konsiderohet të ishte babai i kirurgjisë moderne dhe kirurgu më i famshëm i mesjetës, meqë punimet e tij gjithëpërmbledhëse shkencore, të kombinuara në mes mësimeve klasike të Lindjes së Mesme dhe të atyre greko-romake, u dhanë formë procedurave kirurgjikale, si atyre të Botës Islame, ashtu edhe në Evropë deri në kohën e renesancës dhe pas saj. Kontributi i tij më i madh jetësor, është enciklopedia e tij mbi praktikën mjekësore prej tridhjetë vëllimesh, e quajtur Kitab el-Tesrif (Metodologjia e Mjekësisë).El Zahravi ishte pasardhës i fiseve arabe, gjegjësisht i atyre medinase, të cilat kishin emigruar më herët në Spanjë. Për shkak të shkatërrimit të qytetit El Zahra gjatë përleshjeve në mes myslimanëve dhe spanjollëve, pak detaje dihen rreth jetës së tij, përveç asaj që është transmetuar përmes veprave të tij. Emri i tij së pari është paraqitur në shkrimet e filozofit dhe historianit Ebu Muhamed bin Hazm (993 - 1064), i cili e radhiti atë në mesin e fiziologëve më të mëdhenj të Endelusit. Por biografinë e parë të detajuar të Zahravit, e kemi nga vepra e nxënësit të Ibn Hazmit, El Humejdit, e quajtur Xhadhvat el-Muktabis (Mbi dijetarët e Endelusit), e cila ishte shkruar gjashtë dekada pas vdekjes së Zahravit, dhe bën fjalë për biografitë dhe kontributet shkencore të dijetarëve myslimanë nga Endelusi. Pjesën më të madhe të jetës së tij, El Zahravi e kaloi në Kordovë, një vend ky ku studioi, ligjëroi dhe praktikoi mjekësinë dhe kirurgjinë, deri në fund të jetës së tij. Rruga në Kordovë, ku ai jetoi, është quajtur, për nder të tij, "Calle Albucasis"; në këtë rrugë ai kishte jetuar në shtëpinë nr.6, e cila edhe sot ruhet nga Ministria e Turizmit e Spanjës, dhe ka një pllakë bronzi, ku shkruan:"Kjo është shtëpia ku jetoi Ebu'l Kasimi".

## VEPRIMTARIA SHKENCORE

Shihet qartë se tërë jetën dhe kapacitetin e tij intelektual ai ia kushtoi zhvillimit dhe progresit të mjekësisë në përgjithësi, dhe kirurgjisë në veçanti. Edhe pse kishte udhëtuar shumë rrallë, ai kishte njohuri të mëdha të trajtimit të lëndimeve aksidentale dhe të plagëve të luftës. Megjithëkëtë, më së shumi është i njohur për inovacionet e tij më të hershme dhe origjinale në fushën e kirurgjisë. Ajo që dihet për veprimtarinë e Zahravit, gjendet në veprën e tij monumentale: Et-Tesrif liman 'Axhiza 'an et-Ta'lif (Metodologjia e Mjekësisë). Et-Tesrif është një enciklopedi gjithëpërfshirëse mjekësore, e përbërë prej 30 vëllimesh, me të dhëna mjekësore që El-Zahravi akumuloi përgjatë karrierës së tij 50-vjeçare në këtë lëmë. Ky punim përmban kapituj mbi kirurgjinë, mjekësinë, ortopedinë, oftalmologjinë, farmakologjinë, flebotominë, e shumë disiplina të tjera mjekësore, të cilat ishin të ndara edhe në traktate, si dhe aty janë dhënë përshkrime të rreth 300 sëmundjeve dhe mënyra për mjekimin e tyre.[2]

Vepra Et-Tesrif përmban një numër të madh analizash origjinale, të cilat kanë vlerë të madhe nga pikëpamja historike. Në këtë punim El-Zahravi flet për shkaktarët dhe simptomat e sëmundjeve, mbi edukimin e fëmijëve dhe kujdesin ndaj të moshuarve. Në kapitullin ku bënë fjalë mbi farmakologjinë dhe terapitë, ai flet për fushat siç janë: medikamentet për zemër, të vjella, laksativët, kosmetologjinë, dietat, zëvendësimet për barnat etj..

Ky punim është përkthyer në shekullin XII, nga Gerardi nga Kremona (Gerardus Cremonensis, 1114–1187), dhe, krahas punimit të Ibn Sinait, Ligji i Mjekësisë, këto vepra luajtën rol shumë të rëndësishëm në universitetet evropiane, që nga shekulli XII e deri në shekullin XVIII, për shkak se paraqisnin fondamentet bazë për studimin e shkencave mjekësore në Evropë. Theksim të veçantë meriton edhe traktati i tij, i cili ishte vëllimi i 28 i veprës et-Tesrif, por që u bë shumë i njohur si i pavarur, në versionin e përkthyer latin, më 1288, prej Simonit nga Gjenova, me titull Libber Servitoris de Praeparatione Medicinarum Simplicium, në të cilin janë dhënë përshkrime mbi përgatitjet e kemikateve dhe barnave. Ky punim ishte publikuar në Venedik më 1471 nga Nicolaus Jensen, dhe, për shumë gjenerata të farmacistëve evropianë, ishte burim kryesor i informacioneve mbi teknikat e përdorura farmaceutike.[3]





Por, megjithatë, traktati i tij më i rëndësishëm është ai mbi kirurgjinë. Ky punim ishte i pari në gjuhën arabe që trajtonte kirurgjinë si disiplinë të pavarur dhe në mënyrë të detajuar. Në të përfshihen edhe shumë skicime të instrumenteve kirurgjikale, shumica nga të cilat ishin zbuluar nga vetë El-Zahravi, e që shoqëroheshin edhe me sqarime mbi përdorimin e tyre. Përafërsisht janë rreth 200 skicime që përshkruajnë instrumentet e ndryshme mjekësore, që nga ato më të thjeshtat, siç janë mjetet për shikimin e gjuhës e fytit dhe nxjerrjen e dhëmbëve, e deri tek përshkrimi i mjeteve obstetrike.

Në këtë punim El Zahravi diskuton edhe mbi djegiet, transfuzionin e gjakut, maminë, obstetrikën, dhe mbi trajtimin e plagëve. Ai shkroi gjerësisht mbi lëndimet e eshtrave dhe nyjave, duke përmendur edhe thyerjet e eshtrave të hundës dhe të vertebrës. Në fakt, metoda Kocher për trajtimin e krahut kur nxirret nga vendi, ishte përshkruar në veprën et-Tesrif shumë kohë para se të kishte lindur Kocheri![4]

## EL-ZAHRAVI ISHTE EKSPERT I STOMATOLOGJISË

El Zahravi po ashtu theksoi rëndësinë e marrëdhënieve të mira në mes mjekut dhe pacientit; mundohej të ofronte siguri për pacientët e tij dhe të fitonte besimin e tyre, pavarësisht nga gjendja e tyre sociale.El Zahravi u tregua mjaft vizionar në metodologjinë e tij klinike, duke bërë vëzhgime nga afër të rasteve individuale, në mënyrë që të ofronte një trajtim sa më të mirë të mundshëm. Ai insistonte në pajtueshmërinë me normat etike dhe paralajmëronte kundër trajtimit të dyshimtë, që praktikohej nga disa fiziologë për qëllime materiale, si dhe ndaj disa mashtruesve të cilët pohonin se kishin shkathtësi kirurgjikale që nuk i posedonin, dukuri kjo e cila ishte mjaftë e përhapur në Evropën mesjetare.

## DISA NGA TË ARRITURAT E EL-ZAHRAVIT

El-Zahravi ishte ekspert i stomatologjisë, libri i tij përmban skicime të instrumenteve të ndryshme që përdoreshin, si shtojcë e përshkrimeve të tij të operacioneve shumë të ndërlikuara stomatologjike. Ai diskutoi mbi problemin e dhëmbëve të deformuar dhe të keq-radhitur, dhe si të rregullohen këto defekte. Ai zhvilloi teknikën e punimit të dhëmbëve artificialë dhe zëvendësimit të dhëmbëve të prishur me të punuar. Gjilpëra e parë mjekësore është zbuluar nga El Zahravi dhe është përshkruar në enciklopedinë e tij, si dhe zbulimi i mjetit për nxjerrjen e embrionit të vdekur, e shumë mjetesh të tjera.

Në shkencën e mjekësisë, ishte i pari që përshkroi në mënyrë të detajuar sëmundjen e pazakonshme të quajtur ''Hemofilia''. Ishte i pari që diskutoi mbi mundësinë e trashëgimit të Hemofilisë. Ai po ashtu përshkroi qepjen e enëve dhe arterieve të gjakut, gati 600 vjet para se kjo t'i atribohej fiziologut Ambroise Paré. Kurse përdorimi i perit të bërë nga zorrët, zbulim ky i Ebu'l Kasimit, edhe sot praktikohet në kirurgjinë moderne, pasi është e vetmja substancë natyrale që mund të tretet dhe është i pranueshëm nga organizmi. El Zahravi ishte autori i parë në shkencën e mjekësisë, i cili paraqiti skicime të instrumenteve mjekësore, të cilat përdoreshin në kirurgji. El Zahravi shpjegoi në mënyrë të detajuar heqjen e bajameve dhe traketominë. Shpjegoi heqjen e gurëve nga fshikëza. Ai ishte i pari që shpjegoi operimin e kancerit të gjirit dhe heqjen e cistit tiroid. Ai po ashtu ishte pionier i kirurgjisë plastike, sepse njihet për intervenimet e tij të shumta të kësaj natyre. Në shekullin XIV, kirurgu i famshëm francez Guy de Chauliac, i cili kishte qenë edhe mjek personal i Papës për tri gjenerata, Zahravin e konsideronte të barabartë me fiziologët më të famshëm antikë, si Hipokrati dhe Galeni. Në veprën e tij të njohur Chirurgia magna, e cila për herë të parë u shkrua në gjuhën latine më 1363, Guy de Chauliac jo vetëm që e citon veprën Tesrif mbi 200 herë, por ai inkorporoi disa faqe të këtij punimi, të përkthyera fjalë për fjalë.[5] Rëndësia e kësaj na bëhet më e qartë kur e kujtojmë se Chirurgia magna, kishte qenë libër i domosdoshëm i kirurgjisë në Botën Perëndimore deri në kohën e Vesaliusit.[6]

Pasi ishin dëshmuar aftësitë e tij të mëdha mjekësore, El Zahravi ishte emëruar mjeku personal i mbretit Hakemi II i Spanjës. Pas një karriere të bujshme dhe përplot kontribute qenësore, El Zahravi vdiq më 1013, dy vjet pas rënies së qytetit El Zahra.

Nuk ka asnjë dyshim që El Zahravi ndikoi në fushën e mjekësisë dhe kirurgjisë thellësisht, dhe parimet që vuri ai, ishin të pranuara si autentike në lëmin e mjekësisë, dhe sidomos të kirurgjisë, dhe kjo influencë vazhdoi në botën e mjekësisë për 500 vjet.

(1). Fred Ramen, Albucasis (Abu Al-Qasim Al-Zahraëi): Renoëned Muslim Surgeon of the Tenth Century, f.11, botues: The Rosen Publishing Group, Inc., 2005, Nju Jork. (2). www.sciencemuseum.org.uk. (3). Walter Sneader, Drug Discovery A History, faqe 26, botues: John Wiley & Sons Ltd, 2005, Angli. (4). Emil Theodor Kocher (1841-1917), ishte fiziolog dhe hulumtues mjekësor zvicëran, dhe njëherit laureat i çmimit Nobel, për punimet e tij në fushën fiziologjisë, patologjisë dhe operimit të tiroidës. I atribohet metoda ''Kocher''për trajtimin e krahut të nxjerrur nga vendi. (5). Sami Khalaf Hamarneh dhe Glenn Sonnedecker, A Pharmaceutical View of Abulcasis Al-Zahrawi in Moorish Spain, faqe 25, botues: E. J. Brill, Leiden, 1963, Holandë. (6). Andreas Vesalius (1514-1564), ishte fiziolog dhe anatomist i njohur Belg, autor i punimit De humani corporis fabrica, e që ishte një ndër veprat më me ndikim në fushën e anatomisë moderne.



Mr. Samir B. Ahmeti

# BANGLADESHI

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Bangladesh.
- Emri zyrtar: Republika Popullore e Bangladeshit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikë Parlamentare.
- Sipërfaqja: 148,393 km².
- Numri i banorëve: 160,000,000 (2008).
- Dendësia: 1055 (banorë në 1 km²).
- Feja: myslimanë 88%, hindusë 10%, budistë, të krishterë e të tjerë 2%.
- Kryeqyteti: Daka, që llogaritet edhe qyteti më i madh në vend.
- Qytetet e tjera kryesore: Çitagong, Hulna, Rajshahi, Silhet dhe Barisal.
- Grupet etnike: 98% bengalë, 2% të ndryshme.
- Gjuhët kryesore: bengalishtja (zyrtare) dhe anglishtja.
- Njësia monetare: Taka (1 BDT = 0.0101048 EUR.
- Data e pavarësisë: 23 mars 1971.
- Festë kombëtare: 23 mars (1971).

POZITA GJEOGRAFIKE

Bangladeshi është shtet aziatik, i cili shtrihet në pjesën juglindore të kontinentit, në nënkontinentin indian, gjegjësisht në gjirin e Bengalit – pjesë e Oqeanit Indian, në mes të Birmanisë dhe Indisë. Fjala Bangladesh do të thotë: Toka e bengalëve. Republika e Bangladeshit kufizohet - nga lindja, veriu dhe perëndimi – me Indinë në një gjatësi 4053 km; nga verilindja me – Mianmarin (i njohur më parë me emrin Birmania) në një gjatësi 193 km. Nga jugu, përmes gjirit të Bengalit, ka dalje në Oqeanin Indian, me një gjatësi 580 km. Për nga dendësia e madhe e popullsisë, Bangladeshi renditet ndër dhjetë shtetet e para në botë, ndërsa për nga numri i popullsisë, siguron vendin e tetë në botë dhe vendin e tretë në Botën Islame pas Indonezisë dhe Pakistanit[2]. Republika e Bangladeshit ka mbi 100 institucione të arsimit të lartë, prej të cilave po përmendim vetëm 10 sosh: Universiteti Daka, Universiteti Bujqësor i Bangladeshit, Universiteti i Inxhinierisë dhe Teknologjisë i Bangladeshit, Universiteti i Inxhinierisë dhe Teknologjisë i Dakas, Universiteti Jagannath, Universiteti Khulna, Universiteti Islamik,

Universiteti Bujqësor i Silhetit, Universiteti i Teknologjisë së Informacionit dhe i Shkencave, Universiteti Daru -l- Ihsan[3]. Bangladeshi ka gjithsej 16 aeroporte (15 të asfaltuara), po ashtu ka shumë rrugë hekurudhore dhe porte detare[4].

Daka: Është kryeqyteti i Republikës së Bangladeshit, që konsiderohet qyteti më i madh i Republikës dhe një nga qytetet kryesore të Azisë së Jugut. Ka një popullsi deri 12.560.000 banorë (sipas statistikave të vitit 2005), duke e bërë atë qytetin më të madh në vend. Historiku i qytetit Daka shtrihet në mijëvjeçarin e parë para erës sonë. Në shekullin 17 ky qytet u bë kryeqendër e mongolëve, pastaj edhe e britanezëve dhe francezëve. Kurse, në shekujt 17 e 18 holandezët aty ndërtuan fabrika. Mandej, në vitin 1765 qyteti Daka hyri nën sundimin britanik. Ndërsa, në 1947 u bë kryeqytet i Pakistanit Lindor. Mirëpo, në vitin 1971 u bë dorëzimi i qytetit nga ushtria pakistaneze tek forcat indiane, për t'u bërë, vetëm pas disa ditësh, kryeqytet i Bangladeshit. Daka është një nga qytetet me popullsinë më të dendura në botë. Daka është i njohur edhe si qyteti i xhamive. Qyteti Daka gjithashtu është qendër industriale, komerciale dhe tregtare, përfshirë këtu zhvillimin e tregtimit të orizit, sheqerit dhe çajit. Universiteti i Dakas u themelua në vitin 1921; ai ka edhe institutet dhe qendrat kërkimore bujqësore. Edhe pse infrastrukturën e saj urbane e ka më të zhvilluar në vend, Daka vuan nga një sërë problemesh, si ndotja urbane, bllokimet e trafikut, si dhe mungesa e shërbimeve adekuate për shkak të rritjes së popullsisë. Në dekadat e fundit, Daka ka bërë modernizimin e transportit, komunikacionit dhe

punëve publike. Qyteti bën inkurajimin e investimeve të mëdha të huaja dhe ka një rritje të madhe të tregtisë. Ajo gjithashtu përjeton një fluks të madh në rritjen e banorëve nga i gjithë vendi[5].

HISTORIA E BANGLADESHIT

Gjurmët e civilizimit në rajonin e Bengalit të madh i gjejmë rreth katër mijë vjet më herët, pikërisht në kohën kur në këto zona, gjegjësisht në jug të Indisë, ishin vendosur banorët e Dravidia-s, të Tibetit, Burmas dhe ata të Juglindjes së Azisë. Populli i Bangladeshit është një nga popujt e lashtë të nënkontinentit të Azisë Jugore. Në territorin e Bangladeshit, përgjatë historisë, disa herë ishte formuar shteti i pavarur, harta e të cilit kishte përfshirë Bangladeshin Perëndimor të Indisë, shtetin Bihar etj.. Tregëtarët evropianë hynë në këtë zonë në shekullin 15, kur pas betejës "Plassey" të zhvilluar në vitin 1757, britanezët arritën të shtonin ndikimin e tyre në vend, duke bërë kontrollimin e Bengalit. Në periudhën e shekullit 16, Bangladeshi konsiderohej si shtet i zhvilluar në rajon në shumë aspekte, p.sh., me dendësinë më të madhe të popullatës, me kulturën më të lulëzuar dhe me ekonominë më të përparuar në këtë nënkontinent. Ndërkaq, në gjysmën e dytë të shekullit 18, Bangladeshi u bë koloni e Anglisë. Pastaj, meqenëse në vitin 1947 Pakistani dhe India u ndanë në aspektin e administrimit, domosdoshmërish edhe Bangladeshi u nda në dy pjesë, në atë lindore dhe perëndimore, nga të cilat pjesa lindore e tij i takonte Pakistanit, kurse pjesa perëndimore i përkiste Indisë. Në periudhën midis viteve 1905 e 1911, pati një përpjekje të dështuar për të ndarë territorin e Bengalit – Bangladeshit të madh – në dy pjesë dhe që qyteti Daka të bëhej kryeqytet vetëm i rajonit lindor. Prandaj, kur u ndanë India e Pakistani në vitin 1947, Bengali ishte i ndarë në baza fetare, - pjesa perëndimore e territorit iu bashkua Indisë dhe pjesa lindore e tij iu bashkua Pakistanit. Mandej, më 23 mars 1971 Pakistani Lindor arriti të shpallte pavarësinë e tij, për të ndodhur më pastaj aty formimi i Republikës Popullore të Bangladeshit në janar të vitit 1972. Gjatë sundimin kolonialist, zonën e nënkontinentit Indian e pati dërrmuar uria disa herë, përfshirë gjithashtu edhe urinë që goditi Bengalin e Madh në vitin 1943, që rezultoi me vdekjen e tre milionë njerëzve. Pas pavarësisë së vendit, Bangladeshi u bë shtet parlamentar demokratik[6].

HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT

Populli i Bengalit – Bangladeshit – para se të pranonte fenë islame, i takonte hinduizmit dhe budizmit. Procesi i përhapjes së Islamit në territorin e Bangladeshit ka kaluar në tri mënyra të ndryshme. E para: Përmes portit të Çitagongit – qytet në Bangladesh –, i cili ishte një nga portet kryesore për hyrjen në rajonin lindor, përfshirë Kinën, Tajlandën, Malajzinë dhe Indonezinë. Në periudhën paraislame, kur tregtarët arabë bënin tregti me rajonet e lartpërmendura dhe duke përdorur edhe rrugët tokësore, ata e njihnin mirë edhe rajonin e Bengalit, prandaj edhe kishin lidhje me popullin e këtij vendi, ku vazhduan të bënin tregti edhe pasi ata pranuan Islamin. Pastaj, tregtarët arabë myslimanë, së bashku me aktivitetet e tyre tregtare, predikonin Islamin kudo që shkonin. Për këtë arsye, që nga ajo kohë Islami filloi të përhapej në rajonin e Bangladeshit dhe në vende të tjera përreth. E dyta: Thuhet se mbreti në Tamilnadu, i bregdetit mbretëror Malabar, Cherumol Perumol, përqafoi Islamin gjatë jetës së Muhamedit a.s., prandaj si rezultat i kësaj, që nga ajo periudhë, ai vend u bë qendër për predikimin e fesë islame. E treta: Pas çlirimit të Sindit – Pakistani i sotëm – në vitin 92 h / 711 m, nga komandanti ushtarak i njohur, djaloshi njëzetvjeçar Muhamed ibn Kasim Eth-thekafi (lindi në vitin 72 h), i cili ishte në kuadër të halifit emevit El Velid ibn Abdul Melik, shumë predikues myslimanë kishin ardhur në ato rajone nga Arabia, Irani, Iraku dhe Turqia këmbë, për të predikuar fenë islame në këto zona. Në tokën e Bengalit ka shenja - si ekzistimi i varreve të myslimanëve në këto zona - që dëshmojnë se



aty dikur ishin ndodhur predikues myslimanë. Pastaj, ekzistimi i xhamive të vjetra në Bengal, të cilat do tëjenë ndërtuar po nga ata predikues myslimanë, siguron se në këto zona në të kaluarën kishte myslimanë. Të gjitha këto tregojnë se feja islame në Bangladesh ishte përhapur gjashtë shekuj para se myslimanët të çlironin Bengalin. Feja islame në Bengal (Bangladesh), në mënyrën e rregullt zyrtare hyri në shekullin 12 të erës së re, nëpërmjet tregtarëve arabë myslimanë dhe disa myslimanëve të tjerë, që përkushtoheshin vetëm në përhapjen e Islamit në vende të tjera. Tërë kjo, ashtu siç kanë ndikuar edhe çlirimet islame, kanë ndihmuar që Islami të depërtonte edhe në tërë rajonin e Bangladeshit. Këtë rajon e kanë sunduar dinasti e sulltanë të shumtë gjatë për qindra vjet të mëvonshëm. Me ardhjen e shekullit gjashtëmbëdhjetë, Perandoria Mongole sundoi edhe në zonën e Bengalit, ku qyteti Daka u bë një nga qendrat më të rëndësishme vendore për administratën mongole. Megjithatë, nuk duhet anashkaluar se Islami kishte arritur në këtë rajon nëpërmjet aksit detar, konkretisht përmes udhëtimeve të tregtarëve arabë myslimanë, të cilët, duke bartur thirrjen islame, atë e sollën në juglindje të Azisë. Në bazë të disa të dhënave historike, thuhet se Islami arriti në këtë zonë në shekullin 7 të erës së re. Kështu, pra, Islami qe përhapur qysh herët në gjirin jugor të Bengalit dhe në brigje të tjera të Oqeanit Indian, ku fokusimi i Islamit nga Burma drejt Bangladeshit pati ndikim efektiv. Prandaj nuk ka dyshim që prania e Islamit në pjesën lindore të siujdhesës së Indisë, pati ndikim kyç në përhapjen e Islamit në Birmani, ku Islami lulëzoi në perëndim të Burmas, një zonë pranë territorit të Bengalit, në lindje të nënkontinentit Indian. Më pastaj, freskimi i këtyre zonave me thirrjen islame, do të ishte në vazhdimësi[7].

## KLIMA

Në pjesën më të madhe të Bangladeshit klima është tropikale, e nxehtë, me erë stinore, me lagështi të madhe dhe me reshje të shpeshta gjatë muajve prill-tetor. Prania e madhe e ujit, është më e veçanta e Bangladeshit. Prandaj, përpjekjet e veta i ka të përqendruar gjithnjë në luftën me ujin, përderisa Pakistani, për shkak të mungesës së ujit, përpiqet që në pjesën më të madhe të territorit të vet të sigurojë ujë. Gjatë vitit në Bangladesh, stina dimërore fillon nga nëntori e zgjat deri në shkurt, ndërsa stinë e verës konsiderohet nga marsi e deri në qershor, dhe stinë shiu llogaritet nga korriku e deri në tetor. Temperatura mesatare vjetore në vend është 26,5 gradë Celsius. Stina e dimrit është stina më optimale për njeriun gjatë një viti, meqenëse mbretëron temperaturë më e ulët, 4 gradë Celsius, kurse në stinën e verës temperatura më e lartë arrin në 45 gradë Celsius dhe në stinën e shiut temperatura mesatare është 30 gradë Celsius[8].



## GJENDJA EKONOMIKE

Bangladeshi llogaritet shtet agrar dhe është një nga vendet e pazhvilluara. Ekonomia kombëtare mbështetet kryesisht tek bujqësia, për shkak të inkuadrimit të pjesës më të madhe të popullatës aktive në bujqësi, gjegjësisht në lavërtari. Bujqësia konsiderohet me të drejtë dega kryesore e ekonomisë së vendit. Vendi është i hapur dhe shumë i interesuar për një ekonomi produktive të tregut. Përderisa implementohet politika e privatizimit në vend, aty bëhet edhe përmirësimi i rrethanave mjedisore të investimeve, qofshin ato vendore ose të huaja. Meqenëse në vend inkurajohet formimi aktiv i zonave për përpunimin e artikujve eksportues, zhvillimi i bujqësisë përparon dukshëm. Vitet e fundit ekonomia ka ruajtur një rritje të qëndrueshme krahasuar me kohët e mëhershme, prandaj niveli i kushteve jetësore të popullatës është ngritur në një shkallë relative. Bangladeshi është i njohur edhe për prodhime të ndryshme vendore, siç janë: orizi, çaji, duhani, arrat dhe frata vaji. Industrinë ushqimore e ka të zhvilluar mirë, po ashtu posedon industri të çelikut, fusha të gazit natyror dhe rafineri të naftës. Vendi shquhet gjithashtu edhe për ndërtimin e anijeve, industrinë e letrës dhe për atë kimike. Eksportimi i tekstilit është mjaft i zhvilluar[9].

(1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, fq:. 23, 24. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i botës Islame f.70, 71. Logos-a, 2009, Shkup. Atlas islamskoga svijeta, Ahmet Alibasiç ...; f. 46. Sarajevo, 2004. Diyanet Aylik Dergi; Ekim, 2007, nr:202, f. 58. Ankara, Turkiye. www.wikipedia.org .(2) Vladimir Zoto,.Ibid. f. 22. .(3) – www..wikipedia.org.(4) - Amir B. Ahmeti; Atlas i botës islame, f. 71. Logos-a, 2009, Shkup.(5) www..wikipedia.org .(6) www. wikipedia. org. (7) – Diyanet Aylik Dergi; Ekim, 2007, nr.202, f.58, 59, 60. Ankara, Turkiye. ëëë.7cgen.com . (8) - Vladimir Zoto.Ibid, fq:. 24. Dr. sc. Riza I. Çavolli; Gjeografia Regjionale e Azisë, f.. 152, Universiteti i Prishtinës, Prishtinë, 1998. (9) - Vladimir Zoto.Ibid. f. 24. Dr. sc. Riza I. Çavolli;, Ibid. f. 153.



# KULTURORE

واعتصموا بحبل الله جَمِيعاً وَ لا تَفَرَّقُوا

**"KAPUNI TË GJITHË PËR LITARIN E ALLAHUT DHE MOS U PËRÇANI"**

Ali Imran, 103



Driton Arifi

## Mesatarja islame, alternativa e vetme unifikuese

Sa herë që ndalemi dhe trajtojmë ndonjë prej veçorive të Islamit, krijohet përshtypja se ai ngërthen në vete një fuqi triumfuese mbi çdo ideologji dhe religjion tjetër, por një gjë të tillë kemi mundësi ta konceptojmë mirëfilli vetëm nëse i qasemi atij në mënyrë burimore, me objektivizëm të pastër dhe pa prejudikime tendencioze.Me plot të drejtë themi që madhështia e kësaj feje magjepse secilin që dëshiron ta nuhatë e ta shojojë atë, sepse ajo ka burimin e vet në Urtësinë Hyjnore të Krijuesit të Gjithëdijshëm. Islami është fe, dhe jo vetëm religjion, të cilën Allahu e zgjodhi që të jetë program jete për të gjithë brezat dhe në të gjitha kohët. Një mundësi të tillë nuk do ta kishte sikur ai të mos posedonte një veçori esenciale, e cila gjithnjë e më shumë dikton nevojën





imediate në kohën tonë, që të kristalizohet më shumë e të vihet në spikamë më fuqishëm përpara njerëzimit mbarë. Ajo është veçoria e mesatares, një veçori kjo, e cila sot ndoshta më shumë se kurrë më parë, ka nevojë të vihet në spikamë, të sendërtohet dhe t'i vihen margjinat konceptuale në mënyrë të saktë dhe me përpikshmëri të plotë. Një sqarim i thellë dhe gjithëpërfshirës i këtij koncepti mëton të jetë prej pikave që duhet t'i brengosin të gjithë ata që preokupim të tyre kanë thirrjen islame dhe kumtimin e Porosisë Hyjnore. Kujdesi i tyre në këtë pikë duhet të jetë në nivelin më të lartë, ngase ata janë bartësit e misionit më të shenjtë në tokë, të cilin e kanë bartur para tyre njerëz të zgjedhur nga ana e Allahut, ekskluzivisht pejgamberët e Tij. Dhe çdo pikëpamje jo e drejtë rreth kësaj pike nënkupton shpërfytyrim të Islamit burimor dhe njollosjen e tij me ngjyra e teka individuale, të cilat mund ta lëndojnë imazhin e tij të kthjellët para syve të botës. Atëherë, çfarë kemi për synim me termin "Islam mesatar", meqë boshti i kësaj trajtese sillet rreth tij.

## KRISTALIZIMI I NOCIONIT TË MESATARES ISLAME – EL-VASATIJJE

Mesatarja është fjalë që nënkupton epiqendrën ose pikën në të cilën bashkohen të gjitha skajet. Edhe në gjuhën arabe shprehjen "El-vesat" dijetari Ibn Ethiri e sqaron në këtë mënyrë: "Çdo cilësi e lavdëruar, e cila ka dy skaje të urrejtura, sikur që bujaria është në mes të koprracisë dhe shpenzimit të tepërt, pastaj edhe trimëria në mes të frikës dhe hedhjes së rrufeshme e pa maturi …..Për këtë arsye, njeriu është i urdhëruar të distancohet nga çdo tipar i urrejtur. Dhe pozita për të qëndruar më së largu nga këto tipare të papëlqyera, pa dyshim që është mesi (i artë), dhe ai i cili gjendet në mes, i tilli është larguar nga skajet e urrejtura aq sa i është dhënë mundësia në mënyrën më të mirë"[1]. Ndërsa në aspektin ideologjik islam, nocionin e mesatares e sqaruan shumë prej dijetarëve të mëhershëm dhe jo vetëm ata bashkëkohorë. Imam Shatibiu, autori i librit të mirënjohur"El-muvafekat", duke folur për mesataren në normat dhe ligjet islame, thotë: "Ligji sheriatik gjatë ngarkesës që u bën njerëzve, ka parasysh rrugën e mesatares së drejtë, duke e marrë nga të gjitha skajet, në mënyrë që të mos ketë anim fare në ndonjë aspekt, duke pasur parasysh mundësinë e njeriut, pa e stërngarkuar atë tej mase, dhe duke mos e lënë atë të lirë pa kurrfarë ngarkese, po i tëri është një ngarkesë e ekuilibruar mbi të gjithë njerëzit në formën skajshmërisht të drejtë, dhe, nëse shikon në ndonjë rregull sheriatike, do të gjesh se ajo qëndron në atë mesataren (e kërkuar).."[2]

Madje Imam Ibn Tejmije mesataren e konstaton prej veçorive të Ehli-Synetit (Pasuesve të Synetit) ku thotë: "Islami është feja e mesit , krahasuar me të gjitha fetë e tjera. Ata qëndrojnë në mesin( e artë) në bindjet e tyre rreth pejgamberëve të Allahut, pastaj në Emrat e bukur



dhe Cilësitë e përkryera të Tij, pastaj në qëndrimet e tyre karshi ajeteve kërcënuese dhe inkurajuese…dhe ata qëndrojnë në mesataren në të gjitha çështjet e fesë dhe sheriatit islam, ngase të tillët janë të kapur për traditën e të Dërguarit s.a.v.s. dhe gjeneratave tona të para e të mira –Zoti qoftë i kënaqur me të gjithë ata-".[3]

Mesatare islame është botëkuptim që synon për t'u ikur dy poleve të kundërta dhe skajshmërisht ekstreme.

Ndërsa prej dijetetarëve bashkëkohorë, më i zëshmi në kthjelltësimin e mesatares islame, doli të jetë Dr.Jusuf Kardavi, i cili këtë tematikë e trajton në shumë prej shkrimeve të tij, duke u munduar të prezantojë kështu një islam mesatar, i cili ruan origjinalitetin e vet burimor në njërën anë, kurse, në anën tjetër, u përpoq ta paraqesë atë si fe kompatibile dhe të përgjigjshme ndaj të gjitha kërkesave të kohës bashkëkohore. Ai në këtë përpjekje ishte mjaft transparent dhe i qartë, që s'la edhe shumë vend për interpretime të gabuara e as tendencioze. Përkitazi me këtë nocion, vë theksin në këtë mënyrë: "Në shumicën e çështjeve ideologjike e praktike, humbet e vërteta në mes dy poleve të kundërta kundërthënëse. Në mes atyre që shkojnë në skajshmëri, ekstremitete e teprime, si dhe atyre që bëjnë tolerime të pabaza e lëshime tej mase, të cilat janë mangësime të qarta, saqë thuajse nuk u ka mbetur kurrfarë baze akaidologjike dhe as obligime që dëshirojnë t'i kryejnë ato. Të tillët i lejojnë të ndaluarat dhe fenë e konsiderojnë sikur të ishte një brumë elastik, të cilin mund ta formësojnë ashtu siç dëshirojnë ata. Ndërsa Ymeti të cilin e cilësoi Allahu {si Umet i mesit e i zgjedhur}, është i ruajtur nga këto dy lloje ekstremitetesh, të tillët nuk bien asnjëherë në ujdi për diçka që i shpie ata në shkatërrim"[4] Thënë prerazi, mesatare islame është ajo pikëpamje dhe ai botëkuptim që synon t'u ikë dy poleve të kundërta dhe skajshmërisht ekstreme në çdo aspekt të fesë. Nuk pajtohet as me ata që bëjnë përpjekje për ta zhveshur Islamin nga tipari i tij hyjnor, në mënyrë që të jetë i interpretueshëm sipas pasioneve dhe tekave të tyre, por as nuk pranon që ai të konceptohet si tërësi e dogmatizuar dhe e përkufizuar në disa çështje joakaidologjike, të cilat ishin pika diskutimi në mes të dijetarëve gjatë gjithë kohëve. Një botëkuptim i tillë për mesataren do të duhej të trajtohej nga akademitë e simpoziumet e shumta

shkencore anekënd botës islame dhe joislame, dhe kjo nga njerëz të cilët kanë dëshmuar përkushtimin e tyre të madh në fe, por edhe qasjen e tyre të thellë rreth problematikave islame. Një gjë e tillë relativisht është duke ndodhur, pavarësisht nga rezerva të mëdha që mund të shfaqin individë të caktuar aty-këtu. Këtë e bëjnë, ngase një pikëpamje e tillë bie ndesh qartazi më perceptimet e tyre të ngushta dhe me pikëpamjet e tyre të ngurta rreth kësaj çështjeje.

## MESATARJA, KËRKESË KUR'ANORE

Islami është fe e mesatares, dhe rrjedhimisht Ymeti mysliman do të duhet të mbajë gjithashtu timonin e kësaj mesatareje në tokë, sepse ata janë pasuesit e vetëm konsekuentë dhe të denjë të kësaj feje. Nuk ishte vetëm një pasion personal, dhe as tendencë vetanake e atyre dijetarëve eminentë, pse iu qasën kësaj veçorie për ta ndriçuar e artikuluar në mënyrë tejet objektive. Ajo ishte një çështje që Allahu e dëshiroi për pasuesit e rrugës së Tij, dhe në mënyrë të qartë e theksoi në Kur'anin fisnik, ku tha: "Dhe ashtu (siç ju udhëzuam në fenë islame) Ne ju bëmë ju një pupull të drejtë (një mes të zgjedhur,Umet të mesatares) për të qenë ju dëshmitarë (në Ditën e Gjykimit) ndaj njerëzve, dhe për të qenë i dërguari dëshmitar ndaj jush...." ( El-bekare , 143).Ky citat u bë pikë referimi për të gjithë ata ideologë e dijetarë të hershëm, po ndoshta më tepër për ata bashkëkohorë, të cilët e trajtuan temën e veçorisë së mesatares në një pikëpamje më të thellë e më gjithpërfshirëse sesa është komentuar nga komentatorë tradicionalistë të Kur'anit. Komentet e këtyre të fundit, më tepër përqendroheshin në çështjen se fjala "Ummeten vesatan" ka domethënien e popullit më të drejtë dhe më të zgjedhur, epitete këto të dhurura nga Allahu, sepse Ai tha: " Ne ju bëmë ju" , e jo që ju i poseduat ato vetvetiu, por na e dhuroi fenë e zgjedhur e na bëri pasues të saj, dhe në këtë mënyrë merituam të jemi më të drejtët dhe më të zgjedhurit e njerëzimit. Këtë komentim e bënin duke u mbështetur në faktin se Ymeti i Muhamedit a.s. do të jetë dëshmitar para popujve të tjerë në Ditën e Gjykimit, atëherë kur pejgamberët do të ballafaqohen me popujt e tyre, dhe popujt do të mohojnë faktin se atyre u ka arritur Porosia e Allahut, do t'i përgenjështrojnë të dërguarit e tyre, kurse Ymeti i Muhamedit a.s. do të ngrihet e do të dëshmojë se Pejgamberët e Zotit e kanë kumtuar mesazhin me të cilin kanë qenë të ngarkuar. Dhe kjo dëshmi do t'u pranohet, sepse ata e kanë epitetin e popullit të drejtë e të zgjedhur, dhe dëshminë e tyre do ta mbështesin tek lajmërimi që ka bërë Muhamedi a.s. se bashkëmisionarët e tij – të dërguarit e Allahut, e kanë bërë kumtimin e Porosisë Hyjnore pa lënë mangut asgjë. Pranimi i një dëshmie të tillë para njerëzve, do të vihej në pikëpyetje sikur pasuesve të Muhamedit a.s. t'u mungonte tipari i drejtësisë dhe besueshmërisë (mesatares së zgjedhur). E gjithë kjo është transmetuar në hadithe të sakta, nga komentatorët e hershëm në kontekst të komentimit të këtij ajeti të Kur'anit fisnik.[5]

## NJË TRAJTIM MË GJITHPËRFSHIRËS RRETH KONCEPTIT TË MESATARES SË ISLAMIT

Megjithatë, një koment i tillë jo vetëm që është i saktë, por është në përputhje të plotë me atë që vënë në spikamë ideologët dhe dijetarët bashkëkohorë islamë. Këta të fundit janë të bindur se pasuesit e Muhamedit a.s.. do të jenë dëshmitarë të popujve në Ditën e Gjykimit. Vetëmse, përveç kësaj, sipas citatit të theksuar më lart, ata do të duhet të reflektojnë bindje, besim, kulturë, civilizim dhe vlera të larta para popujve të tjerë edhe në këtë botë, në mënyrë që të paraqesin modelin më të përkryer të mundshëm, i cili do të ishte i denjë dhe i merituar për të qenë shëmbëlltyrë e të gjithëve. Një epitet të tillë myslimanët do ta meritonin vetëm nëse ata do t'i përmbaheshin programit të mesatares islame, dhe kurrsesi me tëhuajsime, imitime të verbra, zbehje të praktikimit të tij e zhveshje nga parimet e tij, por as me tejkalime, teprime, stërngarkesa, ekstremitete dhe skajshmëri. Madje edhe Pejgamberi a.s. vuri në dukje këtë, kur tha: "Çështjet më të mira janë ato të mesatares (së drejtë)" Kjo porosi profetike nuk është tjetër përveçse një artikulim i qartë i asaj që i takon kësaj feje dhe që përputhet në tërësi me Porositë e Zotit të zbritura në Kur'anin fisnik. Nisur nga ky koncept më i gjerë i nocionit të mesatares, mund të themi se suksesi ynë në fushën e thirrjes është i ndërlidhur shumë me masën e konsekuencës sonë ndaj mesatares islame. Ngase, vetëm duke qëndruar në mesin e lavdëruar, mund të ofrojmë modelin dhe shëmbëlltyrën e Islamit për të gjitha shtresat dhe kategoritë e njerëzve. Çdo distancim yni nga ai pozicionim dhe nga ato pikëpamje, nënkupton vënien e barrierave shtesë në rrugën e thirrjes, si dhe reduktimin e shtresave të njerëzve që do të mund të merrnin ndonjë model të gjallë të Islamit të pastër dhe të ruajtur prej skajshmërive ekstreme, në të cilat kanë mundësi të kanalizohen, me ose pa dëshirë, disa thirrës të rrugës së Allahut. Përpjekje individuale mund të bëjmë në këtë sferë, dhe në të njëjtën kohë edhe mund të preferojmë ndonjërën prej skajshmërive, të cilat distancohen nga mesatarja e artë islame, por le ta kujtojmë gjithnjë se Zoti në Kur'anin fisnik e kishte urdhëruar Muhamedin s.a.v.s. të proklamonte haptazi rrugën e Tij të drejtë, duke i thënë: "Dhe se kjo është rruga (feja) Ime e drejtë (që e caktova për ju), pra përmbajuni kësaj e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij. Këto janë porositë e Tij për ju, në mënyrë që të ruheni" ( El-enam, 153) (vijon)

(1)En-nihaje fi garibil-hadith , Ibn Ethir (F. 848, vëll. II ) .Bot. i parë. Bejrut .2001.(2)El-muvafekat , Imam Shatibiu ,(Fq.163-168 , vëll. II) Bot. i parë .Bejrut.2002.(3) Mexhmuul –fetava ,Ibn Tejmijje. (F. 373 , vëll. III) Bot. i II . Kajro .2002.(4)El-vasatijje el-islamijje , Dr. Jusuf Kardavi. (Fq.37-38) .Bot. i parë. Kajro .2008 (5 ) Tefsirut-taberijj , Ibn Xherir Et-taberi , (f,10 vëll. II )Bot. i 4 ,Bejrut 2004. Tefsir Ibn Kethir , nga Ibn Kethiri (f 271 vëll. I ) Bot. i 5, Rijad 2001.

Abdulla Klinaku

# Si të jeni, ashtu do të qeveriseni

Qeverisja e popullit ka qenë ndër nocionet më të hulumtuara në historinë e njerëzimit. Që nga antika e deri më sot, shumë filozofë, sofistë të lashtë, politikologë, politikanë, juristë dhe mendimtarë të tjerë kanë dhënë kontribute të çmuara në këtë çështje. Objekt studimi i kësaj teme vazhdimisht ka qenë roli i individit në formimin e qeverisë, roli i tij në përzgjedhjen dhe formën e qeverisjes e deri tek roli i qeverisë për popullin dhe lidhmëria filozofike popull-qeveri. Në këtë fushë janë shtruar gjithmonë dilema dhe është provuar t'u gjendet përgjigje shumë prej tyre. Po thuajse çdo filozof dhe koncept ideo-filozofik, ka dhënë një përgjigje për faktin se çfarë roli ka populli në qeverisje, çfarë lidhjeje ka në mes popullit dhe qeverisjes, çfarë roli ka qeverisja për popullin dhe tek populli... Sigurisht që format e qeverisjes nëpër kohë kanë përcaktuar edhe përgjigjet, kanë evoluar mendimin politik, juridik dhe filozofik në disa aspekte, por kjo dilemë, megjithatë, do të shtrohet gjithmonë dhe përgjigjet do të përcaktohen nga baza referuese e ngritjes së mendimit, po shumë pak nga përcaktuesi kohë. Islami, si fe, dije dhe praktikë, jep kontributin e tij të çmuar dhe mund të themi edhe vendimtar për qeverisjen dhe rolin e popullit në formën e qeverisjes. Islami përcaktues fondamental për formën e qeverisjes e njeh popullin, kurse përcaktuesit e tjerë janë vetëm rrethana të krijuara gjatë historisë. Populli do të qeveriset, ashtu siç është ai. Ashtu siç është cilësia e popullit, do të jetë edhe e atyre që i ka në krye. Këtë koncept tonë e bazojmë në Kur'anin dhe në interpretimin e tij, në hadithet e Profetit Muhamedit a. s. si dhe në thëniet e mendimtarëve dhe politikanëve të shtrirë në histori dhe në vende të ndryshme.

Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli përderisa ata të mos e ndryshojnë veten e tyre…" (Rr'ad, 11)

NJË POPULL ËSHTË I LIRË TË ZGJEDHË FORMËN E QEVERISJES

Allahu i Madhërishëm i ka obliguar njerëzit për qeverisje islame, po megjithatë, ai mund të zgjedhë edhe ndryshe, veçse pasojat i bart në varësi nga veprimi dhe përzgjedhja që bën. Përcaktues për qeverisje të mirë dhe të drejtë është zemra e individit dhe edukimi i masës së gjerë për ta bërë përzgjedhjen drejt. Në interpretim të kësaj, mendimtari F. Gylen thotë: "Kur e keqja merr zhvillim në trupin e njerëzve, kur në konstruktin e njerëzve blerojnë të këqijat, atëherë Zoti sjell në krye të tyre, që t'i drejtojnë, njerëz nga i njëjti brumë dhe nga e njëjta baltë" dhe thotë po ashtu: "Për sa kohë që njerëzit nuk bëjnë ndryshime në botën e tyre të brendshme, Zoti nuk do t'i ndryshojë ata".[1]

"KUR E KEQJA MERR ZHVILLIM NË TRUPIN E NJERËZVE, KUR NË KONSTRUKTIN E NJERËZVE BLEROJNË TË KËQIJAT, ATËHERË ZOTI SJELL NË KRYE TË TYRE, QË T'I DREJTOJNË, NJERËZ NGA I NJËJTI BRUMË DHE NGA E NJËJTA BALTË"
F. GYLEN

Profeti Muhamed a.s. këtë qëndrim e argumenton në dy forma - me gjuhë dhe me veprim. Thotë Profeti Muhamed a.s. "Ashtu siç jeni, ashtu do të qeveriseni"[2]. Shoqëria e mirëfilltë ka një qeverisje të mirëfilltë, ashtu sikur edhe shoqëria e brishtë, ka një qeverisje të brishtë, dhe kjo çështje merr trajtë tejet të dukshme sidomos te shoqëritë e sotme përmes zgjedhjeve dhe demokracisë, si formë e qeverisjes. Populli i drejtë meriton qeverisje të drejtë. Këtë e shohim edhe nga jeta e Profetit Muhamed a.s. Ky profet i nderuar, një ditë do të bëhej udhëheqës i një populli, veçse i një populli që bartte vetitë e këtij sundimtari. Profetit Muhamed a.s. i ishte dhënë rasti edhe më parë që të bëhej udhëheqës në Mekë, me kusht që të hiqte dorë nga thirrja për Islamin, por ai nuk kishte pranuar kurrsesi. Edhe pse mund të themi se, sikur të kishte pranuar të bëhej udhëheqës, më pastaj do ta imponονte fenë tek njerëzit dhe do të thyente premtimin e dhënë, megjithatë ai këtë nuk e bëri. Nuk e bëri, sepse profeti dhe pasuesit e tij . nuk tradhtonte dhe as populli



mekas nuk e meritonte një udhëheqje dhe udhëheqës të drejtë dhe të mirëfilltë. Profeti Muhamed a.s. po ashtu thotë: "Do të çlirohet Konstandinopoja në dorën e një njeriu. Sa i mirë është ai udhëheqës dhe sa e mirë është ajo ushtri".[3] Në këtë hadith vetëm sa rikonfirmohet ky qëndrim. Nuk përmendet vetëm ushtria më e mirë, sepse me siguri që ushtria më e mirë meriton edhe udhëheqësin më të mirë, ashtu sikur nuk përmendet vetëm udhëheqësi i mirë, sepse udhëheqësi i mirë meriton pasues-popull apo ushtri të mirë. Vetëm këto të dyja, të bashkuara në një kohë dhe një vend, sjellin fitore dhe suksese të mëdha. Virtytet e tij, siç ishin: devotshmëria, trimëria, përcaktimi dhe këmbëngulja, drejtësia, modestia, sinqeriteti dhe dituria, - ishin virtyte të tërë ushtrisë së tij.[4] Po ashtu këtë koncept në fjalët e tij e thotë edhe Tahir Efendiu, një nga deputetët e parë të Turqisë në një fjalë të tij: "O njerëz! Dijeni se ju jeni 'muntehib-zgjedhës', kurse unë jam 'muntehab-i zgjedhur'. Vendi ku do të shkoj unë, quhet 'muntehabun Ilejhi-vend i të zgjedhurve', d.m.th. ai që ne e quajmë 'Kuvend'. Puna që bëni ju, është 'Intihab-zgjedhje'. Mos harroni se kjo fjalë vjen nga rrënja 'nuhbe' që do të thotë 'kajmak'. Mos harroni se çfarë është masa në një enë, edhe shtresa e sipërme e saj do të jetë nga e njëjta lëndë".[5] Po ashtu një thënie të ngjashme e gjejmë edhe tek Haxhaxhi, kur një njeri i foli për drejtësinë e Umerit r.a. dhe udhëheqjen e tij. Haxhaxhi ia ktheu përgjigjen e këtillë: "Po të ishit ju sikur ata njerëzit e kohës së Umerit r.a., pa dyshim që edhe unë do të isha Umer". Këtë qëndrim e mbrojnë edhe shumë mendimtarë dhe filozofë laikë dhe jomyslimanë, në veçanti kur është fjala për qevrisjen demokratike.

Platoni thotë: "Rruga më e mirë për ta njohur njeriun e ndershëm, është të analizosh natyrën e shtetit… shteti është një institucion natyror, sepse ai reflekton strukturën e natyrës njerëzore".[6] Xhorxh Bernar Shou (George Bernar Shaw) thotë: "Demokracia ( qeverisja) është një proces i cili tregon se ne nuk qeverisemi më mirë se ç'e meritojmë".[7] Një thënie e vjetër, e përcjellë në kohë, thotë: "Ashtu siç janë dijetarët e një vendi, është populli; ashtu siç është populli, është edhe udhëheqja".Zemrat e popullit përcaktojnë qeverisjen shtetërore, nëse ato janë të ndërtuara mbi parime të larta hyjnore, mbi koncepte të qarta ideo-filozofike, mbi edukimin e kulturën e lartë, atëherë edhe qeverisjen do ta zgjedhin të drejtë dhe të mirë.

Lavdim Behrami

# Një vështrim kritik librit të Emin Behramit

## “Qasje studimore rreth katër përkthimeve të Kur'anit në gjuhën shqipe”

Nga emrat më në zë që zënë vend të posaçëm në literaturën islame në gjuhën shqipe, është prof. Emin Behrami i cili me hulumtimet dhe punimet e tij shkencore, ka bërë që shumë lexues (veçanërisht ata që kanë për qëllim thellimin në shkencën e tefsirit apo texhvidit) t'u binden dhe t'u nënshtrohen konkluzave të profesorit. Libri i prof. Emin Behramit “Qasje studimore rreth katër përkthimeve të Kur'anit në gjuhën shqipe”, (1997) , është një thesar shumë i çmuar, një punim me shumë vlerë, që përkon me kriteret e një hulumtimi të mirëfilltë shkencor. Në vazhdën e hulumtimeve shkencore të prof. Eminit, kemi edhe librin tjetër që ka të bëjë me përkthimin dhe komentimin e Kur'anit, këtë here të një sureje të Kur'anit - sures el-Fatiha “Përkthimi dhe komentimi i el-istiadhe-së, el-besmele-së dhe i suretul-fatiha-së”, botuar më 1998 në Prishtinë.

### KRITIKA ARGUMENTON SAKTËSINË DHE VLERËN E VEPRËS, KURSE LËSHIMET JANË PJESË E NATYRSHMËRISË NJERËZORE

Duke u bazuar në parimin e së drejtës për të kritikuar (gjithherë duke u bazuar në argumente shkencore), vendosëm më në fund të shkruajmë disa rreshta kritikë rreth përkthimit të sures el-fatiha dhe qëndrimit të prof. Eminit ndaj H. Sherif Ahmetit dhe Hasan Nahit. Këtu nuk është qëllimi ynë të zhvlerësojmë mundin dhe veprën e prof. Eminit. Jo, assesi nuk është ky qëllimi ynë. Përkundrazi, kritika e veprës nga të tjerët argumenton saktësinë dhe vlerën e punimit të kritikuar, kurse lëshimet janë pjesë e natyrshmërisë njerëzore. Do të paraqesim përkthimin komplet që prof. Emini i ka bërë sures el-fatiha, pastaj do t'u qasemi ajeteve me radhë, aty ku nuk pajtohemi me përkthimin. Këtu bën përjashtim ajeti i dytë i sures el-fatiha “ errahmanirrahimi”. Kjo, ngase rreth këtij ajeti duhet të studiojmë ende për të ardhur në përfundimin se çfarë duhet të jetë forma e këtij ajeti në gjuhën shqipe, ngase të gjitha përkthimet që unë kam lexuar në shqip, janë joprofesionale. Sigurisht për shkak se dy Emrat e Allahut Errahman dhe Errahim rrjedhin nga fjala errahmetu, kurse konstruksioni i tyre dallon…. Si të tillë, është mjaft problem që t'u bëhet një përkthim adekuat në gjuhën shqipe. Shpresoj që prof. Emini të mos më keqkuptojë në asnjë mënyrë dhe ta pranojë kritikën si një hap më tutje drejt zhvillimit të tefsirit dhe përkthimit të ajeteve ose dhe haditheve në gjuhën shqipe. Këtu dua të shënoj se kam një kritikë shkencore lidhur me përkthimin e haditheve të sahihu muslimit] (version i shkurtuar ) nga ana e mulla Asllan Muratit, edhe pse ende kam mëdyshje se a ta quaj kritikë apo jo, ngase aty ka lëshime aq të shumta dhe aq serioze, saqë librin thuajse tërësisht e devijojnë nga kuptimi origjinal i teksteve që ai përmban. Habia ime nuk përfundonte tek mulla Asllani, sepse unë e di se Ai nuk e ka profesion shkencën e hadithit, po habia ime gjithherë qëndron tek Fitim Flugaj (të cilin nuk e njoh) –, po i cili, në cilësinë e redaktorit profesional, ishte dashur të tregonte profesionalizmin e kërkuar në këso rastesh…

### NUK ËSHTË ARRITUR AJO QË ËSHTË DASHUR TË ARRIHET

Ndoshta do të vijë dita kur edhe ai punim imi të publikohet, inshaAllah. Në vijim do të paraqesim përkthimin e prof. Eminit: "1.Të gjitha lavdërimet i takojnë vetëm Allahut, Kujdestarit dhe Mbikëqyrësit të të gjitha botëve", 2. Bëmirësit të përgjithshëm, Mëshiruesit të posaçëm, 3.Sundimtarit absolut të ditës së shpërblimit, 4.Vetëm TY të nënshtrohemi dhe vetëm prej Teje kërkojmë ndihmë, 5. Na përforco në rrugën e drejtë…"[1] Lidhur me përkthimin e këtij ajeti, ne do të merremi me prof. Eminin në dy pika kyçe, të cilat janë nyja e problemit që prof. Emini e ka ngatërruar, mendoj, duke dashur ta zgjidhte atë. Kemi shprehjen el-hamdu, e cila është trajtuar bukur gjerë nga prof. Emini, mirëpo rezultati në fund nuk është i kënaqshëm, ngase nuk është arritur ajo që është dashur të arrihet. Kjo, sepse ngatërrimi i kuptimeve që në vete përmban shprehja hamdun, si dhe divergjenca-ngjashmëria që ka kjo shprehje me dy shprehjet tjera shukrun dhe med'hun ka mbetur ashtu e pazgjidhur…nga profi i nderuar.

Nyja shquese el në fjalën el-hamdu. Kjo nyjë shquese luan rol të madh në thelbin e kësaj fjale. Kur jemi tek prof. Emini, lidhur me këtë nyjë, ai sikur krijon një kontradiktë në mes teorisë dhe praktikës.

- Të fillojmë me shprehjen hamdun.

Kjo shprehje në gjuhën arabe ka kuptimin e shprehjes së lavdërimit-falënderimit gojor, me vullnet dhe dëshirë. Me këtë shprehje janë të lidhura edhe dy shprehje të tjera: shukrun dhe med'hun. Disa dijetarë mendojnë se në mes të shukrit dhe hamdit nuk ka dallim. Kuptimi i tyre është falënderimi. Kështu mendojnë Taberiu[2] dhe disa dijetarë të tjerë. Mirëpo këtë mendim e kundërshtojnë shumë dijetarë, duke mbrojtur mendimin se në mes këtyre dy shprehjeve, në fakt, ka dallime. Nga ata që kundërshtojnë Taberiun, është ibn Kethiri[3]. Në anën tjetër, kemi Zemah-

sheriun, i cili tenton të mos ndajë kuptimin e shprehjes hamdun nga shprehja med'hun.[4]. Ajo që na intereson neve në këtë hapësirë debati, është se:

a. Ka dallim në mes tri shprehjeve të lartpërmendura,

b. Këto tri shprehje, edhe pse dallojnë në mes tyre, në disa raste, siç është fjala në suren el-fatihah, hamdi përfshin edhe med'hin edhe shukrin[5]. Shprehja shukrun përdoret për falënderim, med'hun për lavdërim, ndërsa hamdun përfshin të dy këto kuptime: lavdërim-falënderim[6]. Ky dallim-gjasim i këtij lloji, ne na shtyn që fjalën el-hamdu në suren el-fatihah ta përkthejmë lavdërim- falënderim… Nëse lexojmë me vëmendje librin ("ed-durrul-mesun" 1/37) dhe tefsirin e Kurtubiut (1/178-179), qartësohet problematika e këtyre shprehjeve dhe njëkohësisht lehtësohet kuptimi i drejtë i tyre dhe rrjedhimisht përkthimi adekuat në gjuhën shqipe. Kur jemi tek prof. Emini, e gjejmë se shprehjen hamdun e përkthen lavdërim, duke mos e futur në përdorim edhe shprehjen tjetër falënderim e që realisht është dashur ta përdorte!



Nëse nyja "el" është lamul-xhinsi, atëherë fjala el-hamdu do të dukej falënderimi-lavdërimi - el në fjalën el-hamdulilahi luan rolin thelbësor në kuptimin e kësaj fjale. Nëse kjo nyjë shquese merret parasysh dhe kuptohet drejt, atëherë edhe përkthimi në gjuhën shqipe duhet të jetë i drejtë. Si qëndron puna tek prof. Emini lidhur me trajtimin në studim të kësaj nyje shquese? Prof. Emini në teori mbron mendimin se el është lamul-xhinsi, ndërsa në praktikë lamul-xhinsin e përkthen në kuptim të lamul-istigrak! Përveç kësaj kontradikte, që profesori krijon në vetveten dhe me vetveten, ai nuk harron ta kritikojë Sherif Ahmetin, përkthimi i të cilit është në përputhshmëri të plotë, mendoj, me kuptimin e lamul-xhinsit. Sikundër që nuk ngurron t'i japë vetes të drejtën të shprehet për përkthimin e vet: Ky madje është përkthim tekstual i këtij ajeti, prandaj edhe çdo formë tjetër e përkthimit të kësaj pjese të ajetit të kësaj natyre, nuk është në përputhje me rregullativat e gjuhës arabe të aplikuara në këtë shprehje kur'anore![7] Në bazë të asaj që ne dimë mbi rregullat e gjuhës arabe dhe tefsirin e Kur'anit, mendojmë se ky përkthim nuk është në pajtim me rregullat e gjuhës arabe…Nyja shquese el, sipas shumicës së dijetarëve, është e llojit el-istigrak, kurse sipas Zemahsheriut dhe disa dijetarëve të tjerë, kjo nyjë shquese është e llojit lamul-xhinsi. Nuk është e rëndësishme divergjenca në mes dijetarëve për nyjën përkatëse, sa është e rëndësishme të kuptohet se konkluza e prof. Eminit është kontradiktore lidhur me praktikumin në përkthim të kësaj nyje!

### ASSESI NUK GUXOJMË T'I JAPIM VETES TË DREJTËN TË SHPREHEMI SE PËRKTHIMI YNË ËSHTË NË PËRPUTHJE ME RREGULLAT E GJUHËS ARABE…

Nëse themi se kjo nyjë është e llojit lamul-xhinsi, atëherë në gjuhën shqipe fjala el-hamdu do të dukej falënderimi-lavdërimi. P.sh., nëse në arabishte shprehesh: -edh-dhekeru efdalu minel-mer'eti – në gjuhën shqipe duhet ta përkthesh: -mashkulli është më i vlefshëm se femra-. Në këtë fjali kemi përdorur në dy emra nyjën shquese el, e cila është e llojit lamul-xhinisi: edh-dhekeru dhe el-mer'etu. Secili njeri që kupton arabishten, këto dy fjalë do t'i përkthente si më lart, dhe as sesi nuk do t'i përkthente –të gjithë- meshkujt janë më të vlefshëm se –të gjitha- femrat! Kjo analogji me këtë shembull të thjeshtë dhe konkret, na bën të luhatshëm në përkthimin adekuat të prof. Eminit, sikurse na bind se Sherif Ahmeti nyjën el e ka përkthyer në pajtueshmëri të plotë me kuptimin e lamul-xhnsit dhe se kritika e prof. Eminit adresuar Sherif Ahmetit, në këtë pikë është e paqëndrueshme. Kthehemi dhe shohim se si e ka përkthyer prof. Emini këtë nyjë: të gjitha lavdërimet[8] Shprehja të gjitha është e përshtatshme, nëse themi se el është e llojit el-istigrak.Kjo analizë, edhe pse e reduktuar për shkak se, tek e fundit, nuk është edhe aq e rëndësishme nëse el është e llojit istigrak apo e llojit el-xhins, neve na jep të kuptojmë se: Sherif Ahmeti e ka përkthyer në pajtim me kuptimin e el të llojit el-xhins dhe Prof. Emini ka një ngulfatje në mes teorisë dhe praktikës. Ndërkohë, ne assesi nuk bën t'i japim vetes të drejtën të shprehemi se përkthimi ynë është në përputhje me rregullat e gjuhës arabe… dhe të kritikojmë të tjerët, përderisa ne që në start jemi të vetëdijshëm se në mes dijetarëve ka divergjenca. Dhe, përderisa ne përkthejmë duke u bazuar në njërin mendim dhe konkludojmë se kështu duhet të jetë në shqip, del një njeri tjetër, i cili të njëjtën fjalë e përkthen në bazë të mendimti tjetër, e po ku mbetet konkluza juaj z. Prof. Emin?...Nëse kthehemi në përkthimin e Sherif Ahmetit, aty gjejmë se shprehja el-hamdu është përkthyer Falënderimi[9] …kurse Hasan Nahi shprehjen el-hamdu e përkthen Çdo lavdërim…[10] Vërejmë, pra, se njëri e përkthen el-hamdu – falënderimi-, kurse tjetri të njëjtën shprehje e përkthen – lavdërimi-. Edhe kjo divergjencë e këtyre dy dijetarëve shqiptarë na bind edhe më shumë që të mos pajtohemi me përkthimin e prof. Eminit dhe me kritikat e tij. *(vijon)*

(1) Përkthimi dhe komentimi el-istiadhe-së, el-besmele-së dhe I suretul-fatiha-së" nga Emin BEHRAMI. (2) "Xhamiul-Bejan an te'vili ajil-kur'an" 1/68 nga Et-Taberiu. (3) "Tefsirul-Kur'anil-Adhim"1/120 nga ibni Kethiri. (4) "El-Kesh-shaf an hakaiki gavamidit-te'vil ve ujunil-ekavil fi vexhuhit-te'vil"1/18 nga Zemahsheriu. (5) El-Xhamië liahkamil-Kur'an" 1/179 nga el-Kurtbij. (6) Shiqo " Ed-durrul-mesun fi ulumil-kitabil-meknun" nga Es-Semin el-Halebi 1/37. (7) "Përkthimi dhe komentimi I el-Fatihasë" f.91-92 nga Emin Behrami.(8) Po aty f.91. (9) "Kur'ani Përkthim me komentim në gjuhën shqipe" f.27 H.Sherif Ahmeti.(10) Kur'ani i madhërishëm" f.1, nga Prof. Hasan I. Nahi



# AHMED PASHA

*Edrene 1425 - Bursa 1497*

I rritur në kohën mes Shejhiut dhe Nexhatiut dhe i bërë shumë i famshëm, Ahmed Pasha është i biri i Velijuddin bin Iljasit, njërit prej kazaskerëve të periudhës së Muratit II. I rritur në një familje të pushtetshme dhe me kulturë, mori një arsim të mirë, mësoi arabishten dhe persishten, punoi si muderris në medresenë Muradije të Bursës dhe si kadi në Edrene.
Të gjithë biografët thonë, duke përdorur shprehje lavdëruese, se Ahmet Pasha ka shënuar një etapë të re në poezinë turke, se i ka sjellë letërsisë turke një ngjyrë të re dhe një zë të ri.
Sulltan Mehmeti II që ka pasë shkruar edhe vetë poezi me pseudonimin Avni, e pati çmuar Ahmed Pashën të cilit ia pëlqente poezitë, dhe e pati bërë shok bisede.
Me ngadhnjimin e Stambollit, Ahmed Pasha zuri një vend me rëndësi dhe të pushtetshëm në pallat, shumë poetë të kohës i bëri të njohur te sulltani dhe te mjediset poetike, krijoi lidhje të ngushta me burra shteti, dijetarë dhe shehlerë.
Pasi ra para syve të sulltanit për shkak të ndonjë gabimi të vet apo të shpifjeve të atyre që s'e duronin dot, Ahmed Pasha iu nënshtrua zemërimit të sulltan Mehmetit II që kishte një natyrë krenare, pedante e të ashpër, dhe u hodh në burg. Pasi u fal, kreu detyrat e sanxhakbeut në Bursa, Sulltanony dhe Ankara, pastaj, pasi e fitoi kredinë e mëparshme në kohën e Bajazitit II, u emërua përsëri sanxhakbej në Bursë.
Duke dalë në pah si hartues poezish imitative që u pëlqenin poetëve të fuqishëm dhe si shumë i suksesshëm në përcaktimin e datave historike me anë të kronogrameve, pjesën e mbetur të jetës e kaloi në Bursa me biseda në rrethet poetike.
Fama e Ahmed Pashës i cili ndikoi në zhvillimin e poezisë turke në Anadoll dhe Ballkan, arriti gjer në pallatin e Hysejin Bajakara-s në Horasan dhe u quajt "Mbreti i Poetëve të Anadollit".
Ahmed Pasha ka lënë një Divan që e përmblodhi me urdhër të Bajazitit II.

*Gazel*

*Të dashurës letër dashurie*
*n'i paça shkruar,*

*Mbi gjethen e zemrës mall*
*në paça shkruar;*

*Rënkimet e bilbilit të*
*pashpresë me dorën*

*E flladit mëngjesor mbi*
*trëndafilë n'i paça shkruar;*

*Me shembëllimin e cullufeve*
*të tua në zemër,*

*Dëshpërimin mbi fletë n'e*
*paça shkruar;*

*Përfytyrimin tënd ndër sy,*
*mbi fjalë; dhe mbresat*

*Mbi kupën e kristaltë n'i*
*paça shkruar;*

*Zjarrin e Ahmedit me*
*flakën tënde ndezur,*

*I djegur me dëshirën për ty*
*e kam shkruar!*

*Nga Antologji e poezise klasike turke / poezia e divanit, 2009, përktheu Mithat Hoxha, përzgjodhi E.A.*



# FAMILIARE

Idriz Xhigolli

## Aborti në Islam

Aborti nuk është një problem që shfaqet vetëm tek ne, veçse është një problem që është i përhapur anë e kënd botës. Abort quhet ndërprerja e shtatzënësisë duke e nxjerrë fetusin me qëllim, me anën e mjeteve mekanike, fizike, sikur është operacioni, ose me mjete kimike, me pilula aborti. Sipas mjekëve, aborti është tri llojesh:

(1)Aborti spontan. (2)Aborti me qëllim dhe (3)Aborti për shkaqe shëndetësore.Aborti spontan quhet aborti që pëson një grua shtatzënë duke iu prishur fetusi pa dëshirën e saj, për shkak të ndonjë problemi shëndetësor, të ndonjë infeksioni ose nga ngritja e ndonjë peshe. Aborti spontan, pa dashje, nuk përbën ndonjë mëkat





## ABORTI ME QËLLIM

Është fakt se këto aborte ndodhin në vendet e zhvilluara ndaj nënave që mendojnë se kanë një numër të madh fëmijësh, ose për shkak të shtatzënësisë së padëshiruar. Ose në raste kur nga femrat e moshës së re, pas kontakteve seksuale të padëshiruara, nxirret me dhunë fetusi, dhe kështu ndodh aborti me qëllim. Ky abort është i ndaluar dhe përbën mëkat. Gjithashtu, sipas mjekëve, komplikimet mjekësore që mund të shoqërojnë një abort me qëllim, mund të klasifikohen në tri grupe:(1)Të menjëhershme, një ose dy orë pas kryerjes së abortit.Hemorragji e madhe si pasojë e dëmtimeve në uterus (mitër), përforcimi i uterusit dhe dëmtimet e shumta, si pasojë e nxjerrjes me forcë të pjesëve kockore të fetusit. Heqja jo e plotë e "produkteve" të fetusit, mund të bëhet një terren i përshtatshëm për procese tumorale në të ardhmen. Këtu hyn edhe ana traumatike e vetë aktit të abortit, si një akt kriminal, që gjithashtu lë pasoja edhe në shëndetin mendor të nënës.(2)Të vonuara, që ndodhin disa orë deri disa ditë pas abortit. Shumica e komplikimeve ndodhin pas javës së parë: Hemorragjia është shkaku më i shpeshtë, qoftë nga dëmtimet gjatë aktit të kryerjes së abortit, dhe qoftë si rezultat i mbetjes në mitër të "produkteve" të fetusit. Infeksioni shpeshherë mund të sjellë pasoja të mëdha. Një pjesë e aborteve në kushte jospitalore, shpeshherë e gjejnë vdekjen pikërisht nga ky komplikim.

## KOMPLIKIME TË LARGËTA

Janë ato që ndodhin disa javë deri disa vjet pas abortit. Infertiliteti (pamundësia për të lindur fëmijë) është një prej pasojave të abortit, e cila është konstatuar tek shumica e grave që kishin kaluar këtë dramë. Është i njohur fakti se plot çifte, edhe në vendin tonë, pas abortit të foshnjës së parë, për shumë vjet nuk kanë mundur të kenë fëmijë të tjerë, ose raste të tjera kur shtatzënësitë pas abortit të shoqëroheshin me komplikime dhe rritja e zhvillimi i atyre foshnjave të ishte shumë e vështirë, për shkak të shëndetit të tyre jo të mirë që prej lindjes.

## ABORTI SI PASOJË E SHKAQEVE SHËNDETËSORE

Në këtë grup abortesh hyjnë shkaqet shëndetësore të nënës, e cila rrezikon drejtpërdrejt jetën e saj për ta ruajtur foshnjën. Nëse vërtetohet nga ana e mjekut besnik se mbajtja e foshnjës do të rrezikonte jetën e nënës, atëherë lejohet aborti, ngase nuk duhet sakrifikuar jeta e nënës për jetën e fetusit. Ajo është shtylla e familjes dhe për këtë shkak nuk është e logjikshme që jeta e saj të sakrifikohet për fetusin që, megjithatë, nuk ka ende personalitetin e vet si dhe është pa obligime e përgjegjësi. Ky lloj aborti nuk është i ndaluar. Indikacioni mjekësor hyn këtu, sepse vazhdimi i shtatzënisë do të rrezikonte jetën e gruas shtatzënë apo shëndetin fizik a psikik të saj, sa kohë që gruaja është bazamenti i fetusit dhe jeta nuk (duhet të) rrezikohet për embrionin. Ky lloj aborti është i lejuar në Islam. Indikacioni social është pjesë e shtatzënisë së padëshiruar, - numri i madh i fëmijëve, gjinia, shtatzënia në moshë të re a të vjetër, - që të gjitha këto lloj abortesh janë të ndaluara dhe lirisht mund t'i quajmë një krim i shëmtuar. Pejgamberi a.s. krijimin e foshnjës në barkun e nënës e përshkruan në një hadith, ku thotë:"Të bazuar në autoritetin e Abdullah ibn Mes'udit (r.a.), i cili thotë: Dëgjova Pejgamberin a.s. duke thënë: Me të vërtetë krijimi i secilit prej jush ka ndodhur në mitrën e nënës së tij, dyzet ditë si farë gjallëruese, mandej shndërrohet në gjak të ngjizur, që zgjat afërsisht po aq, mandej shndërrohet në një copë mishi për katërdhjetë ditë; mbas kësaj periudhe Allahu dërgon engjëllin, i cili i jep shpirtin dhe në të njëjtën kohë është i urdhëruar t'i shkruajë katër gjëra: rrëskun e tij, veprimet e tij, periudhën e jetës së tij në këtë botë, dhe a do të jetë fatkeq apo i lumtur". Gjatë leximit të këtij hadithi, vërejmë se ky ndahet në dy pjesë. Pjesa e parë, që përfshin krijimin dhe zhvillimin e njeriut në barkun e nënës së tij, dhe pjesa e dytë, që trajton zhvillimin shpirtëror të njeriut. Është për t'u habitur se, edhe pse Allahu xh.sh. e përshkroi krijimin e njeriut në Kur'an para 14 shekujsh, prapëseprapë ka shumë njerëz që janë të bindur në teorinë e Darvinit, se njeriu është krijuar në mënyrë evolutive. Afati kohor i secilës prej këtyre etapave është si vijon: Etapa e parë - "Fekondimi" – zgjat përafërsisht një javë. Etapa e dytë - "Gjaku i ngjizur" – diçka e varur, zgjat përafërsisht dy javë. Etapa e tretë - "Copë mishi" – kjo etapë zgjat përafërsisht një javë, pra java e katërt. Etapa e katërt - "Formimi i eshtrave" – kjo etapë zgjat përafërsisht dy javë. Etapa e pestë - "Veshje e eshtrave me mish" – kjo etapë paraqitet në javën e shtatë. Etapa e gjashtë - "Formimi i trupit dhe forma e tij" – kur embrioni merr formën e veçantë; kjo etapë paraqitet diku rreth javës së dhjetë pas fekondimit.Etapa e tetë - "Dhënia e shpirtit" – kjo etapë paraqitet në muajin e katërt, kur Zoti xh.sh. e dërgon melekun për t'ia dhënë shpirtin embrionit.

## RRITET NUMRI I VAJZAVE QË ABORTOJNË NË MOSHËN E RE

Një dukuri e shëmtuar që po qarkullon në Kosovën e pasluftës, është rritja e numrit të vajzave që abortojnë në moshën e re, 15-26 vjeçe. Kjo dukuri është rezultat i një lirie të shfrenuar të të rinjve që mbretëron vërtet, sa kohë që nuk ka kurrfarë ligji që t'i ndjekë penalisht këta autorë për këtë dukuri të çoroditur. Shkaku tjetër që i shtyn këta të rinj për të marrë një hap kaq të

rrezikshëm, është edhe papunësia e madhe dhe gjendja e rëndë ekonomike, që i detyrojnë të ndërpresin jetën e embrionit dhe të bëjnë planifikim familjar. Mirëpo kjo nuk është arsye, sepse nënat tona, - Zoti i shpërbleftë me Xhenet! - i kanë rritur fëmijët në kushte edhe më të vështira ekonomike dhe kanë pasur shumë fëmijë, dhe për këtë gjendje nuk dinin të ankoheshin ose të abortonin e t'i hidhnin foshnjat e tyre në kontejnerë mbeturinash. Zoti xh.sh. në Kur'anin fisnik thotë: "Mos i mbytni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë, se Ne sigurojmë furnizimin tuaj, e mbytja e tyre është mëkat i madh". (Isra, 31).Në Shqipëri, vitin 1986 - ka pasur vetëm 7 aborte.Në 1991 - ka pasur 224 aborte;Në 1993 - pati 9017 aborte; Në 1995 - 23.000 aborte; Në 1996- 24.000 aborte. Ndërkaq, në Kosovë, sipas disa statistikave, numri i aborteve në Spitalin gjinekologjik të Prishtinës është përafërsisht 35 aborte në muaj, po sa aborte bëhen në klinikat private e larg syve të familjarëve – këtë nuk e di askush! Sekretari i shtetit të Vatikanit, në lidhje me abortin thotë: "Nuk mund t'u shtohen vrasje vrasjeve. Do të citoja këtu një dokument që ka kaluar në heshtje, dokumentin e Kongregates për Doktrinën e fesë, nënshkruar nga kardinali i atëhershëm Racinger dhe nga unë, - "Bashkëpunimi i burrit dhe i gruas në Kishë e shoqëri". Duhet ta shpëtojmë jetën, edhe nëse është fryt i dhunës. Njerëzit që kanë definuar pikëpamjet rreth kësaj çështjeje, kanë arritur të marrin qëndrime të qarta duke i rrumbullakuar ato në tri pozita (a)Nuk duhet lejuar aborti, ngase gjithnjë është i gabuar. (b)Lejohet aborti nëse bëhet në muajin e katërt. (c)Lejohet aborti në çdo kohë.

## QËNDRIMI I ISLAMIT RRETH ABORTIT

Islami e lejon myslimanin që të marrë masa preventive, materie kontraceptive, por nuk lejon të kryhet krim mbi shtazanin, kur ajo gjë ndodhë realisht. Fukahenjtë janë të mendimit se aborti pas formimit të fetusit dhe dhënies së shpirtit, është i ndaluar dhe konsiderohet krim. Imam Gazaliu bën dallim midis kontracepsionit e abortit dhe thotë: "Kontracepsioni nuk është si aborti, ngase aborti është krim mbi gjallesën e formuar".

## ABORTI, ÇËSHTJE JURIDIKE

Aborti është çështje juridike, sepse janë bërë përpjekje të ndryshme për parandalimin e tij dhe për këtë arsye ka mbetur një problem në përmasa të mëdha në sferën e së drejtës.

Shumë nga vendet e Evropës, me përjashtim të Irlandës, abortin e kanë legalizuar:

Në Itali kufiri për abort është nëntëdhjetë ditë. Në Austri aborti është i mundshëm në tre muajt e parë. Në Irlandë aborti është i ndaluar. Në Gjermani mund të bëhet në dymbëdhjetë javët e para. Në Spanjë lejohet aborti vetëm nëse vihet në rrezik jeta e gruas, kurse në Suedi lejohet deri në javën e tetëmbëdhjetë. Në Zvicër aborti është vepër penale. Në Kosovë ende është në fuqi ligji i ish-Jugosllavisë, i cili nuk e përcakton me saktësi deri kur është i lejuar aborti.

(1)"Sahihul Buhari" në gjuhën shqipe VIII (2) "Mrekullit e Kur'anit" Muhamed Mutevveli sharavi. (3)"Mrekullitë shkencore në Kur'an" Abdul Mexhid ez-Zindani. (4)"Komentimi i Haditheve sipas metodologjisë shkencore", Mr. Musa Vila . (5)Biologjia kl. III gjimnaz, Dr. Esat Dauti, Dr. Ahmet Berisha, Dr. Ismet Bajraktari, Dr. Fetah Halili, Prishtinë 2001. (6)Biologjia, kl. II gjimnaz, Dr. Daut Rexhepaj, Eshref Saraqini, Kasamedin Abdullahu. Prishtinë2002. (7)Biologjia për klasën I gjimnaz. Dr. Ahmet Berisha, Dr. Abdullah Zeka. Mr. Qazim Pajazitaj. Prishtinë 1998. (8)Biologjia , IV gjimnaz. Dr. Esat Dauti. Dr. Ahmet Berisha. Dr. Ismet Bajraktari. Dr. Fetah Halili. Prishtinë 2001. (9)Amnesty International dhe aborti, qëndrimi i Kishës, tribunë e mbajtur, 2007.. (10) E përmuajshme sociale – kulturore dhe edukative "Familja" nr.5, viti VII i botimit (62), prill 2006

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË PEJË SHPALLË:**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të punës:**
**-Imam,hatib dhe mualim në xhaminë "haxhi Ibrahim Devolli" në Pejë.**

**KANDIDATËT E MUNDSHËM DUHET T'I PLOTËSOJNË KËTO KUSHTE:**
**1.Të ketë të kryer Medresenë dhe Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë ose jashtë vendit.**
**2.Të ketë aftësi komunikimi me xhematë.**
**3. T'i përmbahet Rregullorës së KBI-së dhe kushtetutës së BIRK-së.**
**4. Të mos ketë vërejtje në punë (nëse kandidati ka punuar paraprakisht).**
**5. Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare mbi bazë të kërkesës së xhematit: të bartë uniformë (xhyben dhe ahmedijen gjatë ceremonive fetare) të këndojë mevlud, kelimei teuhid, hatme etj.**
**6. Të gjithë kandidatët duhet të plotësojnë edhe kushte të posaçme sipas rregullores së Këshillit të BI-së në Pejë.**

**DOKUMENTACIONI I NEVOJSHËM**
**-Kërkesës për punësim duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:**
**-Certifikata e lindjes (origjinal),**
**-Certifikata shëndetësore(origjinal),**
**-Certifikata se nuk është nën hetime (origjinal),**
**-Diploma e fakultetit të FSI-së apo fak. tjetër Islam jashtë vendit të nostrifikuar nga Kryesia,**
**-Dëshmi për karakteristikat e tij në punë (nëse ka punuar paraprakisht),**
**-Deklaratë me shkrim për kryerjen e shërbimeve fetare.**

**VËREJTJE**
**Dokumentet dorëzohen në KBI të Pejës**
**Dokumentet e pakompletuara dhe të dorëzuara me vonesë nuk do të merren në shqyrtim.**
**Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga publikimi në revistën "Dituria Islame"**

**Sqarim**
**(Në numrin e kaluar të revistës D.I. nr 234 është bërë një lëshim teknik, gjë që kërkojmë falje, andaj konkursi në fjalë jepet i plotë në këtë numër).**

Mr. Adnan Berbatovci

# Vlera e Sigurisë

Të qenët i sigurt dhe jetesa në qetësi, larg çdo frike apo shqetësimi të mundshëm, konsiderohet dhunti dhe begati shumë e madhe e dhënë nga Krijuesi ynë. Njeriu, kjo krijesë mahnitëse e Zotit xh.sh. nga vetë natyra e tij, e pëlqen dhe gjithmonë kërkon të bëjë jetë pa brenga dhe në harmoni me të tjerët, duke krijuar një ambient të qetë, në mënyrë që t'i kryejë detyrat dhe obligimet e tij, si ndaj Krijuesit ashtu edhe ndaj të tjerëve. Historia na rrëfen kohë të ndryshme dhe të llojllojshme, kur njerëzit në disa etapa jetuan në tensione , luftëra dhe frikë të vazhdueshme. Pikërisht në ato kohë vërejmë atë mungesën e madhe të sigurisë në të gjitha aspektet. Në anën tjetër, hasim në kohë të ndritshme, kur njerëzit jetuan në paqe, pa ankth e frikë, pa brenga e tensione. Në kohë të tilla pa dyshim se lulëzonte dhe u zhvillohej çdo gjë ashtu si duhej. Njeriu e trajtoi vëllanë e tij njeri ashtu si duhet, duke ndier dhembje dhe mëshirë ndaj tij, duke u kujdesur ndaj kafshëve dhe duke ndier mëshirë ndaj tyre, qofshin ato edhe kafshë të egra. U kujdes për natyrën duke e ruajtur atë dhe duke e konsideruar gjënë më të shtrenjtë.

Sa dallim i madh apo jo?! Vërtet dallim i madh është në mes frikës dhe sigurisë, shqetësimit dhe lumturisë, brengës dhe haresë, njeriut të mirëfilltë dhe atij të devijuar. Zoti i Madhërishëm na tregon se Ai e do sigurinë, qetësinë, harmoninë në mes njerëzve. Prandaj, sikur të shikonim nga një kënd vështrues duke analizuar çdo cep të problemeve, do të shihnim se burim i frikës dhe pasigurisë është vetë njeriu, ama njeriu i keq. Allahu xh.sh. është gjithmonë paqedashës. Emri i Tij Esselam - Paqedashës tregon qartë se Ai e do paqen e sigurinë dhe urren dhunën e pasigurinë. Çdo person a popull që jeton në rahati dhe siguri të plotë, le ta dijë se atë duhet ta paguajë. Nuk ka send falë! Por, vallë, kujt t'ia paguajë dhe sa është kostoja e sigurisë?

KOSTOJA E SIGURISË NË KËTË BOTË PAGUHET VETËM ME PUNË DHE VEPRA TË MIRA.

Siguria është një gjë që nuk mund të paguhet me të holla, por ajo shpaguhet në rend të parë duke e njohur dhe pranuar ekzistencën e dhuruesit të saj. Atë mund ta paguajmë duke njohur Zotin e Madhërishëm! Duke e ndier veten rob të Tij, atë mund ta paguajmë! Duke e dashur atë që do Ai, e Allahu i do të dërguarit e Tij dhe të gjithë ata që e duan të vërtetën dhe nga brendia e tyre buron fuqishëm dashuria ndaj saj. Sigurinë mund ta paguajmë duke respektuar prindin, farefisin; duke përkrahur dhe ndihmuar të varfrin dhe jetimin; duke e respektuar dhe nderuar të moshuarin. Me një fjalë, kostoja e sigurisë në këtë botë shpaguhet vetëm me punë dhe vepra të mira. Ndërkaq ai që posedon këtë të mirë apo privilegj dhe nuk ia di vlerën, po në vend të kësaj tregohet mosmirënjohës, le ta dijë se ajo e mirë do t'i merret. Zoti i Madhërishëm, kur e dërgoi Muhamedin a.s., së pari e urdhëroi të thërriste në Islam farefisin e tij. Një pjesë e vogël e tyre e pranuan mesazhin hyjnor, ndërkaq pjesa tjetër në fillim refuzuan. Zoti Fuqiplotë u tregoi atyre duke i bindur me argumente lëndore dhe duke u thënë: "A nuk e shohin se ne e bëmë vendin e tyre të sigurt, ndërkaq njerëzit që jetojnë përreth tyre, grabiten (luftojnë në mes tyre).

PRA EDHE VENDIN QË ATA JETUAN NË TË, NE E BËMË TË SIGURT

"Allahu merr shembull një vend që ishte i sigurt dhe i qetë e që furnizohej me bollëk nga të gjitha anët, por që u tregua mosmirënjohës ndaj begative të tij, prandaj, si shkak i kësaj, Zoti i sprovoi ata me uri dhe frikë, për shkak të veprave të tyre". (En-Nahl 112)

Është shumë interesant, sikur njeriu të rrethohej me të gjitha të mirat, të gjitha këto në rast mungese të sigurisë, nuk do të vlenin asgjë. P.sh., imagjinoje situatën sikur një agjenci turistike të ofron kushte dhe komoditet për një udhëtim, qoftë edhe me një çmim shumë të volitshëm, por thotë vetëm këtë fjali: Rruga nuk është e sigurt!

Oferta bie në ujë dhe nuk vlen asgjë në krahasim me sigurinë e udhëtimit. Dikush mund të thotë se nuk frikësohet, qoftë edhe nga vdekja. Vërtet ekzistojnë persona të tillë, por ndjenja e pasigurisë në brendinë e tyre, në mënyrë të vazhdueshme, është më e rëndë sesa vetë vdekja. Prandaj siguria që iu dhurua kurejshëve në atë kohë, po edhe sot e kësaj dite, konsiderohet si dhuntia më e madhe, e cila shërben si mësim se ajo është e pazëvendësueshme.

Ne kërkojmë shumë gjëra në jetë, kërkojmë standard më të lartë, jetë luksoze , dhe pa dyshim kjo është një gjë e lejuar në esencë, por duhet ditur se, nëse të gjitha këto gjëra i arrijmë dhe nuk investojmë në edukatë, e cila vetvetiu sjell sigurinë dhe stabilitetin në shoqëri, atëherë s'ka dyshim që nuk do të arrijmë të pimë as ujë duke qenë të qetë. E kjo gjë arrihet duke pranuar gabimin dhe

neglizhencën dhe duke qenë vetëkritikë për të gjitha pasojat që mund të na shfaqen si rezultat i joseriozitetit tonë karshi gjërave negative.

MOSNDRYSHIMI I QASJES NDAJ ZOTIT, RREZIKON HUMBJEN E LIRISË

Ende i mbaj të freskëta kujtimet rreth disa gjërave të vërteta, të cilat ndodhin në një shoqëri islame, pjesë e së cilës, , së bashku me shokët e mi, pata fatin të isha dhe unë. Në atë vend gërshetohen kultura të ndryshme, si të Lindjes, si të Perëndimit. Shikuar nga një kënd, mund të themi se ai vend thuajse nuk ka lëvizur fare në raport me zhvillimet globale. Por, në aspektin tjetër, në të mund të hasësh gjëra që sigurisht i tejkalojnë arritjet e botës moderne. Një jetë tepër dinamike, me një popullatë energjike, në të cilën parimet e moralit janë bazë e çdo gjëje. Siguria është në një nivel shumë të lartë, për se unë dhe shokët e mi ende ua kemi lakmi. Kjo gjë nuk u arrit vetëm me mekanizmin e shtetit, por një rol kyç këtu ka luajtur vetë populli i edukuar në frymën islame, i cili dëshiron të bëjë një jetë të qetë, të rehatshme dhe pa brenga. Nuk them se ky vend është ideal në të gjitha aspektet, sepse, nëse kërkojmë kështu, atëherë sigurisht që nuk mund të gjejmë vend të tillë, por them se ky popull e kultivoi sigurinë gjeneratë pas gjenerate duke e pasur atë moto të tij. Zaten nuk është e kotë fjala e popullit “Më mirë i uritur e rehat, sesa i ngopur e me telashe”.

Në vendin që përmendëm, hajduti ndiqet nga të gjithë, nga vetë popullata, dhe dënohet aty për aty, rrihet në mes të rrugës nga të gjithë. Mjafton që dikush të bërtas;: “Ndihmë, më vodhi hajduti!”, dhe personi që është duke ikur me çante a me diçka tjetër të vjedhur në dorë, pengohet nga të tjerët dhe i jepet mësim në mes të rrugës (rrihet lehtë) nga kalimtarët, të cilët e ndiejnë veten përgjegjës, nëse nuk reagojnë në një rast të tillë.

Ky ishte vetëm një shembull i thjeshtë nga shumë shembuj të tjerë, kur populli kultivon sigurinë në të gjitha aspektet e jetës. A nuk tha edhe Pejgamberi a.s.: “Kushdo nga ju që sheh një të keqe, le ta largojë me dorën e tij, nëse nuk mundet - me gjuhën e tij, nëse nuk mundet - me zemrën e tij, por ky i fundit është imani më i dobët”.

Pra, veprat e këqija, përhapja e tyre dhe mosreagimi i menjëhershëm ndaj tyre, sjellin pasigurinë, e cila, kur të shpërthejë, është vështirë të vihet nën kontroll. Sot në botë vërejmë që të gjitha shtetet,sado të dobëta qofshin ato, aspektit të sigurisë i kushtojnë një rëndësi të veçantë, duke formuar ministri të ndryshme të brendshme e të tjera dhe duke investuar shumë në ngritjen e shkallës së profesionizmit të tyre. Por, krahas kësaj, ato u ofrojnë popujve të tyre kushte dhe jetesë në bazë të mundësive dhe u garantojnë të gjitha të drejtat e tyre, në mënyrë që të evitohet rreziku i zemërimit dhe pakënaqësisë së masës, ashtu siç ndodh në disa vende në botë. Pra, përgjegjës për ruajtjen e sigurisë së pari janë prijësit, të cilët duhet të veprojnë dhe të gjykojnë drejt në mes njerëzve, të cilët veten e tyre duhet ta llogarisin si zot shtëpie e jo si pronarë posti, sepse zoti i shtëpisë gjithmonë duhet të mendojë njësoj për të gjithë anëtarët, dhe natyrisht t’i shpërblejë dhe t’i favorizojë ata që angazhohen dhe punojnë për mbarëvajtjen e punëve të shtëpisë. Vetëm kriminelëve dhe okupuesve u shkon për shtati pasiguria dhe rrëmuja. Pra prijësi është përgjegjës në rend të parë, për ruajtjen e sigurisë, dhe më pastaj vjen në radhe edhe vetë populli, i cili duhet të jetë i dëgjueshëm ndaj sunduesit të drejtë, të sinqertë, dhe ta përkrahë atë në realizimin e synimeve të tij.

Ne edhe kështu, si popull, kemi nevojë të marrim mësim nga shoqëritë që patën sukses në kultivimin e jetës së qetë, në krijimin e gjendjes së sigurt, sepse duhet ta kemi në dije se vetëm ai që pyet dhe merr njohuri nga përvojat e jetës, vetëm ai mund të radhitet në mesin e të suksesshmëve. Jeta është shumë e shkurtër dhe ajo ecën shpejt, prandaj më mirë është të mendojmë se për çdo vepër tonën kemi për të dhënë llogari para Krijuesit, sesa të kënaqim veten me iluzione dhe fraza të kota, për të cilat do të dënohemi nga gjeneratat e ardhshme, po ashtu edhe para Zotit. xh.sh.. Ne sot, falë Zotit, këtë dhunti e kemi pjesërisht, por për ne kjo nuk është mjaft, krahasuar me sjelljet tona. Nëse ne nuk e ndryshojmë qasjen tonë ndaj Zotit xh.sh., nëse nuk e veprojmë ashtu si duhet, atëherë këtë siguri të pjesshme që kemi dhe që po e jetojmë, ekziston frika se do ta humbasim. Zotit i falem dhe i lutem që të na bëjë më të dëgjueshëm ndaj Tij!

Mr. Jeton Bilalli

# Ndikimet negative të internetit në jetën shoqërore

Interneti ka efekte të mëdha dhe shumë ndikim në shoqërinë e këtij shekulli, si në aspektin pozitiv, ashtu edhe në atë negativ. Në varësi prej qëllimeve e interesave, në internet hidhen programe dhe informacione, ku distanca në mes ideve-mendimeve dhe divergjencave po zvogëlohet dita-ditës dhe interneti po bëhet një treg medial me plot pseudovlera . Koha jonë po jep shembuj se si mjetet e kulturës masive mund të shërbejnë për të krijuar idhuj të rrejshëm, me qëllim që të krijohen monopolet e pushteteve politike, kulturore dhe ekonomike.Nëse vështrojmë me kujdes realitetin e shoqërisë, në relacion me internetin, do të gjejmë efekte negative në pjesën më të madhe të shoqërisë, sidomos në ato pjesë të shoqërisë që nuk dinë si ta shfrytëzojë në mënyrë konstruktive. Pra, keqpërdorin mundësitë e mëdha që ofron interneti. Interneti është shpikja më e madhe e shekullit XX, ku pjekuria e mendjes njerëzore është e lartë, mirëpo kjo nuk e mohon faktin që ai të jetë mjeti medial më i dëmshëm në këtë shekull. Zhvillimi i teknologjisë, dhe përdorimi i saj joadekuat, tregon për rritjen e anës negative dhe daljes jashtë kontrollit të gjërave në shoqërinë moderne. Kompjuteri dhe interneti në shtëpitë tona futen me pretekstin shumë të çiltër, për të qenë të dobishëm, që të ngrihet shkalla e arsimit të gjeneratave me qëllimin e lartpërmendur.

"Njerëzit janë ajo çfarë shohin".[1] Me këtë konstatim e fillon veprën e tij, me të njëjtin titull, filozofi italian Stefan Zecchi. Në qendër të studimit të tij ai vendos ndikimin në rritje të mjeteve të komunikimit masiv, në zhvillimin dhe modelimin e sjelljeve shoqërore. Domosdo fokusi përqendrohet në risitë që sjell ky ndikim, e sidomos në pasojat negative që reflektohen në shoqëri, për shkak të këtij ndikimi. Studimi në fjalë, me një këndvështrim filozofik, është përpjekja e radhës për të nxjerrë në pah dhe për të vlerësuar një fenomen, përmasat dhe pushteti i të cilit kanë ndikim të drejtpërdrejtë në marrëdhëniet ndërpersonale, bashkëkohore e më tej. Kjo për faktin se pakufishmëria e materialeve që mund të gjurmohen në internet dhe koha e gjatë e kaluar duke i shfrytëzuar ato, shkakton efekte të ndryshme te njeriu, duke filluar nga "etja" e paparë për të hulumtuar nëpër rrjet dhe çrregullimet e ndryshme në jetën sociale, e deri në raste ekstreme, vdekje shkaktuar nga qëndrimi tepër i gjatë para kompjuterit. Këto efekte reflektohen në mënyra të ndryshme në bashkëveprim social të individëve. Përdorues të interneti ka nga të gjitha grupet sociale, por ata që ndikohen më shumë nga ai, janë grupmoshat e reja për arsye se personaliteti i tyre është ende i paformuar plotësisht, prandaj ata janë shumë më të prirur për t'iu ekspozuar ndikimeve të ndryshme. Megjithëse mendohet se ndikimi i internetit tek të rinjtë është kryesisht pozitiv, studiues të ndryshëm flasin të kundërtën. Ja se ç'shkruan një mjek i njohur psikiatër, në ShBA - Eugenio Borgna: "Kam një ndjenjë shumë të çuditshme, më duket sikur jam jashtë botës, kur nuk arrij të ndez faqet e mia të zakonshme, të hap adresat e mia në postën elektronike. Ndihem i rrethuar nga vetmia, larg miqve të mi me të cilët kam kontakte on line, jashtë çdo mundësie për t'u shkruar atyre".[2]

Kjo është deshmia e një pacienti të mjekut në fjalë, i cili mblodhi dëshmi të tilla për librin "Arkipelogu i emocioneve", ku, në mes të tjerash, thekson se epoka e kompjuterit shënon rrezik fatal, të radikalizmit të vetmisë dhe të dëmtimit të marrëdhënieve psikologjike dhe njerëzore nga përmbajtja emocionale, aq shumë domethënëse .

Interneti provokon sidromin e vetmisë on line, një patologji e njohur dhe e studiuar, sipas së cilës mësohemi që të marrim kënaqësinë jo nga kontakti njerëzor me miqtë dhe të afërmit, po nga një ekran.[3] Vështruar nga aspekti historiko-shkencor, zbulimet e shkencëtarëve në fushën e zhvillimit teknologjik, kanë sjellë të mira të panumërta për njerëzimin dhe, nëse përdoren si duhet, ato do të shërbejnë për mirëqenie të njeriut. Mirëpo, realiteti dëshmon se këto njohuri dhe arritje shkencore shpeshherë janë përdorur në mënyra johumane, prandaj ne sot në botë kemi "rrezikshmëri të jetës", për shkak të zhvillimit teknologjik. Për shembull, armët nukleare ose, thënë thjesht, ndotja e ambientit është një nga pasojat e zhvillimit teknologjik. Shikuar nga ky këndvështrim, bota negative e internetit ka sjellë pasoja dhe efekte negative në shoqëri, dhe këto efekte negative shfaqen në shqyrtimin e temave kapitale, siç janë:Varësia ndaj Internetit, Kriminaliteti në Internet, Dhuna, Pornografia në Internet etj..

Në këto tema pasqyrohen dëmet e internetit, që, fatkeqësisht, shpesh janë inspirim për shumë krime dhe sjellje asociale, duke u shfaqur "ndjenja e imitimit" të materialeve që gjenden tashmë "pa doganë" në internet. Se ku ka arritur efekti negativ i internetit, do të përmend një shembull: Më 28 gusht 2003, dy të rinj pranuan se kishin vrarë një burrë dhe një grua të frymëzuar nga loja "Grand Theft Auto", e cila është e njohur, për skena të dhunshme, dhe shembuj të ngjashëm sot kemi mjaft.[4] Gjithashtu, mund të themi se ajo çfarë shihet në mas-media (në këtë rast në internet) reflektohet në realitetin e përditshëm, i cili gjithashtu pasqyrohet çdo ditë në media. Ky rreth vicioz ka një kryefjalë: "Njeriu është çfarë sheh".

(1)Stefano Zecchi :"Njeriu është çka ai sheh", Max, Tiranë, 2005, f. 12. (2) www.dardania.de 05.05.2009. (3) Po aty. (4) www.iqna.ir 15.06.2009

# SULMOHET IMAMI I XHAMISË SË TUNELIT TË PARË HAMID KAMBERI

Më 21 janar pesë persona, pas namazit të drekës sulmuan në vendin e tij të punës (në xhami), imamin e xhamisë së Tunelit të parë, Hamid ef. Kamberin, të cilit i shkaktuan lëndime trupore.

Imami i xhamisë ka kërkuar ndihmën e mjekut QKUK-së, ndërsa autorët e sulmit janë arrestuar nga policia dhe ndaj tyre është hapur proceduraa penale.

Me rastin e sulmit ndaj imamit Hamid Kamberi, ka reaguar Kryesia e BIK, Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, Këshilli i BI të Mitrovicës dhe xhemati i Tunelit të Parë.

Ne këtu po sjellim reagimin e Kryesisë së BIK dhe atë të Kuvendit të BIK.

Me rastin e sulmit fizik ndaj Hamid Kamberi-imam nga Mitrovica, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës për opinion jep këtë

## DEKLERATË

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës e shqetësuar ka marr njoftimin se sot pas namazit të drekës një grup personash ka sulmuar fizikisht imamin e xhamisë së Tunelit të Parë në Mitrovicë Hamit Kamberin.

Kryesia e Bashkësisë Islame sulmin ndaj imamit e konsideron atak në institucionet e Bashkësisë Islame, dhunim të institucioneve dhe sulm në vendin e punës.

Akte të tilla me elemente kriminale e banditeske janë të pa pranueshme për shoqërinë që pretendojmë ta ndërtojmë.

Më këtë rast Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dënon sulmin mbi imamin dhe kërkon nga institucionet e ndjekjes që autorët e kësaj vepre të shëmtuar sa më parë t'i arrestojë dhe t'i vë para drejtësisë.

Kryesia e Bashkësisë Islame gjithashtu apelon dhe kërkon nga xhemati i xhamisë që të ruaj qetësinë dhe mos të bie pre e provokimeve të ulëta e të errëta dhe të distancohen nga ky akt vandal e kriminal.

Kryesia fton xhematin të solidarizohet me imamin dhe institucionin që ai përfaqëson duke ruajtur unitetin, doktrinën dhe respektimin e vijës institucionale.

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës shpreh shqetësimin e saj për tendencën e dhunimit të institucioneve dhe përfaqësuesve të saj.

Ata që dhunojnë institucione, ata që dhunojnë vendet e adhurimit, ata që dhunojnë imamë a zyrtarë në vendin e punës, nuk ia duan të mirën këtij vendi e këtij populli.

Kryesia e BIK angazhohet për rend, qetësi e ligj, e jo për anarki e banditizëm.

## DEKLARATË PËR SHTYP

Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e sotme (23 janar 2010), të mbajtur në Prishtinë, përpos tjerash debatoi edhe për rastin e fundit të sulmit fizik ndaj imamit të xhamisë Hamid ef. Kamberin, duke e konsideruar si akt qyqar e tinëzar për më tepër kur ai ndodh në xhaminë e tij pas faljes së namazit. Kuvendi e konsideron sulmin akt shumë shqetësues për ne, në rend të parë si institucion, por edhe për gjithë opinionin tonë të gjerë.

Kuvendi në cilësinë e organit më të lartë të BIK-së edhe njëherë apelon dhe kërkon nga organet e rendit, që aktet e tilla të individëve dhe grupeve, të cilat kohë pas kohe po sulmojnë dhe po ngritin dorë mbi zyrtar legjitim të BIK-së, ditën dhe natën, të maskuar dhe të pa maskuar, të ndërpriten dhe të parandalohen sa më parë, kurse fajtorët të vihen para drejtësisë.

Sulmet të cilat u bëhen njerëzve të fesë në emër të fesë janë më shumë se sulm dhe ogurzi për vendin dhe shoqërinë tonë!





Mr. Qemajl Morina

# Liga Arabe dhe pavarësia e Kosovës

Vizita ministrit të Punëve të Jashtme të Kosovës, z. Skender Hyseni që i bëri dje selisë së Ligës Arabe në Kajro dhe takimi i tij me Sekretarin e Përgjithshëm të saj, z. Amr Musa ndonëse e vonuar, por është një hap i qëlluar i diplomacisë kosovare. Me këtë vizitë sensibilizohet çështja e Kosovës, në një numër shtetesh, me të cilat Kosova ka shumë gjëra të përbashkëta, por edhe i ndalet hovi diplomacisë serbe të veprojë e papenguar në atë pjesë të botës , nën parullën e një miqësie të mëhershme të ish-Federatës Jugosllave, ku Serbia dhe nacionalizmi serb ishin aktor kryesor për tërë atë tragjedi që u ndodhi popujve të asaj federate në përfundim të shekullit që lamë pas, në veçanti boshnjakëve dhe shqiptarëve. Vlen të theksohet, ndoshta për koincidencë, vetëm pak ditë para kësaj vizite ishte Republika Islamike e Mauritanisë, anëtare e Ligës Arabe, vendi i 65 që njohu pavarësinë e Kosovës. Nga 22 shtete anëtar të Ligës Arabe deri më tani pavarësinë e Kosovës e kanë njohur 6 shtete, që në një farë mënyre është numër i vogël në krahasim me atë që është pritur, por thënë realisht edhe aktiviteti i institucioneve tona në ato vende ka munguar.

### KOSOVA ËSHTË MIRË TË KËRKOJË STATUSIN E VËZHGUESIT NË KËTË ORGANIZATË,

Kosova është mirë të kërkojë statusin e vëzhguesit në këtë organizatë, sepse të gjitha vendet e Ligës Arabe janë anëtare në Organizatën e Konferencës Islamike. Me këtë do t'i hapej perspektiva e njohjes më të shpejtë të Kosovës në organizatën numerikisht më të madhe pas OKB-së. Liga Arabe u formua më 22 mars të vitit 1945, me seli në Kajro. Kontribut të madh në themelimin e saj në atë kohë, kishte dhënë Britania e Madhe, si fuqi dominuese në atë pjesë të botës. Për këtë qëllim formimi i saj nga një numër i konsiderueshëm i intelektualëve me ndjenja pro islame konsiderohej si një pandam i formimit të një lige panislamike. Megjithatë, zhvillimet e mëvonshme në botën arabe, në veçanti në vitet e pesëdhjeta dhe të gjashtëdhjeta të shekullit të kaluar, lufta kundër kolonializmit dhe ringjallja e vetëdijes kombëtare arabe bënë, që nga gjashtë vende sa ishte numri i shteteve themeluese të Ligës Arabe në vitin 1945 të rritet në 22 shtete anëtare sa është sot. Liga Arabe, e cila selinë e saj e ka në Kajro, ka një pozitë të mirë gjeostrategjike. Vendet anëtare të kësaj Lige shtrihen në dy kontinente, atë të Azisë dhe të Afrikës. Në ato vende gjendet rezervat më të mëdha të arit të zi. Vendet anëtare si për nga madhësia dhe popullata ndryshojnë njëra prej tjetrës. Kemi Egjiptin me një popullatë prej 80 milionë banorësh dhe Gjiputin prej 0,5 milion banorësh. Numri përgjithshëm i popullatës së vendeve anëtare të Ligës Arabe arrin në 360 milionë banorë. Përveç 22 shteteve anëtare të Ligës Arabe, aty kemi edhe 4 vende, të cilat kanë statusin vëzhguesit, e ato shtete janë: Eritrea, Brazili, Venezuela dhe India.

### KA ZËRA, QË KËRKOJNË QË POSTI I SEKRETARIT TË PËRGJITHSHËM TË MOS MBETET MONOPOL I EGJIPTIT, POR AI TË ZGJIDHET ME ROTACION

Ajo që vlen të theksohet me rastin e Ligës Arabe, është se që nga themelimi i saj në vitin 1945 e deri më sot në mesin e 7 sekretarëve të përgjithshëm, të gjithë kanë qenë egjiptian, përveç Shadhli Klibi, i cili ishte nga Tunizi. Kjo ndodhi në vitin 1979, kur Egjipti, nën udhëheqjen e ish-kryetarit Enver Es-Sadat, me ndërmjetësimin e ish-presidentit amerikan Xhimi Karter, nënshkroi marrëveshjen paqësore me Izraelin, në pushimoren e Kamp Devidit në SHBA. Ky hap, i ish-presidentit egjiptian, të cilin ai më vonë do ta paguajë me jetën e vet shkaktoi zemërim të madh në vendet arabe. Qeveritë arabe vendosën ta bojkotojnë Egjiptin, kurse selia e Ligës Arabe u bart prej Kajros në Tunizi. Ndërkohë që në krye të Ligës Arabe për herë të parë u zgjodh tuniziani Shadhli Klibi, i cili qëndroi në këtë post deri në vitin 1990. Në vitin 1987, bota arabe përsëri kthen Egjiptin në gjirin e vet, kurse selia e Ligës Arabe nga Tunizia sërish kthehet në ndërtesën e saj pranë lumit Nil në Kajro. Kurse në krye të Ligës Arabe zgjidhet ish-ministri i Punëve të Jashtme i Egjiptit Ismet Abdul Mexhid, i cili qëndron në këtë post deri në vitin 2001, kur atë e trashëgon pasardhësi i tij, Amr Musa, një diplomat prej karriere, për disa vjet ishte ministër i Punëve të Jashtme i Egjiptit, i njohur në opinionin arab për qëndrimet e tij të ashpra ndaj politikës së Izraelit., kundruall çështjes palestineze. Gjërat si duke tash kanë ndryshuar, në media por edhe në qarqe diplomatike ka zëra, të cilët kërkojnë që posti i Sekretarit të Përgjithshëm të mos mbetet monopol i Egjiptit, por ai të zgjidhet me rotacion, ashtu siç veprohet në të gjitha organizatat rajonale dhe ndërkombëtare. Andaj, pyetja e cila shtrohet nga shumë analistë të mediave arabe është, se a do të përfundojë me Amr Musen, monopoli i Egjiptit në Ligën Arabe, mandati të cili mbaron në maj të vitit 2011?!



INTERVISTË ME
IMAM, HOXHË MUSTAFË EF. DERVISHOLLIN

*Intervistoi: Mr. Rexhep SUMA*

# NA DUHET NJË KOORDINIM I MIRËFILLTË

*Imam për 46 vjet. I dashur me xhematin dhe model shembullor për imamët. Zëri i tij ende është i thekshëm dhe melodik në leximin e Kur'anit. Edhe pse në pension, ende ka mall për mihrabin. I zëshëm dhe konkret në kritikën kundër ndasive të pushtetit komunist.*

*Dituria Islame: Një letërnjoftim të shkurtër për lexuesit tanë?*
Mustafë Dervisholli: Jam lindur më 9 maj 1939 në Obrançë. Filloren katërvjeçare e kreva në fshat, kurse në vitin 1951 jam regjistruar në Medresenë e Ulët të Prishtinës, të cilën e mbarova në 1954. Para se të përfundoja medresenë e mesme, në moshën 21 vjeçare u inkuadrova si imam në xhaminë "Alauddin" - në vitin 1960 dhe aty punova deri në qershor 1963. Në korrik të po atij viti, me anë të një dekreti, kalova në Këshillin e Bashkësisë Islame të Gjakovës si sekretar, imam dhe arkëtar. Tre vjetët e parë kam shërbyer si imam në xhaminë e Hankës, deri më 1967, kurse më pastaj kam qenë imam në xhaminë e Mahmut Pashës - deri në vitin 1981. Por nga janari deri në dhjetor 1977 kam shërbyer si sekretar në medresenë e mesme " Alauddin" të Prishtinës.

*Dituria Islame: Me dëshirë e le Gjakovën apo?*
Mustafë Dervisholli: Unë nga Gjakova erdha me dëshirën time, por më pastaj xhemati im nga Gjakova intervenuan dhe kërkuan të kthehesha atje. Haxhi Ismajl Hakia m'u lut të kthehesha prapë në Gjakovë, dhe kështu vazhdova atje deri në gusht të vitit 1981, kur edhe u punësova si referent financiarë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, një punë që e kreva deri në pension, në vitin 2006. Pasi vdiq mulla Ademi Dobërdubi, imam në Xhaminë e Çarshisë, më propozuan të bëhesha imam në këtë xhami nga viti 1982 deri në 2006.

*Dituria Islame: Ku i keni marrë mësimet e para në vegjëli?*
Mustafë Dervisholli: Unë nuk kam mësuar tek askush po drejt e në medrese jam ballafaquar me lëndët fetare.

*Dituria Islame: Si e kujtoni jetën në Medrese kur dihet se ato vite kanë qenë shumë të rënda për këtë institucion arsimor?*
Mustafë Dervisholli: Të them të drejtën, ato vite kanë qenë shumë të rënda, por na ka ndihmuar Zoti dhe i kemi përballuar me sukses, ngase dëshira për të marrë dije fetare ishte shumë e flaktë, por edhe dëshira e babait tim ishte që unë të vija në medrese. Pra, ishte

vështirë, po kënaqësia ishte më e madhe. Në atë kohë nuk kishim ujë brenda në lokal, ishte një pompë uji aty ku tash është recepcioni i BIK-së. Për çdo javë (xhuma) na çonin në hamam të qytetit për t'u pastruar.

*Dituria Islame: Cilët profesorë i kujton se ishin më të afërt me nxënësit?*

Mustafë Dervisholli: Profesorët kanë qenë të jashtzakonëshëm. Ishin hfz Bajram Agani, hfz Muharrem Adili, Haki Krasniqi etj.

*Dituria Islame: 46 vjet në mihrab dhe i lidhur për xhami goxha një kohë?*

Mustafë Dervisholli: Në Gjakovë shkova pa dëshirën time, dhe qeshë mërzitur shumë, por për një kohë të shkurtër u adaptova dhe atje kalova një jetë të shkëlqyeshme. Xhemati dhe populli i Gjakovës më pati pritur shumë mirë. Gëzoja një respekt të pakufishëm tek të gjitha strukturat, pa dallim - si nga xhematlinjtë, si nga intelektualë.

## SI KRITIKUES I ASHPËR I SISTEMIT KOMUNIST SHPESH THIRREJ NË BISEDA INFORMATIVE DHE I TËRHIQEJ VËREJTJA

*Dituria Islame: Meqë keni punuar në administratë, në Gjakovë çfarë marrëdhëniesh kishit me strukturat komuniste të asaj kohe?*

Mustafë Dervisholli: Unë si ri, në xhami dhe në ndenjje ngrija zërin fuqishëm dhe ashpër kundër sistemit komunist. Megjithëkëtë, me gjithë diskutimet e mia, vetëm dy herë më patën thirrur në "biseda informative" në sekretariatin e Gjakovës, dhe ma patën tërhequr vërejtjen. Unë nëpër ndenjje, ndër të tjera, theksoja: "Sistemi komunist është kundër ndjenjave njerëzore. Ky sistem është sikur me të rrahë shuplakë e gjaku me të dalë në thembra të këmbëve". Pavarësisht nga presionet, unë prapë vazhdoja me këmbëngulje punën time dhe aspak nuk luhatesha në qëndrimet e mia.

*Dituria Islame: Sa ka qenë e vështirë të jesh imam sidomos në vitet '90, kur policia dhe ushtria serbe bënin presion psikik mbi imamët dhe kishte raste kur edhe ndalonin ushtrimin e aktiviteteve të imamit?*

Mustafë Dervisholli: Ajo kohë, inshalla më kurrë nuk përsëritet. Ishte kohë e vështirë. Në ramazan dilja në xhami herët dhe policët vinin në derë të xhamisë e ma bënin me gisht se për çfarë arsyeje kisha dalë kaq herët në xhami. Pse ke dalë? dhe shumë pyetje të tjera më bënin. Nuk ishte lehtë, por asnjëherë nuk e bëja të madhe, edhe pse, sa herë më kërkonin që si ta kryeja namazin, të shkoja në stacionin e policisë. Sidomos gjatë demostrateve të viteve '89 kam pasur presion, pa dashje, edhe nga strukturat tona të BI-së, që të hiqja dorë nga fjalimet politike dhe të jepja vetëm vaz. Në atë



kohë ishte çështja e minatorëve dhe kemi pasur një presion bukur të madh. Ne për minatorët patëm mbledhur ndihma dhe si Bashkësi Islame dhamë 2 milionë dinarë, prandaj na patën marrë në pyetje shumë herë për këtë ndihmë dhe me kohë u hoqën sanksionet verbale që kishim. Një herë, posa e patëm falur farzin e xhumasë, të gjithë patëm dal në demonstratë dhe gjithandej kishte tym e flakë, Allahu bëftë rahmet. Në atë kohë pata dhënë një intervistë për Blerim Shalën ("Zëri i Rinisë") dhe për gazetën "Dell' (të Sllovenisë) por, për fat të keq, ato shkrime janë asgjësuar.

*Dituria Islame:Të kthehemi tek arsimimi juaj. Përveç medresesë, a keni vazhduar shkollimin apo jo?*

Mustafë Dervisholli: Sa isha në Gjakovë, në vitin 1977 pata përfunduar shkollën e naltë pedagogjike (histori-gjeografi). Por të vazhdoja më shumë nuk pata mundësi, edhe pse dëshira ishte shumë e madhe.

*Dituria Islame: Njiheni për zërin tuaj melodik dhe tërheqës, kur e keni zbuluar këtë dhunti të Zotit?*

Mustafë Dervisholli: Unë kam pasur rastin që të mësoj leximin e Kur'anit ashtu siç duhet tek hfz Isak Sylejmani (turk), i cili ishte profesionist i leximit të Kur'anit (kurra), por edhe vërejtjet e hoxhallarëve më të moshuar i kam marrë me seriozitet, por edhe nga radioja që dëgjoja në atë kohë.

*Dituria Islame: Sa ishit imam, çfarë marrëdhënie keni pasur me xhematin?*

Mustafë Dervisholli: Marrëdhëniet e mia me xhematin, si në Gjakovë ashtu dhe në Xhaminë e Çarshisë në Prishtinë, ishin në nivelin maksimal të bashkëpunimit. Kur kam dalë në pension para katër vjetësh, disa nga xhematlinjtë kanë qarë edhe me zë nga mërzia, po edhe lagjja ka dalë për të më përcjellë dhe kishte momente të papërshkruara dhe të paharruara, që kishin një domethënie të madhe për mua.



### SI IMAM NUK MË MJAFTONTE RROGA AS PËR TRI DITË

*Dituria islame: Në disa xhami ka mospajtime e përplasje në mes një pjese të xhematit. Çfarë përvoje nga ju mund të marrin imamët e rinj?*
Mustafë Dervisholli: Imami është kreator i xhamisë, duhet të krijojë një afërsi me xhematin dhe të jetë në shërbim të xhematit. Po ashtu imami kurrë nuk duhet të nënvleftësojë çështjen e detyrës së imamit. Unë do t'u drejtoja një kritikë ose edhe vërejtje disa imamëve të rinj. Më duket se këtë detyrë ata e kanë marrë jo si një përgjegjësi. Përgjegjësia po mungon, nuk po ka një sinqeritet në këtë drejtim ndaj xhematit në përgjithësi. Në kohën kur u bëra imam nuk më mjaftonte rroga as për tri ditë. Unë kujtoj një thënie të hfz. Bajramit, i cili thoshte: "Në momentin që keni pranu me u ba imamë, edhe mihrabi është dëshmitar që po e kryeni detyrën". Mua më duket se nuk janë kah i bëjnë shumë idikat punës së imamllëkut. Shumë prej imamëve s'kanë ku të shërbejnë, sepse, mendoj, nuk kishin me qenë imamë. Aspak nuk mendoj se këtu hynë çështja materiale. Në kohën kur u bëra imam, sikur e thashë, nuk më mjaftonte rroga as për tri ditë, por këtë punë e kam kryer me vullnet dhe kënaqësi. Detyra e imamit është si detyrë ushtarake, je i lidhur për xhaminë, patjetër duhet të ndiesh një kënaqësi. Imamët duhet të kenë një bashkëpunim më të ngushtë dhe të jenë më të bashkuar në misionin e tyre. Më duket se ka humbur afiniteti i imamit dhe xhematit. Më herët kishte mbledhime që kishin jehonë, si mevludi, qelimja etj., që, sipas meje, kishin rëndësi të madhe dhe nuk është një shpërblim që u jepej imamëve, por edhe ata që nuk vinin në xhami, kishin mundësinë që të shtronin pyetje dhe të pyesnin për çështjet fetare, pra ishin takime të bereqetshme dhe me interes për xhematin, disa prej të cilëve më pastaj edhe bëheshin xhematlinj të rregullt të xhamisë.

*Dituria Islame : A të ka ndodhur ndonjëherë të kesh dalë i papërgatitur para xhematit?*
Mustafë Dervisholli: Sa kam shërbyer në detyrën e imamit për 46 vjet me radhë, gjithherë kam qenë i përgatitur dhe kam ndier përgjegjësinë që jam para xhematit. Vetëm një herë kam dalë pa koncept, sepse pata një obligim.Edhe pse nuk e kam njohur gjuhën arabe, unë përdorja literaturë fetare në gjuhën tonë, aq sa mund të gjeja. Gjërat tash kanë ndryshuar dhe mendoj se hoxhallarët e rinj duhet të flasin me gjuhën e xhematit. Tash në xhami, elhamdulilah, ka edhe intelektualë dhe nuk bën të fokusohemi vetëm për një kategori të xhematit, duhet të jemi më korrektë e konkretë.

### NJË KOORDINIM I MIRËFILLTË NË MES IMAMËVE, DO TË SILLTE SUKSESE SI NË PIKËPAMJE SHPIRTËRORE, ASHTU EDHE MATERIALE

*Dituria Islame : Po të të jepej mundësia për të punuar dhe një herë si imam, çfarë do të veproje apo çfarë planesh do të hartoje për të kompensuar, nëse diçka të ka kaluar pa e bërë?*
Mustafë Dervisholli: Unë kisha pas dëshirë që imamët të respektojnë njëri- tjetrin, kurse për xhematin e sotëm duhet pasur një përgatitje më të madhe sesa përpara. Gjithnjë brengë imja ishte që xhemati të më kuptonte drejt, dhe asnjëherë nuk kam folur në nivelin që unë s'mund ta absorboj, ose siç thuhet në popull "kam ba brumë sa muj unë me gatu, dhe s'kam ba shumë që me më ikë".

*Dituria Islame: Çfarë këshille keni për imamët e sotëm?*
Mustafë Dervisholli: Sipas meje, në përgjithësi xhemati janë të mirë; mossuksesi në xhemat është dobësi e imamit. Ky mossukses mendoj se e ka bazën në moskoordinimin e prioriteteve në mesin e imamëve. Sikur të kishte një koordinim në mes tyre, në mënyrë shpirtërore dhe islame, siç na porosit feja islame me Kur'an dhe Hadith, do të sillte sukses, si në pikëpamje shpirtërore ashtu edhe materiale. Kur imamët kritikohen në mes tyre, s'ka bereqet.

*Dituria Islame: Sa ju mungon imamllëku?*
Mustafë Dervisholli: Detyrën e imamit e ndiej shumë dhe më mungon shumë. Por, nga ana tjetër, e ndiej vetën të qetë, sepse kam punuar bukur gjatë në këtë detyrë dhe e kam kryer me nder, edhe pse jam ende vital për ta kryer detyrën e imamit dhe detyra të tjera, megjithëkëtë e kam ndjenjën që kam nevojë për një pushim fizik dhe psikik, ndonëse pesë kohët e namazit i fali ende në xhami. I këshilloj imamët që të punojnë sa më shumë dhe gjithnjë të kujtojnë se këtë punë e kanë emanet prej Zotit, dhe Zoti i ndihmoftë të gjithë, që Fjala e Zotit të jetë më larta



## MYFTIU I KOSOVËS NAIM TËRNAVA VIZITOI KOMUNËN E KLINËS

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, vizitoi Kuvendin Komunal të Klinës, ku u prit nga kryetari i Komunës, z. Sokol Bashota.
Myftiu Tërnava, fillimisht e uroj kryetarin për rizgjedhjen në krye të komunës së Klinës dhe njëherësh i uroi suksese në misionin e tij në krye të komunës në 4 vjet e ardhshme.
Kryetari i Komunës, z. Sokol Bashota tha se ndihet i privilegjuar që pret myftiun. Ai më tutje e njohu Myftiun edhe me planet dhe projektet zhvillimore që ka për katër vjet në krye të komunës së Klinës. Kryetari Bashota në fjalën e tij vlerësoi rolin dhe kontributin e Bashkësisë Islame, për se ai u shpreh: ”Roli i Bashkësisë Islame është i pakontestueshëm në kohë dhe në sfidat e kohës”.
Kryetari Bashota u ndal edhe tek bashkëpunimi që ka ai me komunitetet fetare në Klinë, për se tha: “Klina ka specifikat të veçanta dhe shquhet për një tolerancë të mirëfilltë ndërfetare që është për t’u admiruar dhe që njëkohësisht na e mundëson edhe si ekzekutiv të qeverisim më lehtë. Prandaj, komuna ka vendosur që të ndajë mjete për renovimin e xhamisë dhe kishës në këtë komunë” po ashtu në bashkëpunim me komunitetet fetare kemi ndarë edhe lokacionin për varrezat e qytezës së Klinës.
Kryetari Bashota tha se me Këshillin e Bashkësisë Islame të Klinës, kemi kontakte të vazhdueshme, dhe bashkërisht me ta do të përpiqemi që të përmisojmë infrastrukturën e objekteve fetare, krejt kjo për dobi të besimtarëve e qytetarëve të Klinës
Myftiu Tërnava, përgëzoi kryetarin Bashota për bashkëpunimin me komunitetet fetare: Kujdesi i juaj ndaj komuniteteve fetare, është kujdes i drejtpërdrejt ndaj qytetarëve të këtij lokaliteti, andaj unë u përgëzoj për bashkëpunim të mirë që keni me komunitetet fetare dhe puna juaj duhet të jetë shembull edhe për të tjerët.
Ndërsa duke folur për tolerancën e mirëkuptimin ndërfetar, myftiu tha se populli ynë tashmë njihet si kultivues i tolerancës e mirëkuptimit ndërkombëtar. Ne kurrë nuk kemi pas konflikt me bazë ndërfetare megjithëqë u takojmë tri besimeve. Këtë vlerë e traditë pozitive duhet kultivuar si shembull të mirë edhe në të ardhmen. Në takim qe i pranishëm edhe kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Klinës, Kadri Berisha.
Gjatë qëndrimit në Klinë, Myftiu Tërnava vizitoi edhe Këshillin e Bashkësisë Islame, ku pos strukturave udhëheqëse të këshillit takoi edhe imamët me të cilët bisedoj për gjendjen në këtë Këshill.



## MYFTIU TËRNAVA PRITI MINISTRIN RASHIQ

Më 4 shkurt myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava priti në selinë e Kryesisë së BI të Kosovës, ministrin e punës dhe mirëqenies sociale, Nenad Rashiq me bashkëpunëtor. Ministri Rashiq e njohu Myftiun Tërnava me punën, të arriturat, sfidat dhe planet që ka ministria për zbutjen e gjendjes sociale.
Ministri Rashiq dhe myftiu Tërnava u pajtuan që gjendja social në Kosovë është e rënd, dhe me gjithë rezultatet e arritura ende mbete shumë për t’u bërë.
Në takim ndër të tjera ministri Rashiq e njohu myftiun me projektin e ministrisë për hapjen e kuzhinave popullore ku do të ushqeheshin nevojtarët. Myftiu Tërnava shprehu gatishmërinë e BIK që të kontribuoj në përmirsimin e gjendjes sociale tek ne, ndërsa për projektin e hapjes së kuzhinës popullore myftiu u shpreh se BIK përkrah një nismë të tillë dhe do e ndihmoj projektin me mundësitë që ka.

## XHEMATI I KOSOVËS MBI 80 MIJË EURO PËR ZONAT E PËRMBYTURA NË SHQIPËRI

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës me vëmendje dhe e shqetësuar ka përcjell gjendjen në veriun e Shqipërisë, ku në fillim të këtij viti, përmbytjet shkaktuar dëme të konsiderueshme materiale, por fatbardhësisht jo edhe viktima në njerëz.
Kryesia, duke parë gjendjen e rënd me të cilin po përballet popullata e atakuar nga përmbytjet, të premten më 15 janar 2010, në të gjitha xhamitë e Kosovës organizojë aksion për grumbullimin e mjeteve financiare me



destinim ndihmë zonave të përmbytura.
Aksioni u zhvillu pas namazit të xhumasë në gjitha xhamitë e Kosovës. Ndërsa për të sensibilizuar xhematin, Kryesia me kohë kishte udhëzuar imamët që hytben e xhumasë t'i kushtojnë solidaritetit dhe ndihmës me njerëzit në rast të fatkeqësive.
Në aksionin e organizuar nga Kryesia i BIK për ndihëm zonave të përmbytura u grumbulluan 83990.06, mijë euro kontribute nga xhemati i Kosovës.
Pas aksion Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, më 2 shkurt pati një takim me ambasadorin e Shqipërisë në Prishtinë, Islam Laukën të cilin e njohu me rrjedhjen e aksionit, shumën e grumbulluar të mjeteve financiare nga xhemati i Kosovës, si dhe kërkoj mendimin e Ambasadorit për mënyrën e deponimit të mjeteve adresën e duhur. Ambasadori Lauka pasi e falënderoi Myftiun për aksionin e ndërrmar nga kryesia e BIK, ai një admirim të posaçëm shprehu për gjestin e xhematit të Kosovës për ndihëm zonave të përmbytura. Ambasadori Lauka i preferoi Myftiu Tërnava, që mjetet e grumbulluara të barten në xhirollogarinë e Këshillit ndërministrorë për Shkodër. Kështu mjetet e grumbulluar në shumë prej 83990.06 euro më 8 shkurt u bartën në xhirollogarinë AL85202110130000000000 1157945. e Këshillit Ndërministror për Shkodrën në Savings Bank of Albania. Me këtë rast kryesia e BIK si organizatore e aksionit falënderon të gjithë ata që në çfarëdo mënyrë kontribuuan për t'u dal në ndihmë vëllezërve tanë të prekur nga përmbytjet.



## DUA HATMEJE NË BRESANË

Më 9 janar 2010, 28 vijues të mësimbesimit të fshatrave Bresanë e Kuklibeg (Dragash) tek imami Xhevat ef. Fetahi bënë duanë e hatmes. Morën pjesë edhe përfaqësuesi i Kryesisë së BI-së të Kosovës, Fitim ef. Flugaj, përfaqësuesit e KBI-së të Dragashit, xhematlinj etj.. Imami Xhevat ef. Fetahi foli për sukseset e arritura të nxënësve, kurse Fitim ef. Flugaj vuri në spikamë ajetin kuranor, ku Allahu xh.sh. thotë: "Ne vërtet e kemi zbritur këtë Kur'an dhe Ne do ta rujamë deri në Ditën e Gjykimit". Pastaj theksoi se Kur'ani është sistem i jetës dhe myslimani duhet të punojë sipas parimeve Kur'anore dhe Synetit të Pejgamberit a.s.. Vijuesit e mësimbesimit para të pranishmëve lexuan pjesë nga Kur'ani i madhërishëm dhe ilahi e recituan poezi. Duanë e hatmes e bëri kryeimami Xhafer ef. Fejziu, ndërsa në fund sekretari Nail ef. Halimi, nxënësve që përfunduan hatmen, u dha certifikata për kryerjen e leximit të Kur'anit. Nxënësit që kryen hatmen, janë: Ajshe Shasivari, Albana Shabani,Alma Ajeti, Amina Rysheni, Ardita Sallahu,Behar Saiti, Besar Tefiku, Diellza Rysheni, Elhame Kamberi, Elma Ajeti, Elmedina Tosuni, Elsadat Abdurrahmani,Esma Latifi, Emin Mehdiu, Erkan Destani, Filloreta Izeti, Gazmend Beluli, Jasmina Milaimi, Melisa Ramadani, Nadire Abdurrahmani, Sabina Ramadani, Safie Tosuni, Sejat Sylejmani, Servete Zeneli, Sylejman Sylejmani, Shukrane Myrtezani, Turkane Ymeri dhe Valdete Izeti. *(Xh. Fejziu)*

## BEREQETI NDIHMOI ME RROBA NXËNËSIT E SHKOLLËS FILLORE "ASDRENI" TË LLABJANIT

Më 3 shkurt, shoqata humanitare "Bereqeti, shpërndau veshmbathje për 215 nxënës dhe stafin e shkollës fillore "Asdreni" në fshatin Llabjan.



Ndihma e Shoqatës "Bereqeti" është në vazhdën e aktiviteteve që kjo shoqatë bënë për t'u dal në ndihëm familjeve që janë në nevojë. Aksioni i Shoqatës është i orientuar në viset rurale, ku nevojat janë më të mëdha.
Ishte angazhim i imamit të xhamisë së Llabjanit, Nazim ef. Gashit, i cili është koordinator i shoqatës për këtë fshat, që u ndihmuan këta nxënës.
Me këtë rast, kryetari i Shoqatës humanitare "Bereqeti", Fitim Flugaj dhe koordinatori i shoqatës për regjionin e Prishtinës, Xheladin Fazliu, ndanë për të gjithë nxënësit e shkollës së këtij fshati dhe stafit arsimor- teknik rroba të reja (pantallona e xhaketë) me vlerë 45 deri 50 euro për secilin.
Drejtori i shkollës, Jahir Syla, ka falënderuar në emër të shkollës udhëheqësit e shoqatës për këtë ndihëm. Ndërsa kryetari i shoqatës, Fitim Flugaj, tha se edhe në të ardhmen shoqata do të ndihmojë shkollarët tanë.
Deri më tani shoqata ka ndihmuar me veshmbathje edhe nxënësit e pesë shkollave të regjionit të Prishtinës dhe Drenasit.




**ORGANIZATA "CAIR": " CITIBANK, DUHET TË KËRKON FALJE PËR OFENDIMIN NDAJ HIXHABIT**

Ofendimi i një gruaje myslimane me hixhab nga një roje sigurie në CITIBANK në Amerikë ka lëvizur Këshillin për Marrëdhëniet Amerikano-Islame (CAIR) që autoritetet drejtuese të kësaj banke t'i kërkojnë falje gruas që u ofendua në brendësi të kësaj banke.Sipas gruas muslimane, roja e ka ofenduar duke i thënë se ajo prish imazhin dhe politikën e këtij institucioni.. Organizata CAIR kërkon që ofendimet e tilla mos të përësëriten dhe ka kërkuar që të respektohet shamia dhe diversiteti kulturor dhe fatar në këtë vend. CAIR poashtu vlerëson se veprimet e tilla cënojnë vlerat tona dhe kërkon drejtësi dhe respekt nga të gjithë njerëzit pa kurrëfar dallimi

**REFORMA BANKARE E INDISË FOKUSOHET MBI FINANCA ISLAME**

India ka në plan për të riparuar rregullimin e sistemit të saj financiar, në mënyrë që të tërheqë investime nga Gjiri Persik dhe për të inkurajuar sa më shumë popullatën e saj myslimane që të kursejnë para në një mënyrë në përputhje me fenë e tyre. Rahman Kan, zëvendëskryetar i Dhomës së lartë të Parlamentit indian, tha se partia në pushtet ka propozuar reforma të ministrisë së financave, Bankave Rezervë të Indisë dhe të letrave me vlerë dhe shkëmbimin e Bordit të Indisë, për të mundësuar futjen e shërbimeve financiare islame. "Financat Islame janë rritur me një ritëm të qëndrueshëm dhe kjo është forma më atraktive alternativë [bankare] e sistemit në sektorin financiar. Kjo nuk ka kuptim në Indi që të përjashtojnë veten nga ky sukses i arritur. India ka më shumë se 150 milionë myslimanë; aty është pakica myslimane më e madhe botë.




**MYSLIMANËT E ANGLISË KUNDËR URREJTJES FETARE**

Sekretari i Përgjithshëm i Këshillit Mysliman në Britani, Muhamed Abdul Bari, tha se më shumë se dy milionë myslimanë në Britani janë dekurajuar nga dështimi, siç thonë ata, sepse qeveria ka bërë shumë pak për të luftuar kundër urrejtjes dhe armiqësisë ndaj Islamit në vendet evropiane. Ata janë shprehur dhe duan rezultate konkrete ndaj veprimeve përçarëse. Në verën e vitit të kaluar, sipas statistikave të institucioneve myslimane, në shënjestër të sulmeve të vazhdueshme kanë qenë qendrat dhe persona të ndryshëm. Në gusht, një raciste skoceze pati kërcënuar me vrasje myslimanët. Këshillat lokalë në tërë Britaninë kanë ngritur alarmin se qeveria ishte fokusuar shumë në luftimin e radikalizmit në mesin e myslimanëve, duke injoruar kërcënimin në rritje dhe larg ekstremizmit të djathtë. Ai u kërkoi atyre që të bashkohen koalicionet me njerëz të të gjitha besimeve dhe askush të mos kërkojë masa të forta për zbatimin e ligjit ndaj atyre që mundohen të mbjellin urrejtje mbi baza të besimit apo racore.

**UNIVERSITETET GJERMANE OFROJNË GRADË SHKENCORE NË SHKENCA ISLAME**

Gjermania ka publikuar një plan ku studentët mysliman  do të kenë mundësi të studiojnë në këto hapësira akademike gjermane që nesër të bëhen imam dhe udhëheqës fetar në këtë shtet. Këshilli gjerman i Shkencave Humane, i përbërë nga zyrtarë të lartë qeveritarë dhe profesorë, bën thirrje që kjo praktik të zhvillohet në dy apo tri universitete gjerman, ku pas përfundimit të fakultetit kandidatët do të pajisen me diploma universitare.. Ministri i arsimit Anette Schavan tha se këto grada shkencore janë në koordinim të plotë me politikën e integrimit të gjermanëve myslimanë në një shoqëri moderne. Në Gjermani ka rreth katër milionë muslimanë, nga 80 milionë sa ka ky shtet.



**FONDACIONI "MBRETI ABDUL AZIZ" PUBLIKON ENCIKLOPEDINË E HAXHIT**

Fondacioni së shpejti do të publikon " Enciklopedinë të Haxhit" e cila do të ketë gjithsejt 20 vëllime. Realizimi i këtij projekti kap shifrën prej 30 milionë rijal. Dr Abdullah Al-Rakeiba tha se enciklopedia fillimisht do të jetë në arabisht dhe më pas do të jetë përkthyer në anglisht dhe frëngjisht. Sipas tij, kjo enciklopedi do të bazohet në të dhëna arkivore,histori që dokumentojnë mbi shtegtimin e haxhinjve e  drejt dy xhamive të shenjta. Projekti do të klasifikohet në tetë pjesë. Enciklopedia krahas historisë së Haxhit, do të përmbaj edhe histori të dy qyteteve, harta, ilustrime, filma, foto dhe dorëshkrime, literaturë, udhëtime, institucione, traditat dhe zakonet e lidhura me Haxhin. Materiali do të përmbledh periudhat e Emevijve , Abaside, Memluke dhe Osmane.



### KUR'ANI NË MUZEUN KOMBËTAR TË NJU DELHIT

Një dorëshkrim 300-vjeçar i "Kur'anit me faqe ngjyrë ari, mund të vendoset së shpejti në Muzeun Kombëtar në Nju Delhi. Kjo kopje i përket një familjeje myslimane indiane që nuk e kanë fshehur gëzimin që më në fund kjo kopje është konfirmuar nga autoritetet e vendit se ju përket atyre. Sajid Hamid, 55, është shprehur se ndjehet i lumtur dhe i privilegjuar që kjo kopje që ruhet nga stërgjyshërit e tij më në fund është identifikuar si një dorëshkrim me vlerë dhe mund të marrë një vend në Muzeun Kombëtar.Kjo kopje e Kur'anit ka një vlerë unike dhe bën pjesë në trashëgimin kulturore të këtij vendi dhe cilësohet si pasuri me vlerë e Indisë



### KOLEGJI I PARË ISLAM NË SHBA

Zejd Shakiri ka shpresa të mëdha që të jetë një ndër fituesit e një burse për studime islame në kolegjin Zaytuna në Berkeley të shtetit të Kalifornisë. E veqanta e këtij kolegji është se programin e ka të akredituar për të gjitha vitet. Ky kolegj mes tjerash të studimeve islame ofron edhe kurse për gjuhën arabe dhe teologji islame. Qëllimi ynë është që të tërheqë studentët e mirë mysliman ku do të mësohej feja në mënyrë institucionale. Ku Islami takohet me Amerikën" është motoja e punës në këtë kolegj.

### MYSLIMANËT ANGLEZ NDJEHEN MË PATRIOTIK SE SA EVROPIANËT E TJERË

Sipas një raporti hulumtues të Sunday Times 72% të myslimanëve britanik ndjehen më "britanik", se sa banorët e tjerë që jetojnë në vende të ndryshme të BE-së. Mesatarisht 78% e myslimanëve të identifikuar veten si britanik, edhe pse ky rajting është zbehur dhe ka pësuar rënie të ndjeshme në lindje të Londrës, për shkak të ushtrimit të kontrollit në shtëpi të myslimanve. Hulumtimi është zhvilluarë me 2.000 respondent , që shifrat flasin qartë se myslimanët mund të integrohen më mirë në Britani sesa në pjesët e tjera të Bashkimit Evropian. Raporti gjithashtu zbuloi se 55 % myslimanëve në të gjithë BE-së besojnë se diskriminimi fetar dhe racor janë rritur në pesë vitet e fundit.

### YLEMAJA E FILIPINËS FORMOJNË RRJET KOMBËTARË

Studiues nga rreth 200 grupe myslimane kanë diskutuar rreth krijimin të një rrjeti kombëtar të Ulemas në Filipine. Me këtë ata synojnë fuqizimin e një roli më të fortë të fesë islame dhe stabilizimit të paqës në këtë vend, që dominohet kryesisht nga komuniteti i besimit katolik.." Ky institucion i ri do të ndihmojë dhe aktivizoj muslimanët për të punuar së bashku për të arritur prosperitet dhe për të unjësuar fjalët dhe qëndrimet e tyre . MILF, grupi më i madh mysliman të vendit, për tre dekada rresht është përpjekur për një shtet të pavarur në rajonin e pasur me minerale jugore të Mindanao. Më shumë se 120,000 njerëz janë vrarë që nga konflikti që shpërtheu në fund të viteve 1960. Mindanao, konsiderohet vendlindja e Islamit në Filipine, ku jetojnë më se 5 milionë muslimanë. Muslimanët përbëjnë rreth 8 për qind të popullit të Filipinës katolike.Islami në këtë shtet arriti në shekullin e 13-të



### SHOQATË PËR MBROJTJEN E TË DREJTAVE TË MYSLIMANVE NË BRUKSEL

Myslimanë nga 26 vende evropiane janë bashkuar për të formuar një shoqatë që do të mbronte të drejtat e tyre, si dhe do të parandalonte fenomenin islamofobinë që është në rritje e sipër."Shoqata njëherazi do të kërkojë për të rritur sensibilizimin e muslimanëve për të drejtat e tyre sipas ligjeve dhe të kushtetutave të vendeve të tyre evropiane. Drejtuesit e kësaj Shoqate mendojnë se shtetet e BE-së nuk janë duke bërë mjaft për të mbrojtur të drejtat e muslimanëve,. Shoqata do të zhvillojë aktivitet në monitorimin e shkeljes së drejtave të myslimanve , mediat,, raporte qeveri fe dhe çështjet financiare.



### FËMIJËT BRITANIK MËSOJNË BESIMET E PAKICAVE

Fëmijët anglez do të mësojnë për fenë e pakicave që jetojnë në këtë vend, në kuadër të zhvillimit të tolerancës së ndërsjellë mes popujve të besimeve të tjera.Kjo do të thotë që përpos Krishtërimit ata do të mësojnë edhe fetë tjera si Islami, Hinduizmi dhe Judaizmi, por edhe laicizmin, humanizmin dhe ateizmin. Kjo do të ndihmonte fëmijët që të ken mundësi për t'u njohur me traditat fetare të komuniteteve që jetojnë në Britani si Baha'izmi, Jainismi, dhe Zoroastrianismi etj. Kjo është hera e parë që qeveria britanike vendosë këtë cështje në shkollat fillore. Arsimi fetar është i detyrueshëm në të gjitha shkollat shtetërore në Britani.

| AGIM GASHI | POROSI E DHËNË | LLOQ TENEQEJE | KULTIVIMI I TOKËS | E NDALUARA NË ISLAM | UNIVERSITY MICROFILMS INTERNAT. | EDMOND AZEMI | KALIUMI | HARKU | DRAMA E PARË SHQIPE | INATET | | SIPAS SHKENCËS, NJERIU MË I LASHTË I ZBULUAR | AFRIM MACULA | SHKRIMTARI, MEHMETI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| SHPREHJA E PARË NË NAMAZ | | | | | | | | | | | JO SHUMË / GRADË USHTARAKE | | | |
| NAPA, SHAMIA | | | | | | | TRANSMETIMI / KNOUN MEDICAL ALLERGIES | | | | | | | |
| EMNAKU I AMARËS | | | | | | PLASET / ELEKTRON-VOLTI | | | | | | | METRI / SHUMË I MADH | |
| KOHA E ERRËT | | | | | EBA / OKSIGJENI | | | | | | | | | LËNDË SHKOLLORE |
| E BËRA QË TË KETË RIMË | | | | | | | | MËSYMJE | | | | | | |
| ATLETI AMERIKAN, MONTGOMERI (shq.) | | | | |  | | | | | KËSTI | | | | |
| | NIKELI / SHPREHJE FILLESTARE PËR HAIR | | | NINULLA | | | | | | MËRI, IRË | | | | |
| BAHREINI | | | AZOTI / MUAJI I PARË GREGORIAN | | | | | | | | THE NET EFFECT / ËNDËRR-IMTARE | | | |
| ITALIA | | JAPAN INSURANCE / BANOR I NJË QYTETI SHQIPTAR | | | | | | | | PËRGËZIM | | | | |
| KASOLLE BARINJSH | | | | | | | | | | PLANETI YNË | | | | |
| LLOJ ARME PLASËSE | | | | | | | | | | ORGANIZATA PUNUESE | | | TONI / QË KA FAMILJE | |
| PERSI | | | | | | | | | | PORTUGALIA | | FINLANDA / ZV.KRYEMIN. SHQIPTAR, ILIR | | |
| PULLA | | | | | OSMAN | VENDI, HAPËSIRA | BURIMI, KROI, CURRA | REPUBLIKA | EP | TOPTH BRUMI, KULAÇE | | | | |
| KyÇ | | | NJË SPORTISTE OLIMPIKE / KALESË | | | | | | | KEMALI / USHQIMI KRYESOR KINEZ | | | | |
| RROPATEM | | | | | | | | AI QË SHKRUAN VJERSHA / VEND NË INDI | | | | | | PISHË BALLKANIKE, MOLIKË |
| DËSHMORI, KASTRATI | | | | COJËTAR / VARIANT I EMRIT HAVA | | | | | | | ALABAMA / MIAMI ART MUSEUM | | | |
| SHKRONJA XXV | | EMËR FEMRE / LUFTHANSA | | | | | HEROI GJAKOVAR, VOKSHI / O.RR. | | | | | JUNIOR / MUAJI | | |
| E BËJ QË T'I BIE TË FIKËT | | | | | | | | | EPOKË, KOHË / HIDROGJENI | | | | | |
| | ↳ | | | | | | | | | | | GRUMBULL AVUJSH NË QIELL | | |

